# DITURIA ISLAME

NUMËR 280 | VITI 27 | NËNTOR 2013| MUHARREM 1435 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€



## KURBAN BAJRAMI

“SOT, NË KËTË FESTË TË CILËS EDHE MË SHUMË I SHTON VLERËN HAXHI DHE PRERJA E KURBANIT, OBLIGIME TË CILAT I KRYEJMË NË SHENJË RESPEKTI E BINDJE NË URDHRAT E TË MADHIT ZOT, NA SHTYJNË QË NE TË RIKUJTOJMË EDHE NJËHERË BEGATITË DHE POROSITË E SHUMTA TË DËRGUARA TE NJERËZIT PËRMES TË TË ZGJEDHURVE TË ALLAHUT XH.SH., PEJGAMBERËVE. KËTO URTËSI HYJNORE NË VAZHDIMËSI U BARTËN PËRMES PEJGAMBERËVE TE POPUJT E NDRYSHËM.”

www.dituriaislame.net

*Nga Ebu Hamza Enes ibn Maliku, r.a. shërbyesi i të Dërguarit, a.s. transmeton se Pejgamberi, a.s. ka thënë:*

*Nuk do të jetë besimitar (mu'min) askush nga ju, derisa nuk i dëshiron vëllaut të tij atë çka i dëshiron vetës.*

*(Buhariu dhe Muslimi)*

*Nga Ebu Hurejre, r.a. transmetohet se Resulull-llahu, a.s. ka thënë:*

*Mos ia kini xhelozinë njëri-tjetrit, mos e mashtroni njëri-tjetrin, mos u urreni, mos ia ktheni njëri-tjetrit shpinën, mos garoni me njëri-tjetrin në shitblerje dhe bëhuni robër e Zotit, vëllezër. Muslimani është vëllai i muslimanit, nuk i bën dhunë atij, nuk e lë (në baltë), nuk e gënjen, nuk e nënçmon. 'Takvalleku është këtu', dhe tregoi në kraharorin e tij tri herë. Për një njeri është e keqe e mjaftueshme që ta nënçmojë vëllain musliman, çdo musliman kundruall çdo muslimani e ka haram: gjakun e tij, pasurinë e tij dhe nderin e tij.*

*(Muslimi)*

*Nga Ebu Hurejre, r.a. transmetohet se i Dërguari i All-llahut, a.s. ka thënë:*

*Kush e beson All-llahun dhe ditën e Mbramë, le të flasë mirë ose të heshtë, dhe kush beson në All-llahun dhe ditën e Mbramë, le ta nderojë fqinjin e tij dhe kush beson në All-llahun dhe ditën e Mbramë, le ta nderojë mysafirin e tij.*

*(Buhariu dhe Muslimi)*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma** / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Ferid Selimi / Redaktor artistik dhe teknik: Edib Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com
**www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Medina qendër e re e Islamit

*"Në mos e ndihmofshit atë (Pejgamberin), atë e ka ndihmuar Allahu; kur ata që nuk besuan, e nxorën atë vetë të dytin; kur që të dy ishin në shpellë, kur po i thoshte shokut të vet: "Mos u pikëllo (frikëso), Allahu është me ne!" E Allahu zbriti qetësi (në shpirtin e atij), e fuqizoi me një ushtri që ju nuk e patë; e fjalën e atyre që nuk besuan e bëri më të ulëtën, kurse fjala e Allahut (është) më e larta. Allahu është më i Fuqishmi, më i Urti".(Et-Tevbe, 40).*

Më 4 nëntor besimtarët muslimanë shënojnë datën dhe etapën më të rëndësishme të historisë së tyre, atë të Hixhretit, emigrimin e të Dërguarit a.s. nga vendlindja (Meka) drejt Medinës apo Jethribit, siç njihej atëherë. Situata e rëndë, klima dhe rrethanat aspak të favorshme që mbizotëronin në Mekë, ku muslimanët iu nënshtruan një terrori, torturave, vrasjeve, dhunës etj. të paparë në historinë e njerëzimit, Muhamedin a.s. e detyruan të linte pragun e shtëpisë, vendlindjen, të dashurit, familjet dhe, për hir të Islamit, të merrte një rrugë të mundimshme, për të ndryshuar edhe analet e historisë së Islamit dhe të njerëzimit në përgjithësi.

E rëndë është jeta kur vonohet liria. Jeta në robëri, po edhe në dhe të huaj, është jetë pranë vdekjes. Muhamedi a.s. u nis në një rrugë krejtësisht tjetër, në një rrugë të re në jetë, që nuk kishte asgjë të përbashkët me jetën e deridjeshme, në një ambient të ri, tek njerëz të tjerë dhe risi të tjera. Sepse, asokohe në Mekë kishte një disolucion dhe thirrja e Muhamedit a.s. ishte egalitarizmike. Gjatë jetës së vet, ai manifestonte tolerancë dhe ishte ekstrovert dhe kurrsesi jo introvert. Emigrimi (Hixhreti) i dha kah të vërtetë Historisë Islame po dhe asaj botërore. Ai është Hixhreti i të Dërguarit të fundit të Allahut xh.sh., Muhamedit a.s., që ndodhi në fillim të shekullit VII, në vitin 622, në një kohë kur njerëzimin e kishin mbuluar injoranca, amoraliteti, idhujtaria, pabesimi, padrejtësia etj.. Mu në atë kohë filloi të përhapej e vërteta -misioni hyjnor nga Muhamedi a.s., i cili, i frymëzuar nga i Madhi Zot, ishte i vetëdijshëm se lufta për të vërtetën dhe për ideale të shenjta, bëhej me lëvizje dhe në një dinamizëm të gjallë, prandaj duhej menduar një strategji lëvizëse dhe largpamëse. Nuk kishte dëshirë të emigronte, po rrethanat ia imponuan. Lënia e Aliut r.a. në shtratin e tij, nisja për Medinë në drejtim të Jemenit, ku u strehuan në shpellën Thevr, 5 milje larg Mekës (larg syve të mushrikëve). Ajo strategji nënkuptonte lëvizjen prej një vendi në një tjetër, gjegjësisht gjetjen e një vendi më të sigurt dhe pjellor, ku duhej të mbillej Islami dhe prej aty të niste rrugën e formimit të një ardhmërie të shëndoshë të njerëzimit. Pra, ndjenja e lartë e përgjegjësisë së obligimit hyjnor për të ngadhënjyer e vërteta, bëri që Muhamedi a.s. dhe shokët e tij, me dhembje të thellë po krenarë, të linin vendlindjen duke sakrifikuar, duke lënë prapa vetes shtëpitë dhe pasuritë e tyre, në veçanti vendlindjen, ku kishin lindur dhe ishin rritur. Nën kujdesin hyjnor, u realizua me sukses plani i emigrimit dhe komandanti suprem arriti në qendrën e udhëheqjes (Medinë), ku u pritën në mënyrë shumë të ngrohtë dhe tepër familjare.

Prej qendrës së re filloi të merrte frymë lirshëm Islami, për të rrezatuar më pastaj në katër anët e botës, kurse muslimanët, për shekuj të tërë, të ishin udhëheqës të vërtetë të kulturës njerëzore në të gjitha fushat e jetës, duke filluar prej asaj fetare e për t'u shtrirë deri tek ajo shkencore, kulturore, ekonomike... Në Medinë munevere ai themeloi shtetin etatizëm me një mision eusebik. U tubohen kundërshtarët në Daru Nedve për të marrë vendimin "për ta hequr qafe" Muhamedin a.s., me të cilin synonin, sipas rregullit, të vrisnin udhëheqësit dhe të mbaronte misioni. Gjenialiteti i planifikimit njerëzor në Hixhret: Qëndrimi dhjetëvjeçar në kurbet, e frymëzoi edhe më shumë Muhamedin a.s., e malli për vendlindjen, atë dhe shokët e tij, i digjte vazhdimisht. Mirëpo, kur erdhi dëshira hyjnore e Allahut, Muhamedi a.s. me shokët, pas gjithë asaj sakrifice, çliruan Mekën duke u kthyer triumfalisht në vendlindjen e tyre. Me këtë veprim, edhe një herë u vërtetua se nga porositë themelore të Hixhretit është të lidhurit ngushtë për vendlindjen. Hixhreti bëhet për vendlindjen, duke mos e humbur lidhshmërinë me të dhe duke synuar gjithmonë kthimin në vendlindje – për të sjellë lirinë, pasurinë dhe çdo të mirë për të. Për fund, nuk bën ta zbehim kurrsesi apo, Zot na ruaj, ta harrojmë këtë ndodhi historike, sepse çdo zbehje e memories karshi kësaj ngjarjeje historike islame do të ishte fshirje e memories, identitetit dhe qenies së muslimanit.

*Mr. Rexhep Suma*

# Hytbeja e Kurban - Bajramit

Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava

Hytbeja e Myftiut Tërnava në xhaminë "Sulltan Mehmet –Fatih" në Prishtinë me rastin e Kurban - Bajramit.

**Të nderuar vëllezër e motra besimtarë!**

Sot Bota Islame feston Kurban - Bajramin, i cili vjen pas kryerjes së një prej pesë shtyllave të Islamit, - Haxhit. Miliona haxhinjë nga e mbarë Bota, të kombeve të ndryshme dje kaluan ditën në Arafat, duke bërë ibadet- adhuruar Allahun Një, dhe duke e lutur që t'i begatojë me të mirat e Tij. Për të vazhduar natën e mbrëmshme në drejtim të Muzdelifës, dhe më pastaj Mines, e kështu të përmbushin edhe këtë obligim të urdhëruar nga i Madhi Zot.

Lutjeve të shumta të këtyre haxhinjve u bashkohen edhe lutjet e haxhinjve nga Kosova, të cilët janë duke e kryer haxhin, e lusim Zotin që lutjet e tyre t'i pranojë dhe të na begatojë me të mirat e Tij në këtë dhe në botën tjetër!

Haxhi është kushti i pestë i Islamit, në të cilin demonstrohet edhe praktikisht uniteti, barazia, solidariteti, kultura, devotshmëria dhe madhështia e umetit të Muhamedit a.s.

Duke e ditur se Haxhi është koha kur eliminon të gjitha dallimet mes njerëzve, përjetojnë momente sikur të ishin të mbështjellur me qefinë, e dhënë llogari para Zotit xh. sh. duke harruar botën e përkohshme.

"Aty ka shenja të qarta: vendi i Ibrahimit, dhe kush hyn në të, ai është i sigurt. Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi te ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton); Allahu nuk është i nevojshëm për (ibadetin që e bëjnë) njerëzit". (Ali Imran, 97).

Muhamedi a.s. thotë:"Islami është ndërtuar mbi pesë shtylla:Dëshmia se s'ka Zot tjetër veç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguari i Tij, falja e namazit, dhënia e Zekatit, Haxhi në Qabe dhe agjërimi i Ramazanit".

**Vëllezër e motra besimtarë!**

Me prerjen e Kurbanit kuptojmë ringjalljen e synetit të Ibrahimit a.s.,të cilin Allahu xh sh e urdhëroi të bëjë kurban djalin e tij- Ismailin. Por, Allahu xh.sh e zëvendësoi me prerjen e Kurbanit. Prerja e Kurbanit sjell edhe karakterin mirënjohës dhe falënderues ndaj Allahut të Madhërishëm, falënderimin për begatitë e dhuruara.

Allahu xh. sh. thotë "Ne, vërtet, të dhamë ty shumë të mira. Andaj, ti falu dhe prej kurban për hir të Zotit tënd!".

Jeta e kësaj bote të nderuar vëllezër e motra duhet ditur se është e përkohshme –kalimtare, është një sprovë nga i Madhi Zot për njeriun, se si do ta shfrytëzojë këtë jetë në raport me Krijuesin. Se kjo jetë ka kuptimin e plotë vetëm atëherë kur arrijmë të përçojmë dritën e besimit në Zotin një në zemrat dhe shpirtin tonë.

"Thuaj: "Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve. Ai nuk ka shok. Me këtë jam i urdhëruar dhe jam i pari i muslimanëve!"(El Enam, 162-163).

Njeriu si krijesa më e përsosur në këtë univers, kur i hedh një vështrim botës, do të kuptojë se shumë breza kanë kaluar para tij, dhe shumë të tjerë do të vijnë pas nesh. Duhet të bëjmë një krahasim mes distancës kohë, e cila ka kaluar, dhe asaj që do të vjen, si dhe jetës të cilën e bëjmë në këtë botë. Koha e jetës sonë në krahasim me të kaluarën njerëzore, por edhe me të ardhmen, është shumë e paktë.

Allahu xh.sh. thotë:

"Ai është që krijoi vdekjen dhe jetën, për t'ju provuar se cili prej jush është më vepër mirë. Ai është ngadhënjyesi, mëkat falësi". (El Mulk, 2).

**Të nderuar vëllezër e motra besimtarë kudo që gjendeni!**

Sot, në këtë festë të cilës edhe më shumë i shton vlerën Haxhi dhe prerja e Kurbanit, obligime të cilat i kryejmë në shenjë respekti e bindje në urdhrat e të Madhit Zot, na shtyjnë që ne të rikujtojmë edhe njëherë begatitë dhe porositë e shumta të dërguara te njerëzit përmes të të zgjedhurve të Allahut xh.sh., pejgamberëve. Këto urtësi Hyjnore në vazhdimësi u bartën përmes Pejgamberëve te popujt e ndryshëm.

Na rikujtomë dashurinë e respektin e madh të Ibrahimit a.s. me birin e tij Ismailin, gjithherë në kërkim për t'iu afruar sa më shumë Allahut xh.sh. dhe porosive



hyjnore, të drejtës, të vërtetës dhe të mirës. Në kërkim të vazhdueshëm të gjetjes së lartësisë shpirtërore në atmosferën e Haxhit dhe prerjes së kurbanit, duke e harruar për një çast botën e përkohshme.

Allahu xh.sh. përmes Haxhit dhe kurbanit na ofroi te vetja, na aktivizoi ndjenjat e mëshirës, që na mundësojnë të kuptojmë përgjegjësi ndaj vetës dhe atyre përreth nesh. Na bënë të përgjegjshëm ndaj vetës, duke kuptuar në vetën tonë edhe obligimet që kemi ndaj të tjerëve.

Vetë ky Bajram mban edhe emrin Kurban- Bajrami, apo festa e sakrificës-flijimit. Festë e cila qëndron fuqishëm mbi parimet e unitetit, bujarisë, harmonisë flijimit dhe sakrificës, duke ngritur vlerat e Islamit në nivelin më të lartë.

Kjo festë është festë solidarizimi edhe me të varfrit, jetimët, skamnorët, të cilët, fatkeqësisht, në Kosovën e pas luftës nuk janë të paktë. Me prerjen e Kurbanit dhe shpërndarjen e mishit të tij nevojtarëve, bëhet edhe edukimi i shpirtit të njeriut dhe afirmimi i tij, e njëkohësisht edhe ngadhënjimi mbi egoizmin dhe daljes në skenën e madhe dhe humane të solidaritetit, ndihmës dhe bashkëpunimit ndër njerëzor.

E sot në këtë ditë të Kurban Bajramit,ai që është në gjendje dhe ka mundësi le të prej kurbanin le të ndaj një pjesë për të varfrit,një pjesë le t'u dhurojë të afërmve, kurse pjesën tjetër le ta përdorë për vete dhe familjen e tij. Ndaj, edhe në këtë ditë ne duhet të shijojmë vlerat që ka kjo festë, si ndjenja për të bërë mirë e për t'u solidarizuar me njerëzit e vullnetit të mirë, shprehja e pastërtisë shpirtërore si rast për t'u pastruar nga çdo e metë dhe gabim. Për tu kthyer edhe më fuqishëm në forcimin e besimit te Krijuesi Fuqiplotë, sepse vetëm kështu meritojmë të jemi pjesëtarë të denjë të një Bajrami me kaq vlera siç është Kurban - Bajrami. Allahu xh.sh. thotë: "Adhurojeni Allahun e mos i shoqëroni Atij asnjë send, silluni mirë ndaj prindërve, ndaj të afërmve, ndaj jetimëve, ndaj të varfërve, ndaj fqinjit të afërt, ndaj fqinjit të largët, ndaj shokut pranë vetes, ndaj udhëtarit të largët dhe ndaj robërve. Allahu nuk e do atë që është kryelartë dhe atë që lavdërohet".(En-Nisa,36).

Qëndrimi besnik ndaj asaj që porosit Allahu xh.sh. dhe Muhamedi a.s. njeriut i hap rrugën e shijimit të begative të shumta që Allahu ka përgatitur për ata që kanë besuar dhe vepruar drejt.

Njerëzit e tillë do të përshëndeten përmes gjuhës së melaikeve nga ana e Zotit xh.sh. me përshëndetje duke iu thënë: Selamun Kavlen Min Rabin Rahim" pra edhe në këtë edhe në botën tjetër besimtari përshëndetet me Selam, duke i dëshiruar njëri-tjetrit Paqe-lumturi e mirëqenie. Kjo do të jetë edhe përshëndetja e Allahut për besimtarët të cilët kanë fituar xhenetin - shpërblimin më të madh që Allahu xh. sh. ka përgatitur për besimtarin.Allahu xh. sh. thotë: "Ditën që e takojnë Atë (Zotin), përshëndetja e tyre është Selam (paqe) dhe për ta ka përgatitur shpërblim të mirë". (El Azabë, 44)

Unë ju ftoj nga ky vend i shenjtë nga kjo xhami që të shtrini dorën e ndihmës ndaj të gjithë atyre që kanë nevojë, mos kurseni të gëzoni shpirtrat e shumë



skamnorëve e jetimëve, t'u riktheni qoftë edhe për një kohë të shkurtër buzëqeshjen e humbur pa fajin e tyre,të gëzoni shumë nëna e baballarë me rastin e kësaj feste, duke iu begatuar sofrat e tyre. Se nëse ne jemi në ndihmën e vëllait tonë, Allahu do të jetë në ndihmën tonë.

Të mendojmë në vazhdimësi se do të dalim para Zotit xh. sh. për të dhënë llogari edhe për pasurinë se si e kemi fituar dhe si e kemi shpenzuar.

**Vëllezër besimtarë!**

Islami është një fe, e cila iu është shpallur njerëzimit nga ana e Allahut xh.sh. me qëllimin e dhurimit të një jete paqësore, përmes së cilës të pasqyrohet në tokë, mëshira dhe bamirësia e pafund e Zotit xh.sh. Vlerat e Kuranit i bëjnë muslimanët të përgjegjshëm për ti trajtuar të gjithë njerëzit, musliman apo jomusliman, me mirësjellje e drejtësi, për të parandaluar përhapjen e mizorisë, e cila përfshin të gjitha format e anarkisë dhe terrorit që godasin sigurinë, qetësinë dhe paqen. Besimtarët kanë përgjegjësi për pengimin e këtyre njerëzve, duke ndaluar mizoritë në tokë dhe duke sjellë paqe e siguri për të gjithë njerëzit e botës, duke i përshkruar ata që bëjnë vepra të tilla të liga si ndjekës të gjurmëve të djallit.

Akte të tilla po ndodhin fatkeqësisht nëpër botë, skena trishtuese po paraqiten nëpër ekrane të shumta, që vijnë si rezultat i largimit nga morali i mbështetur në dashuri, respekt e tolerancë, virtyte këto për të cilat ka urdhëruar Zoti në Kuran.

Ndaj të punojmë në forcimin e besimit në mesin tonë, në vëllazërimin e njerëzve mes vete, për krijimin e kushteve sa më të mira për jetë.

- Të shtrim dorën e pajtimit me njëri - tjetrin,të harrojmë zënkat dhe armiqësitë.
- Të punojmë për paqe dhe harmoni mes njerëzve.
- Të rrisim besueshmërinë mes nesh.
- Të respektojmë besimet e njëri-tjetrit. Të jemi shembull për harmoni fetare në botë, ashtu siç kemi qenë deri sot.
-Të punojmë për avancimin e mundësive dhe vlerave tona që na i ka dhuruar Allahu, duke punuar për një të ardhme sa më të mirë për brezat që po vijnë.

Shoqëria jonë, si asnjëherë deri tash, ka nevojë për vlera të mirëfillta shpirtërore. Prandaj, unë duke shfrytëzuar këtë rast, në këtë ditë të shenjt dhe nga ky vend i shenjtë, i ftoj të gjithë besimtarët tanë, të gjithë njerëzit e vullnetit të mirë që të bashkëveprojnë drejt ndërtimit të një shoqërie të shëndoshë, të pastër e të ndershme dhe të mos lejojmë që në mesin tonë të depërtojë virusi degjenerues e devalvues.

"E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Zoti i tyre, për shkak të besimit të tyre i udhëzon në xhenete të begatshme në të cilët rrjedhin lumenj".(Junus,9).

Në këto momente festive ju ftoj të keni frikë Allahun xh.sh., t'i respektoni urdhrat e Tij, sepse kështu do të jemi të lumtur në këtë dhe në botën tjetër.

Gjithashtu, përshëndes dhe uroj të gjithë vëllezërit dhe motrat për këtë festë të madhe të Kurban - Bajramit kudo që ata gjenden.

Me fat ju qoftë festa e Kurban Bajramit!

# Komentimi i sures "El-Kehf" (3)

Sabri Bajgora

أَمْ حَسِبْتَ أَنَّ أَصْحَابَ الْكَهْفِ وَالرَّقِيمِ كَانُوا مِنْ آيَاتِنَا عَجَبًا. إِذْ أَوَى الْفِتْيَةُ إِلَى الْكَهْفِ فَقَالُوا رَبَّنَا آتِنَا مِن لَّدُنكَ رَحْمَةً وَهَيِّئْ لَنَا مِنْ
أَمْرِنَا رَشَدًا. فَضَرَبْنَا عَلَى آذَانِهِمْ فِي الْكَهْفِ سِنِينَ عَدَدًا. ثُمَّ بَعَثْنَاهُمْ لِنَعْلَمَ أَيُّ الْحِزْبَيْنِ أَحْصَى لِمَا لَبِثُوا أَمَدًا. نَحْنُ نَقُصُّ عَلَيْكَ نَبَأَهُم
بِالْحَقِّ إِنَّهُمْ فِتْيَةٌ آمَنُوا بِرَبِّهِمْ وَزِدْنَاهُمْ هُدًى. وَرَبَطْنَا عَلَى قُلُوبِهِمْ إِذْ قَامُوا فَقَالُوا رَبُّنَا رَبُّ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ لَن نَّدْعُوَ مِن دُونِهِ إِلَهًا
لَّقَدْ قُلْنَا إِذًا شَطَطًا. هَؤُلَاءِ قَوْمُنَا اتَّخَذُوا مِن دُونِهِ آلِهَةً لَّوْلَا يَأْتُونَ عَلَيْهِم بِسُلْطَانٍ بَيِّنٍ فَمَنْ أَظْلَمُ مِمَّنِ افْتَرَى عَلَى اللَّهِ كَذِبًا. وَإِذِ
اعْتَزَلْتُمُوهُمْ وَمَا يَعْبُدُونَ إِلَّا اللَّهَ فَأْوُوا إِلَى الْكَهْفِ يَنشُرْ لَكُمْ رَبُّكُم مِّن رَّحْمَتِهِ وَيُهَيِّئْ لَكُم مِّنْ أَمْرِكُم مِّرْفَقًا. وَتَرَى الشَّمْسَ إِذَا طَلَعَت
تَّزَاوَرُ عَن كَهْفِهِمْ ذَاتَ الْيَمِينِ وَإِذَا غَرَبَت تَّقْرِضُهُمْ ذَاتَ الشِّمَالِ وَهُمْ فِي فَجْوَةٍ مِّنْهُ ذَلِكَ مِنْ آيَاتِ اللَّهِ مَن يَهْدِ اللَّهُ فَهُوَ الْمُهْتَدِ وَمَن
يُضْلِلْ فَلَن تَجِدَ لَهُ وَلِيًّا مُّرْشِدًا. وَتَحْسَبُهُمْ أَيْقَاظًا وَهُمْ رُقُودٌ وَنُقَلِّبُهُمْ ذَاتَ الْيَمِينِ وَذَاتَ الشِّمَالِ وَكَلْبُهُم بَاسِطٌ ذِرَاعَيْهِ بِالْوَصِيدِ لَوِ
اطَّلَعْتَ عَلَيْهِمْ لَوَلَّيْتَ مِنْهُمْ فِرَارًا وَلَمُلِئْتَ مِنْهُمْ رُعْبًا. وَكَذَلِكَ بَعَثْنَاهُمْ لِيَتَسَاءَلُوا بَيْنَهُمْ قَالَ قَائِلٌ مِّنْهُمْ كَمْ لَبِثْتُمْ قَالُوا لَبِثْنَا يَوْمًا أَوْ بَعْضَ
يَوْمٍ قَالُوا رَبُّكُمْ أَعْلَمُ بِمَا لَبِثْتُمْ فَابْعَثُوا أَحَدَكُم بِوَرِقِكُمْ هَذِهِ إِلَى الْمَدِينَةِ فَلْيَنظُرْ أَيُّهَا أَزْكَى طَعَامًا فَلْيَأْتِكُم بِرِزْقٍ مِّنْهُ وَلْيَتَلَطَّفْ وَلَا يُشْعِرَنَّ
بِكُمْ أَحَدًا. إِنَّهُمْ إِن يَظْهَرُوا عَلَيْكُمْ يَرْجُمُوكُمْ أَوْ يُعِيدُوكُمْ فِي مِلَّتِهِمْ وَلَن تُفْلِحُوا إِذًا أَبَدًا. وَكَذَلِكَ أَعْثَرْنَا عَلَيْهِمْ لِيَعْلَمُوا أَنَّ وَعْدَ اللَّهِ حَقٌّ
وَأَنَّ السَّاعَةَ لَا رَيْبَ فِيهَا إِذْ يَتَنَازَعُونَ بَيْنَهُمْ أَمْرَهُمْ فَقَالُوا ابْنُوا عَلَيْهِم بُنْيَانًا رَّبُّهُمْ أَعْلَمُ بِهِمْ قَالَ الَّذِينَ غَلَبُوا عَلَى أَمْرِهِمْ لَنَتَّخِذَنَّ عَلَيْهِم
مَّسْجِدًا. سَيَقُولُونَ ثَلَاثَةٌ رَّابِعُهُمْ كَلْبُهُمْ وَيَقُولُونَ خَمْسَةٌ سَادِسُهُمْ كَلْبُهُمْ رَجْمًا بِالْغَيْبِ وَيَقُولُونَ سَبْعَةٌ وَثَامِنُهُمْ كَلْبُهُمْ قُل رَّبِّي أَعْلَمُ بِعِدَّتِهِم
مَّا يَعْلَمُهُمْ إِلَّا قَلِيلٌ فَلَا تُمَارِ فِيهِمْ إِلَّا مِرَاءً ظَاهِرًا وَلَا تَسْتَفْتِ فِيهِم مِّنْهُمْ أَحَدًا. وَلَا تَقُولَنَّ لِشَيْءٍ إِنِّي فَاعِلٌ ذَلِكَ غَدًا. إِلَّا أَن يَشَاءَ اللَّهُ
وَاذْكُر رَّبَّكَ إِذَا نَسِيتَ وَقُلْ عَسَى أَن يَهْدِيَنِ رَبِّي لِأَقْرَبَ مِنْ هَذَا رَشَدًا. وَلَبِثُوا فِي كَهْفِهِمْ ثَلَاثَ مِائَةٍ سِنِينَ وَازْدَادُوا تِسْعًا. قُلِ اللَّهُ أَعْلَمُ
بِمَا لَبِثُوا لَهُ غَيْبُ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ أَبْصِرْ بِهِ وَأَسْمِعْ مَا لَهُم مِّن دُونِهِ مِن وَلِيٍّ وَلَا يُشْرِكُ فِي حُكْمِهِ أَحَدًا.

**"A mos mendove ti se ata të vendosurit në shpellë dhe Rrekimit ishin nga mrekullitë Tona më të çuditshme? Kur djelmoshat u strehuan në shpellë e thanë: "O Zoti ynë, na dhuro nga ana Jote mëshirë dhe na përgatit udhëzim të drejtë në tërë çështjen tonë!" Ne u vumë mbulojë mbi veshët e tyre (i vumë në gjumë) në shpellë për disa vite me radhë. Pastaj ata i zgjuam (prej gjumit) për të parë se cili prej atyre dy grupeve ishte më preciz në njehsimin e kohës sa gjatë kishin qëndruar. Ne po të rrëfejmë saktë çështjen e tyre. Ata ishin disa djelmosha, që kishin besuar Zotin e tyre, e Ne atyre edhe më ua shtuam bindjen. Edhe i forcuam zemrat e tyre (i bëmë të qëndrueshëm), saqë, kur u ngritën, thanë: "Zoti ynë është Zot i qiejve e i Tokës, nuk adhurojmë ndonjë zot tjetër përveç Tij", pse atëherë do të thoshim diçka shumë mizore!" Këta, populli ynë ka besuar zota të tjerë përveç Atij, pse pra nuk sjellin ndonjë argument të qartë për ata? A ka më mizor se ai që shpif gënjeshtër ndaj Allahut? Derisa jeni izoluar prej tyre dhe prej asaj që adhurojnë ata, përveç Allahut, atëherë strehohuni në shpellë, e Zoti juaj ju dhuron nga mëshira e tij e gjerë dhe ju lehtëson në çështjen tuaj atë që është në dobinë tuaj. Dhe ti e shihje diellin, kur lindte e bartej prej shpellës së tyre nga ana e djathtë, e kur perëndonte largohej nga ata nga ana e majtë, e ata ishin në një vend të gjerë të saj. Kjo ishte një nga argumentet e Allahut. Atë që e udhëzon Allahu, ai vërtet është udhëzuar, e atë që e humb, ti nuk do të gjesh për të ndihmës që do ta udhëzonte. Do të mendoje se ata janë të zgjuar, ndërsa ata ishin të fjetur, e Ne i rrotullonim herë në krahun e djathtë e herë në të majtin. Qeni i tyre i kishte shtrirë këmbët e para pranë hyrjes. Sikur të kishe hasur në ta, do të ishe kthyer duke ikur dhe do të ishe mbushur frikë prej tyre. Ashtu (sikurse i vumë në gjumë) i zgjuam ata që të pyesin njëri-tjetrin (se sa kishin fjetur). Njëri prej tyre foli e tha: "Sa keni ndenjur?" Ata thanë:"Kemi ndenjur një ditë ose një pjesë të ditës!" Disa thanë: "Zoti juaj e di më së miri se sa keni ndenjur, prandaj dërgojeni njërin prej jush me këtë argjend (monedhë argjendi) në qytet, e të zgjedhë ushqim më të mirë, e t'jua sjellë juve dhe le të ketë shumë kujdes e të mos i japë të kuptojë askujt për ju". Pse, nëse ata (të qytetit) kuptojnë për ju, do t'ju mbysin me gurë, ose do t'ju kthejnë në fenë e tyre, e atëherë kurrë nuk keni për të shpëtuar. Dhe ashtu (sikurse i zgjuam nga gjumi) i zbuluam (t'i shohin njerëzit), e të kuptojnë se premtimi i Allahut (për ringjallje) është i sigurt dhe se katastrofa e përgjithshme (kiameti) është e padyshimtë. (I zgjuam) Mu atëherë kur ata (populli) bisedonin për çështjen e tyre dhe thanë: Ndërtojuni atyre një ndërtesë (të jetë shenjë). Zoti i tyre di më së miri për ta. E ata që ishin me shumicë, thanë: "Do**

**të ndërtojmë gjithqysh në hyrjen e tyre një xhami". Ata (që bisedonin për këtë) do të thonë: "Ishin tre, i katërti i tyre ishte qeni i tyre, dhe thonë: "Ishin pesë, e qeni i tyre ishte i gjashti i tyre", kjo ishte hamendje, po thonë edhe: "Ishin shtatë, e qeni i tyre ishte i teti!" Thuaj: "Zoti im di më së miri për numrin e tyre, përveç një pakice nuk di kush për ta, e ti (Muhamed) mos polemizo për numrin e tyre vetëm ashtu në tërësi, dhe mos pyet askënd për ta". Dhe mos thuaj kurrsesi për ndonjë çështje: "Unë do ta bëj këtë nesër"! Vetëm (nëse i shton): "Në dashtë Allahu"! E kur të harrosh, përmende Zotin tënd dhe thuaj: "Shpresohet se Zoti im do të më japë udhëzim edhe më të afërt prej këtij (të as-habi kehfit)". (dhe thoshin) Ata qëndruan në shpellën e tyre treqind e nëntë vjet. Thuaj: "Allahu e di më së miri sa kanë ndenjur, Atij i takon fshehtësia e qiejve dhe e Tokës. Çfarë (i çuditshëm) është të parët e Tij dhe çfarë është të dëgjuarit e Tij! Pos Tij ata (njerëzit) nuk kanë ndihmëtarë. Në vendimin e Tij nuk mund t'i përzihet askush". – (El-Kehf, 9-26)**

**Lidhmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake**

Në ajetet e para të kësaj sureje, shohim se i Lartmadhërishmi e nis me falënderim dhe Na e kujton se e zbriti Kuranin në të cilin ka udhëzim e dritë. Ai është Fjalë e Allahut, të cilit nuk mund t'i vishet e pavërteta. Në të nuk ka ndonjë kundërthënie a shtrembërim. Më pastaj flet për zbukurimin e kësaj bote me gjelbërim e gjallëri, për ta kthyer më pastaj në shkretëtirë e tokë të thatë pa jetë. Andaj nuk është e rastësishme që grupi i ajeteve që fillon me ajetin e 9-të: "A mos mendove ti se ata të vendosurit e shpellës dhe Rrëkimit ishin nga mrekullitë Tona më të çuditshme?", i drejtohet Pejgamberit a.s. dhe të tjerëve: Përse çuditeni për ngjarjen e djelmoshave të shpellës, të cilët Allahu xh.sh. i vuri në gjumë për 309 vjet, kur dihet se edhe proceset e tjera natyrore të kësaj bote, si Toka, qielli, Hëna, Dielli, ndryshimi i natës e i ditës etj., janë shenja dhe argumente edhe më të mëdha për ekzistimin e Zotit, sesa vënia në gjumë të thellë shekullor e disa djemve të rinj.

Ngjarja që do të shtjellohet në vazhdim, dëfton për fuqinë absolute të Krijuesit Fuqiplotë, i Cili na ofron argumente të panumërta për ringjalljen, që nëpërmjet tyre ta gjejmë udhëzimin e vërtetë…

**Koha e kësaj ngjarjeje**

Shumë prej komentatorëve të Kuranit famëlartë, duke u bazuar në rrëfimet e pjesëtarëve të Librave të mëhershëm, sidomos prej burimeve të krishtera, këtë ngjarje të djemve që u strehuan në shpellë, e zhvendosin në kohën pas Isait a.s., përkatësisht në kohën e Perandorit romak Decius (Dikjanos – 201-251 e.r.) (1)

Sipas të dhënave historike, Deciusi ka sunduar si perandor në vitet 249-251 e.r., vite të cilat në analet historike të të krishterëve janë të shënuara si vitet më të rënda, të mbushura me vrasje masive dhe persekutime të tyre. Perandori Decius, në vitin 250 të e.r., kishte nxjerrë një dekret perandorak, me të cilin detyroheshin të gjithë banorët e Përandaorisë (përveç çifutëve) që të flijonin kafshë për nder të zotave romakë, madje në praninë e zyrtarëve të lartë të Perandorisë, të cilëve pastaj u jepej një certifikatë, se një gjë e tillë ishte realizuar dhe kryer. Ky presion i Deciusit ishte shkas që shumë besimtarë të krishterë, të refuzonin flijimin për zotat dhe idhujt romakë, prandaj pasoi persekutimi i tyre brutal.(2)

Megjithatë, dijetari dhe mufesiri i madh islam Ibn Kethiri, pohon e thotë se kjo ngjarje ka ndodhur shumë kohë para shfaqjes së Krishterimit, duke argumentuar me faktin se rabinët hebrenj kishin njohuri të bollshme rreth këtyre djelmoshave. Madje, në lidhje me këtë, është transmetuar nga Ibn Abbasi se ata djem kishin jetuar në kohën e një mbreti tiran, i cili i detyronte njerëzit me dhunë t'u besonin idhujve.

Mendimi i Ibn Kethirit fiton edhe më shumë në peshë, sepse, kur të krahasojmë kohën e sundimit të Perandorit Decius – Dikjanos (249-251 e.r.), shohim se këto vite nuk përputhen me mendimin e atyre që thonë se kjo ngjarje ka ndodhur në vitet e hershme të Krishterimit. Po të ishte kjo ngjarje e djelmoshave të shpellës e zhvendosur në këtë periudhë kohore, atëherë zgjimi i tyre pas 300 vjetësh do të kishte ndodhur diku nga viti 550 i e.r., d.t.th. fare pak vjet para lindjes së Muhamedit a.s. dhe arabët sigurisht që do ta kishin të freskët atë ngjarje!!!

Ndonëse personalisht e përkrahi mendimin e Ibn Kethirit, megjithatë, duke parë se mendimi i shumicës dërrmuese të komentatorëve anon për mendimin e parë, se kjo ngjarje ka ndodhur në kohën e Deciusit (Dikjanosit), atëherë edhe ne do të përpiqemi që këtë ngjarje ta shtjellojmë në këtë epokë historike...

**Ngjarja e djemve të shpellës**

Në kohën e mbretit a perandorit romak Dikjanos (Decius 249-251 e.r.), në qytetin Afsos (Tarsus apo Afjon), besimtarët e Njëshmërisë së Pastër, po vuanin nga zullumi dhe tirania e tij. Ata përndiqeshin dhe persekutoheshin gjithandej mbretërisë. Duke parë se kësaj tiranie nuk po i dihej fundi, zemrat e disa djelmoshave të rinj, që kishin përqafuar fenë e Njëshmërisë, për se kishte thirrur Isai a.s., duke flakur anash adhurimin e idhujve, u bashkuan duke pulsuar me ritmin e pastërtisë së çiltër shpirtërore. Ata së bashku, pa pasur ide se nga t'ia mësynin, në shpëtim të fesë dhe besimit të tyre të pastër, ia mësynë një kodre të afërt dhe, kur u afruan, panë një të çarë, brenda së cilës



fshihej një shpellë, e cila nuk u binte në sy njerëzve. Ata hynë aty në fillim të ditës dhe u shtrinë për të pushuar pak, në mënyrë që pastaj të vazhdonin rrugën në një vend më të qetë e më të sigurt.

Pasi hynë në shpellë, Iu lutën Allahut të Gjithëmëshirshëm që t'u dhuronte mëshirë nga ana e Tij, dhe t'i udhëzonte edhe më tej në besimin e tyre të drejtë.

Sapo hynë në shpellë dhe u shtrinë për të pushuar, Allahu xh.sh. i vuri në një gjumë të thellë (gjendje letargjie), për plot 309 vjet lunarë (hënorë). Përgjatë gjithë atyre viteve e shekujve, ata, me Lejen e Të Plotfuqishmit, rrotulloheshin herë në krahun e djathtë e herë në të majtin, në mënyrë që të mos u prishej (kalbej) mishi i trupit...

Ndërkohë në vendlindjen e tyre, përgjatë këtyre shekujve, kishin ndodhur ndryshime të mëdha. Besimi i drejtë më nuk konsiderohej blasfemi, po kishte hyrë lirshëm pothuajse në çdo shtëpi. Madje edhe vetë mbreti ishte një prej atyre që besonin Zotin Një.

Kur, me Vullnetin e Zotit, ata u zgjuan nga letargjia e tyre, dielli ishte pothuajse në perëndim. Asnjëri prej tyre nuk e kishte idenë se sa gjatë kishin fjetur. Shumica e tyre mendonin se kishin fjetur nja 7-8 orë. Pas një bisede të shkurtër në mes tyre, ata ranë në ujdi që të dërgonin njërin prej tyre fshehurazi në qytet për t'u sjellë ca ushqime... Kur ai po i afrohej qytetit, kishte vërejtur se gjërat po i dukeshin krejtësisht ndryshe. Ndërtesat, rrugët dhe çdo gjë që shihte, e hutuan fare. Mendonte se kishte gabuar rrugën dhe kishte hyrë në një qytet të huaj. Kur arriti në qytet, ashtu i ndrojtur, gjeti një furrë dhe i kërkoi furrtarit ca bukë. Kur i ofroi monedhën për të paguar, furrtari e mori atë në dorë dhe po e shikonte me habi. Nga shikimet e tij, djaloshin e kaploi frika në mos po zbulohej. Por furrtari e pyeti me dashamirësi në mos kishte gjetur ndonjë thesar të vjetër, sepse kjo monedhë, që ia kishte afruar djaloshi, ishte e vjetër mbi 300 vjet. Djaloshi i rrudhi krahët dhe u step, por furrtari e qetësoi sërish, duke i thënë se në këtë qytet të gjithë ndiheshin të sigurt, pavarësisht nga bindjet dhe besimi. Atëherë djaloshi e pyeti se a vazhdonte ende tirania e Dikjanosit (Deciusit), e furrtari, duke buzëqeshur, i tha se ai kishte vdekur pothuaj para 300 vjetësh. Nga kjo u zbulua identiteti i djemve të strehuar në shpellë dhe lajmi sakaq arriti te popullata e te mbreti i atëhershëm besimtar.

Atëbotë, në mesin e atyre njerëzve, besimtarëve, dhe atyre që ende ishin në dyshim për ringjalljen, ishte ndezur një polemikë e madhe rreth asaj çështjeje. Kjo ishte arsyeja që mbreti u gëzua shumë për djemtë e shpellës, sepse mendimi që Ringjallja ishte e vërtetë, triumfoi ndaj dyshimit në të.

Nga ajo që është përcjellë nëpërmjet shumë rrëfimeve, thuhet se djemtë e strehuar në shpellë, Allahu xh.sh. i mori pranë fqinjësisë së Tij, duke i bërë të shijonin vdekjen. Pas vdekjes së tyre, njerëzit sërish nuk ishin të një mendimi se çfarë të vepronin me kufomat e tyre. Një grup thanë që t'i linin ashtu në shpellë, duke mbyllur hyrjen e saj me gurë, ndërsa besimtarët insistuan që ata të varroseshin në shpellë, dhe pranë saj të ndërtohej një faltore, në shenjë kujtimi për ta. Ashtu edhe vepruan, dhe, pasi i varrosën në shpellë, pranë saj ndërtuan faltoren, që njerëzit të vinin aty dhe t'i luteshin Allahut Fuqiplotë për udhëzim e shpëtim...

*(vijon)*

(1) http://en.wikipedia.org/wiki/Decius (2) Shih: http://en.wikipedia.org/wiki/Persecution_of_Christians_in_the_Roman_Empire#Under_Decius

# Njeriu i mirë është në mbrojtje të Allahut xh.sh. (1)

Prof. Ass. Dr. Musa Vila

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ قَالَ قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ إِنَّ اللَّهَ قَالَ مَنْ عَادَى لِي وَلِيًّا فَقَدْ آذَنْتُهُ بِالْحَرْبِ وَمَا تَقَرَّبَ إِلَيَّ عَبْدِي بِشَيْءٍ أَحَبَّ إِلَيَّ مِمَّا افْتَرَضْتُ عَلَيْهِ وَمَا يَزَالُ عَبْدِي يَتَقَرَّبُ إِلَيَّ بِالنَّوَافِلِ حَتَّى أُحِبَّهُ فَإِذَا أَحْبَبْتُهُ كُنْتُ سَمْعَهُ الَّذِي يَسْمَعُ بِهِ وَبَصَرَهُ الَّذِي يُبْصِرُ بِهِ وَيَدَهُ الَّتِي يَبْطِشُ بِهَا وَرِجْلَهُ الَّتِي يَمْشِي بِهَا وَإِنْ سَأَلَنِي لَأُعْطِيَنَّهُ وَلَئِنْ اسْتَعَاذَنِي لَأُعِيذَنَّهُ وَمَا تَرَدَّدْتُ عَنْ شَيْءٍ أَنَا فَاعِلُهُ تَرَدُّدِي عَنْ نَفْسِ الْمُؤْمِنِ يَكْرَهُ الْمَوْتَ وَأَنَا أَكْرَهُ مَسَاءَتَهُ.

**Tregon Ebu Hurejra r.a.: I Dërguari i Allahut. ka thënë: "Allahu thotë: "I Shpall luftë atij që shfaq armiqësi (keqdashje) ndaj një besimtari (mik) të përkushtuar ndaj Meje. Veprat më të dashura me të cilat robi Im më afrohet Mua, janë ato nga të cilat Unë ia kam detyruar atij, ndërkohë robi Im më afrohet vazhdimisht Mua duke kryer vepra vullnetare (nafile), derisa Unë ta dua atë, pastaj Unë bëhem shqisa e tij e të dëgjuarit me të cilën ai dëgjon, shqisa e tij e të pamit me të cilën ai sheh, dora e tij me të cilën ai godet, këmba e tij me të cilën ai ecën; nëse ai më kërkon Mua diçka, Unë do t'ia jap; nëse ai kërkon mbrojtjen Time, Unë do ta mbroj atë dhe Unë nuk ngurroj për asnjë punë sa ngurroj të marr shpirtin e një besimtari, pasi ai e urren vdekjen dhe Unë urrej ta zhgënjej atë".[1]**

**Fjalët e panjohura**

Fjala **adhentuhu** ka kuptimin e shpalljes apo lajmërimit. Në hadithin bazë ka kuptimin e shpalljes dhe paralajmërimit për luftë, d.m.th. i kam shpallur luftë, ndëshkim, goditje, mposhtje dhe përbuzje. Fjala **ennevafilu** ka kuptimin e diçkaje që shtohet apo bëhet më tepër sesa është e mjaftueshme. Njëjësi i saj është neflun-nafiletun. Diçka që bëhet apo shtohet jashtë pesë kohëve të namazit, siç është kijamul-lejli – Falja gjatë natës, ose agjërimi vullnetar, bamirësia jashtë zekatit ose Umreja jashtë Haxhit. Pra, falje, agjërim, mirësi veç atyre që janë të detyruara për besimtarin. Fjala **jetekarrebu** d.m.th. kërkon që vazhdimisht të afrohet me Zotin e Tij, me besim dhe nënshtrim. Nocioni **Velij** shumësi **Evlija** ka kuptimin e të dashurit, mikut, të afërmit, mbështetësit, ndihmuesit. Evlija konsiderohet ai që ka dy në vete cilësi: Besimin dhe Devotshmërinë. Këtë e bazojmë në ajetin e Kur'anit:Nuk ka fare dyshim! Me të vërtetë për Miqtë e Allahut (evliatë) as frikë nuk do të ketë mbi ta, as nuk do të pikëllohen. Të cilët besuan dhe ishin të ruajtur (gjithnjë patën frikë Allahun)". (Junus, 62-63). Pra, evlia është njeriu i zakonshëm, besimtar i përkushtuar, i devotshëm, i përpiktë. Ai nuk është i inspiruar dhe nuk ka gjasa të dijë se vetë është evlia. Në çdo kohë ka njerëz të tillë, por ne nuk mund t'i saktësojmë se cilët janë ata, sepse çështja e evliasë është në brendësi të zemrës e jo tek gjymtyrët.

Ky nocion është edhe prej emrave të Allahut xh.sh. që ka kuptimin *El-Velijju – Mbrojtës i besimtarëve*.

Fjala **ada** ka kuptimin e armiqësisë, urrejtjes së tepruar, keqdashjeve apo armiqësi e dyanshme me konkurrencë të pamoralshme në armiqësi, vetëm e vetëm sepse i takon një taborri tjetër. P.sh. injoranti urren dijetarin; bidatçiu urren praktikuesin e Synetit; mëkatari urren njeriun e drejtë e të devotshëm; pabesimtarët urrejnë besimtarët. Dhe kështu urrejtësit, ziliqarët nuk zgjedhin metodë për t'i luftuar dhe shqetësuar njerëzit e drejtë dhe të devotshëm.

**Shkalla e hadithit**

Dijetarët e hadithit këtë hadith e kanë konsideruar prej haditheve *autentike të vetmuara në transmetim të Buhariut*. Asnjë prej koleksionuesve autentikë dhe të mesëm nuk e kishte transmetuar, përveç Buhariut. Pra, nuk e kanë transmetuar Muslimi në Sahih, Tirmidhiu, Ebu Davudi, Ibn Maxhe, Nesaiu. Rruga transmetuese e Buhariut konsiderohet më autentikja që ekziston. Ibn Rexhepi thotë: "Ky është hadithi më me vlerë që thekson evliatë – njerëzit, miqtë e dashur".

**Shpjegimi i hadithit**

Në këndvështrimin e këtij hadithi shohim se devotshmëria ndryshon nga një person te tjetri. Ajo ka ngritje dhe zbritje. Shkallët e devotshmërisë janë të ndryshme.

Shkalla më e ultë e devotshmërisë është të kryerit e detyrimeve dhe braktisja e ndalesave.

Shkalla e mesme e devotshmërisë është droja ndaj Allahut xh.sh. që nënkupton shtimin e veprave të pëlqyeshme dhe largimi nga gjërat e urryera dhe të dyshimta.

Shkalla më e lartë e devotshmërisë (takvasë) është përmbajtja moslakmia apo asketizmi që nënkupton shtim në veprat e mëparshme të mira, njëkohësisht

duke braktisur gjëra të lejueshme nga frika se po rrëshqet në gjëra të urryera dhe të dyshimta. Apo të gëzosh aq sa është e domosdoshme prej kënaqësive të kësaj bote, që janë të lejuara. Të përmbajturit nga gjërat e ndaluara është detyrim, ndërsa moslakmia dhe largimi nga gjërat e urryera dhe të dyshimta është i pëlqyeshëm. Në këtë kontekst kemi thënien e Resulullahit a.s.: "*Përmbaju në këtë botë – mos lakmo, që të të dojë Allahu dhe përmbaju nga ajo që është në duart e njerëzve (që posedojnë ata) që të të dojë ata*".[2] Disa të tjerë kanë thënë: "Me të përmbajturit nënkuptohet: të mos ndiesh keqardhje nga ajo që të ka kaluar dhe të mos bëjë përshtypje me atë që e fiton prej të mirave të kësaj bote".[3] Është pyetur Resulullahi a.s. se cili është më asketi në këtë botë: Ai u përgjigj: *"Është ai që nuk e harron varrin, që nuk e tepron me bukuritë e kësaj bote, që e ka prioritet ahiretin ndaj dynjasë, që nuk e llogaritë të nesërmen si ditë të tij dhe veten e konsideron të vdekur"*.[4]

Bazuar në hadithin bazë, ashtu siç besimi dhe devotshmëria janë të shkallëve të ndryshme edhe çështja e evliasë –miqësia me Allahun është i shkallëve të ndryshme.

Mik i Allahut mund të bëhesh në dy mënyra, bazuar në thënien e Resulullahit a.s.

E Para: Miqësia përmes kryerjes së detyrimeve që përfshinë kryerjen e detyrimeve, braktisjen e ndalesave, ngase krejt këto bëjnë pjesë në farzet e Allahut që i bëri detyrim për robërit e Tij. E kryerja e këtyre obligimeve janë prej cilësive që i posedojnë të djathtit apo banorët e Xhenetit. Kryerja e obligimeve është gjëja më e vlefshme me të cilat afrohemi dhe miqësohemi me Allahun e Lartësuar.

E dyta: Pas kryerjes së detyrimeve – farzeve, miqësohemi me Allahun përmes kryerjes së veprave vullnetare për të cilat ka tekste nga Kur'ani dhe Suneti dhe janë vepra humane në dobi të njerëzimit. E çdo pretendim për miqësi me Allahun, përpos me nënshtrim dhe respekt të Tij është i përgënjeshtruar.

Një pretendim të kotë mund ta hasim edhe te të krishterët dhe jehudët, të cilët edhe pse kishin persekutuar pejgamberë, i kishin përgënjeshtruar, kishin bërë falsifikime, pretendonin miqësinë e rreme me Allahun. Këtë e përshkruan Kur'ani *"Ne jemi bijtë e Allahut dhe të dashurit e Tij". (El Maide, 18)*[5]

Kjo është gënjeshtër e kulluar e tyre pas gjithë mëkateve që kanë kultivuar.

**Si shfaqet armiqësia ndaj miqve të Allahut**

Në hadithin bazë shihet një kërcënim i rreptë i Allahut xh.sh. ndaj atyre që shfaqin armiqësi dhe keqdashje kundër miqve dhe të dashurve të Tij. Ky kërcënim është për të mbrojtur besimtarin për shkak se është i devotshëm dhe i përmbajtur, e jo për çështje të kësaj bote, se është i pasur apo me famë. Ai i cili shfaq armiqësi ndaj mikut të Allahut –evliasë vetëm se është mik i Allahut, në të vërtetë ai ka shfaqur armiqësi ndaj Allahut përmes armiqësisë ndaj atyre që e përkrahin, e ndihmojnë, e zhvillojnë fenë e Tij. Mu për këtë ata meritojnë luftë nga Allahu Fuqiplotë.

Këtu shtrohet pyetja, nëse lufta zhvillohet mes dy palëve (mikut dhe armikut të Allahut), atëherë si është lufta në mes Allahut dhe robit të Tij.

Kësaj pyetjeje i është përgjigjur Imam Ibn Haxheri i cili thotë: "Në hadith është një kërcënim i rreptë, ngase kush i shpallë luftë Allahut është i shkatërruar, e kjo është një elokuencë metaforike, ngase kush e urren mikun e Allahut, Allahu atë e kundërshton, e kë e kundërshton Allahu atë e ka armiqësuar, e kë e ka armiqësuar e ka shkatërruar. Derisa kjo është në kontekst të armiqësisë, kjo vlen edhe në raport të dashurisë. Kush i do miqtë –evliatë e Allahut dhe Allahu ata i do dhe i respekton".[6] Armiqësia ndodhë në mes dy palëve, në mes mikut të Allahut dhe kundërshtarit të tij. Por, miku i Allahut nuk armiqësohet me njerëzit për çështje të kësaj bote, ai armiqësohet për hir të Allahut, urren për hir të Allahut dhe e do ndokënd për hir të Allahut. E kjo është shkalla më e lartë e besimit. Në këtë kontekst Resulullahi a.s. thotë: *"E ka besimin e plotë ai që dashuron, urren, jep dhe pengon vetëm për hir të Allahut"*.[7]. Luftën që Allahu i shfaq kundërshtarit nuk do të thotë se nuk i jep afat. Resulullahi a.s.thotë: *"Vërtet Allahu i jep afat dhe kohë mizorit, e kur ta godet më nuk shpëton"*.[8] E kur Allahu dëshiron t'i godasë zullumqarët, i mbizotëron me ushtrinë e Tij. Ai thotë: *"Dhe të Allahut janë ushtritë e qiejve dhe të tokës".* (El Fet'h, 7).

Gjithçka në qiej dhe në tokë janë ushtri e Allahut, me dëshirë dhe pa dëshirë, me zgjedhje dhe me imponim, nga ata që hetohen dhe që nuk hetohen. Uji, i cili e fundosi popullin e Nuhit dhe Faraonin me ushtrinë e tij, është vetëm një ushtar prej ushtarëve të Allahut. Krisma e madhe që shkatërroi popullin e Themudit është prej ushtarëve të Allahut. Era, e cila e shkatërroi popullin e Adit është prej ushtarëve të Allahut. Bile edhe mikrobet dhe viruset të cilët janë prezentë në shoqëri për shkak të martesave GAY (martesë mes gjinive të njëjta), prostitucionit, AIDS-sidës, sifilizit, ngrënies së mishit të derrit AINI, për shkak të ngrënies së cofëtinave A1H1, e që shkaktojnë sëmundje, janë ushtri prej ushtrive të Allahut xh.sh. Nëse shtetet me superfuqi nuk i godasin shtetet e vogla armike drejtpërdrejtë për shkak të rrethanave, nuk do të thotë se ata nuk i godasin e ekonomikisht, financiarisht, me politikë pushtuese, me grushtet me nënçmim dhe poshtërim. Atëherë ku po mbetet Fuqia e Allahut e cila është e pakrahasueshme me çdo fuqi tjetër. Allahu xh.sh. thotë: *"Ata nuk e çmuan Allahun me atë madhështinë që i takon, ndërsa në Ditën e Kiametit e gjithë toka do të jetë në grushtin e Tij dhe qiejt të mbështjellë në Dorën e Tij të Djathtë* (Ez-Zumer, 67).

Dijetari Et-Tufij thotë: "Përderisa miku i Allahut e fitoi miqësinë me nënshtrim dhe devotshmëri, Allahu atë e mori nën përkujdesje dhe mbrojtje. Kështu Allahu e bëri traditë që armiku i armikut është mik, e miku i armikut është armik. Atëherë armiku i mikut të Allahut është armik i Allahut. E ai i cili e armiqëson mikun e Allahut është sikur ta luftojë atë, e kush e lufton atë është sikur ta luftojë Allahun".[9] Në anën tjetër Allahu xh.sh. thotë: *"Mos i bëni armiqtë e Mi dhe armiqtë e tuaj miq e shokë"*. (El Mumtehine, 1)

Duhet ta dijë njeriu se çdo mëkat i tij është luftë dhe armiqësi ndaj Allahut xh.sh. Ti njeri a ke forcë për ta luftuar Allahun? E ai që bën mëkat i ka shfaqur luftë Allahut. E sa më i vrazhdë të jetë mëkati aq më e vështirë do të jetë lufta. Mu për këtë Allahu xh.sh. ngrënësit e kamatës dhe plaçkitësit e udhëtarëve-cubat i ka quajtur njerëz që i kanë shpallë luftë Allahut dhe të Dërguarit të Tij për shkak të zullumit të madh që i bëhet njerëzve, për shkak të çrregullimit që i bëjnë shtetit. E në këtë grup i ka radhitur edhe armiqtë që shfaqin keqdashje ndaj miqve të Allahut. Se vërtet Allahu e ka marrë për sipër mbrojtjen, dashurinë dhe përkrahjen e miqve-evlijave të Tij ndaj çdo armiqësie që i shfaqet. Allahu xh.sh. kur i foli drejtpërdrejtë Musait a.s. i tha: *"Dije se kushdo që e përbuzë, e shqetëson një mik Timin, me këtë ai më ka shpallur Mua dyluftim, më ka armiqësuar Mua, veten e tij e ka vënë në rrezik dhe Mua më ka ftuar për ta luftuar atë. Dhe vërtet Unë jam më i shpejti për t'i ndihmuar miqtë e Mi – evliatë; A mendon ai që më ka shpallur Mua luftë se mund të më luftojë? A mendon ai i cili më armiqëson Mua se më bën të paaftë të reagoj? Apo mendon ai i cili del në dyluftim se është më i shpejtë se Unë?"*[10]. Këtu duhet të ndalet njeriu e të mendojë se vetja dhe çështjet e tij janë në duart e Allahut xh.sh., e ai njeriu është vetëm një krijesë e vogël e robëruar që është në grusht të Allahut. Andaj Pushtetmbajtësi ynë na ka paralajmëruar dhe na ka tërhequr vërejtjen, e me këtë i ka paraprirë justifikimi i Tij paralajmërimit tonë, për pasojat që merr përsipër njeriu nëse devijon nga e vërteta.

**Veprat më të dashura me të cilat robi i Im më afrohet Mua**

Vetë shprehja e hadithit bazë tregon se në rang të parë janë detyrimet – farzet, ku përmes tyre gjithnjë jemi më afër Krijuesit. Kryerja e tyre me përpikëri dhe sinqeritet është prej veprave më të dashura dhe më të vlefshme. Në to është mëshira, kënaqësia dhe afërsia e Allahut. Në këtë kontekst Allahu xh.sh. thotë: *"Bjer në sexhde (me fytyrë në tokë) dhe afroju sa më shumë (Allahut)"*. (El Alek, 19) Prej detyrimeve më të mëdha dhe efikase të trupit që e afron me Zotin është namazi. Resulullahi a.s. thotë: "Robi më së afërmi është me Zotin kur ai është në sexhde".[11] Në një hadith tjetër thotë: *"Kur ndonjëri prej jush është duke u falur vërtet ai i lutet Zotit, e Zoti i tij është në mes tij dhe Kibles"*.[12] Ky hadith tregon për vlerën e jashtëzakonshme të namazit. Ai tregon për dashurinë që robi e përfiton duke u afruar tek Allahu. Namazi është vend i lutjes dhe afërsisë, ku nuk ka ndërmjetësues në mes robit dhe Zotit. Nuk ka gjë më të kënaqshme për robin se sa namazi. Këtë e potencon Resulullahi a.s. ku thotë:"Kënaqësia ime më është bërë në namaz".[13] Prej veprave që njeriun e afron tek Zoti është pushteti i drejtë. Resulullahi a.s. thotë:"Vërtet udhëheqësit e drejtë tek Allahu kanë pozita të larta të ndritshme, në të djathtë të Zotit. Që të dy duart e Tij janë të djathta. Ata janë që në pushtet, në familje dhe përgjegjësi janë të drejtë".[14] Përveç detyrimeve prej veprave që njeriun e afrojnë tek Allahu janë edhe veprat vullnetare - që janë falja e namazit të natës, agjërimi vullnetar, lëmoshat e ndryshme të bamirësisë, angazhimi për pajtim të njerëzve, urdhërimi në të mira dhe ndalesa nga të këqijat, lufta në rrugën e Allahut. Dashuria ndaj të dashurve të Allahut ndodhë në saje të besimit të fortë dhe nënshtrimit të plotë karshi Krijuesit Fuqiplotë.

Kështu që kërkimi i afërsisë tek Allahu është dy llojesh:

- Afërsia e Zotit me robin e Tij kur Zoti i jep atij në këtë botë mendjemprehtësi,e në botën tjetër ia jep kënaqësinë e Tij.

- Dhe afërsia e robit me Zotin e tij përmes besimit. Këtu bëjnë pjesë leximi i shpeshtë i Kur'anit, dëgjimi i tij me kuptim dhe meditim. Prej veprave të tjera që njeriun e afrojnë tek Allahu është edhe të përkujtuarit e Allahut në qetësi dhe sprova. Në këtë kontekst Resulullahi a.. thotë: "Ju kanë parapri el-muferridunët në shpërblime. I është thënë: "Kush janë ata, o i Dërguar i Allahut?" Ai u përgjigj: *"Janë ata dhe ato që shpesh e përkujtojnë Allahun"*.[15] Prej afërsisë tek Allahu konsiderohet edhe dashuria ndaj të dashurve të Allahut dhe evliave të Tij, dhe armiqësia ndaj armiqve të Tij. Në këtë kontekst kemi hadithin:*"Janë disa robër të Allahut, të cilët nuk janë as pejgamberë e as dëshmorë, për pozitën e tyre që ua ka dhuruar Allahut ua kanë lakmi edhe pejgamberët edhe dëshmorët.* Sahabët i thanë: "Na trego kush janë ata?" Ai u përgjigj: *"Njerëzit që janë dashur në mes vete për hir të Allahut, pa pasur mes vete afërsi farefisnore, as pa favorizuar njëri-tjetrin me pasuri. Pasha Allahun fytyrat e tyre janë dritë. Janë në vende të larta të ndritshme, nuk frikësohen kur njerëzit kanë frikë, dhe nuk brengosen kur njerëzit kanë brengë"*.Pastaj Resulullahi a.s. lexoi ajetin:*"Nuk ka fare dyshim, me të vërtetë për miqtë e Allahut (evliatë) as frikë nuk do të ketë mbi ta, as nuk do të pikëllohen"*. (Junus, 62)[16] Dhënia e shpeshtë e lëmoshës konsiderohet afërsi tek Allahu xh.sh. Me këtë besimtari e largon hidhërimin e Allahut. Ai futet në mesin e besimtarëve të mirë. Resulullahi a.s. thotë: "Lëmosha e fshehtë e largon hidhërimin e Zotit".[17] *(vijon)*

# Hixhreti dhe Shqiptarët

Prof. dr. Hysen Matoshi

**Nga datat më të rëndësishme në historinë e njerëzimit është edhe Hixhreti i të Dërguarit të Allahut, Muhamedit a.s.. Mërgimi i tij nga familja e nga vendlindja, duke e pasuar Shpalljen e Krijuesit, shënon pikën kryesore në historinë e ngritjes së Islamit. Sigurisht që Hixhreti ishte një rrugë e mundimshme e plot sfida, të cilat i Dërguari i Allahut i mbijetoi dhe, në këtë mënyrë, u bë shembull për pasuesit e tij në kohë e në kontekste të ndryshme shoqërore.**

Modeli i përballjes së të Dërguarit të Allahut me vështirësitë në misionin e tij të përhapjes së Islamit, jehoi fuqishëm dhe ishte përgjigje për shumë situata në të cilat u ndodhën popujt e ndryshëm të botës. Edhe shqiptarët, jo një herë gjatë historisë shekullore, u ballafaquan me situatën e largimit të detyruar nga vendi i tyre i lindjes dhe i origjinës. Madje, mund të thuhet se fati i shqiptarëve ishte tepër tragjik, ngase asnjëherë nuk arritën të ktheheshin në tokat e tyre stërgjyshore, të cilat u detyruan t'i braktisnin para rrezikut të zhdukjes si komb, si fe dhe si kulturë. Mërgimi i tyre mbeti i përhershëm dhe me pasoja si për përmasat e shtrirjes sonë etnike në hapësirën ballkanike, ashtu edhe kur bëhet fjalë për hapësirën kulturore. Kujtojmë se si në dhjetëra mijëra kilometra katrorë të banuar nga shqiptarët sot nuk mund të gjenden shenja identifikuese kulturore e fetare të tyre. Objektet e kultit të shqiptarëve të krishterë janë përvetësuar, ndërsa ato të shqiptarëve të besimit islam janë rrënuar, ndonëse të dhënat e kohës flasin për qindra sosh, për ekzistencën e tyre edhe në qendrat e sotme kryesore të Serbisë, si në Beograd, Nish, Leskoc etj..

Paqja e Shën-Stefanit dhe Kongresi i Berlinit e kthyen një pjesë të mirë të tokës shqiptare në tokë sllave, ndërsa banorët e tyre, shqiptarët e besimit islam, nga një popullsi pronare e atyre viseve, u kthyen në një lumë të madh muhaxhirësh dhe në fusha të tëra varresh. Përmasat e njëmendta të kësaj tragjedie të madhe kombëtare shpërfaqen si në dokumente autentike të kohës, ashtu edhe në kujtesën popullore të transmetuar në trajta të ndryshme deri në ditët e sotme, e veçmas nëpërmjet këngës popullore historike.

Për hir të së vërtetës duhet thënë se muhaxhirët tanë nuk e patën largimin si zgjidhje të parë, ngase, pavarësisht nga vendimet e Fuqive të Mëdha, shqiptarët e këtyre viseve organizuan një rezistencë të fuqishme vetjake ndaj pushtuesve serbë. Mirëpo, kur kundërshtimi me armë, si rezultat i raporteve të pabarabarta të forcave luftarake dhe i mungesës së aleatëve, nuk dha fryte, atëherë shqiptarët, duke mos u pajtuar të mbeteshin nën një sovranitet që nuk u garantonte jetë të dinjitetshme dhe të sigurt për identitetin e tyre, migruan pasivisht jashtë zonës së kontrolluar nga Serbia e asokohshme.

Ata pak shqiptarë që mbetën në vendet e tyre, ose u masakruan nga forcat serbe, ose u detyruan të konvertoheshin kombëtarisht dhe fetarisht, për një



kohë të shkurtër. Me një fjalë, u zhbënë. Gjithsesi pjesa dërrmuese e popullsisë shqiptare, që pati fatin të shpëtonte para mësymjeve gjakatare të ushtrisë serbe, vijoi jetën në një kontekst të ri social, në një ambient të ri e plot sfida (ngase muhaxhirët nuk ishin gjithnjë të mirëpritur as nga popullata vendëse, së cilës doemos me ardhjen e tyre i ngushtohej hapësira për jetë), por në përputhje me identitetin e tyre, me traditën kulturore kombëtare e me udhëzimet fetare islame.

**Sakrifikimi i këtillë i dimensionit jetësor material**

Kuptohet, ka një dallim esencial ndërmjet Hixhretit të të Dërguarit të Allahut, Muhamedit a.s., largimi i të cilit nga Meka, përveçse shmangie e rrezikut për të dhe besimtarët e tjerë islamë, në rend të parë ishte në funksion të përhapjes së Islamit dhe të themelimit të shtetit të parë islam, nga njëra anë, dhe shqiptarëve të dëbuar nga trojet e tyre shekullore, nga ana tjetër, ngase ata po largoheshin nga rreziku, nga e keqja, duke lënë pronën e tyre, shenjat e kulturës së tyre materiale, varret e të parëve, me qëllimin e vetëm që të shpëtonin identitetin e tyre kombëtar, fetar dhe kulturor. Popullsia shqiptare, pjesë e shumë qyteteve dhe rreth 600 fshatrave të Sanxhakut të Nishit e të viseve të tjera etnike, që ranë atëbotë nën sundimin serb, u detyruan të braktisnin pronat e tyre, arat bukëdhënëse, për t'u vendosur në pjesën e mbetur të Vilajetit të Kosovës, kryesisht nëpër vende pasive, nëpër toka të djerra, me një fjalë, në hapësirën në të cilën më parë nuk ishte bërë jetë aktive.

Sakrifikimi i këtillë i dimensionit jetësor material, me qëllim të mbrojtjes së dimensionit shpirtëror, kombëtar, fetar e kulturor, është tejet domethënës dhe nuk ka se si të mos vihet në ndërlidhje me shembullin e veprimit të të Dërguarit të Allahut xh.sh.. Lënia e pasurisë personale, e tokave, e shtëpive, e bagëtisë dhe e gjithë pasurisë tjetër të tundshme e të patundshme, duke marrë me vete vetëm rrobat e trupit dhe identitetin e tyre, është sakrificë e padiskutueshme e aspekteve individuale për hir të interesit të përgjithshëm, për hir të interesit kolektiv. Është edhe sakrifikim i dimensionit material për ta ruajtur të pacenuar dimensionin shpirtëror. Ngarendja e sotme e njeriut modern pas të mirave materiale, pa çarë kokën për aspektet e jetës shpirtërore, e bën edhe më të qartë faktin se sa e madhe ishte kjo sakrificë.

Mospajtimi me robërinë, me imponimin e pushtuesit dhe largimi i asokohshëm i muhaxhirëve shqiptarë nga konteksti dhunues e asimilues, është hapi i parë dhe më i rëndësishmi i përqafimit të lirisë. Në historinë tonë të mëpastajme u përsërit shpesh situata e migrimit të këtillë, shumë toka shqiptare u zhbënë, por, megjithatë, si rezultat i vetëdijes kombëtare dhe të asaj fetare, u ruajt bërthama e identitetit tonë të veçantë.

# Shakaja në peshojë

Mr. Ekrem Maqedonci

**Në esencë shakaja është e lejuar, ajo është një atraksion dhe çlodhje nga puna dhe presionet e jetës, mirëpo nuk guxojmë që, nën petkun e shakasë, ta nënçmojmë, përgojojmë, ose të prekim dinjitetin dhe nderin e tjetrit...**

Nuk ka dyshim se qëllimi kryesor i Islamit është që të formojë personalitetin e njeriut, t'ia sqarojë atij qëllimin e ardhjes së tij në këtë botë, ta mësojë si të ruaj gjuhën, veten dhe ndërgjegjen e tij para Zotit dhe para njerëzimit, ta bëjë atë një faktor pozitiv në përmirësimin dhe avancimin e jetës. Maturia në fjalë është kriter që tregon devotshmërinë e besimtarit, sepse Muhamedi a.s. për besimtar të mirë atë definoi personin që nuk i ngacmon të tjerët me gjuhën dhe dorën e tij[1]. Personaliteti, karakteri, ndërgjegjja, mënyra e matur e të menduarit të njeriut, vërehen nga gjuha dhe puna e tij, sepse, përmes gjuhës së tij, kuptojmë maturinë e tij, ndërsa përmes punës së tij, kuptojmë produktin, vlerën dhe sjelljen serioze të tij. Gjuha si mjet komunikues është mirësi shumë e madhe nga Zoti i Madhërishëm, mirëpo mënyra se si dimë ta orientojmë atë në kah të duhur, është lënë në kompetencën tonë. Pa dyshim që shfrytëzimi i saj në të mirë ka një domethënie mjaft të madhe, dhe si rezultat i saj, njeriu mund të fitojë dy botët, mirëpo edhe keqpërdorimi i saj mund të sjellë dëme marramendëse, sepse njeriu nganjëherë mund të rrëshqasë me gjuhën e tij më shumë sesa me këmbët e tij. Gjuha si një pjesë e vogël e trupit të tij, shumë njerëz mund t'i përçajë, nënçmojë, hidhërojë, blasfemojë, injorojë etj..

**Norma e shakasë**

Në thelb, shakaja është e lejuar, ajo është një atraksion dhe çlodhje nga puna dhe presionet e jetës, mirëpo nuk guxojmë që, nën petkun e shakasë, të nënçmojmë, të përgojojmë, ose të prekim dinjitetin dhe nderin e tjetrit, sepse edhe shakaja ka kornizat e saj. Ekziston një grup njerëzish që pamaturinë e gjuhës dhe veprave të tyre, përpiqen ta mbulojnë me shaka. Ndërsa, nëse shikojmë shëmbëlltyrën e njerëzimit - Muhamedin a.s., vërejmë se ai me familjen dhe shokët e tij luante dhe bënte shaka, por ishte shumë i kujdesshëm, në mënyrën më të mirë donte të mbillte hare në zemrat e besimtarëve, duke mos dashur që me gjuhën e tij të lëndonte askënd, as atëherë kur bënte shaka.



**Kushtet e lejueshmërisë të shakasë**

Sot, duke pasur parasysh angazhimin dhe obligimet e jetës, shoqërisë i nevojitet relaksimi, dashuria dhe mirëqenia në mes njerëzve, mirëpo nuk lejohet që kjo të tejkalojë kufirin dhe të bëhet adet dhe sëmundje e cila merr kohën dhe dobëson personalitetin dhe vlerën e besimtarit. Për këtë arsye, dijetarët islamë kanë vënë re se shakatë e Pejgamberit a.s. ishin brenda kufijve të tolerancës islame dhe ato plotësonin këto kushte[2]:

1. Bënte shaka vetëm me gjëra të vërteta, asnjëherë nuk fliste të pavërtetën në emër të shakasë. P.sh. në një rast ai i tha një shoku të tij, Enesit r.a.: "O ti me dy veshë''[3] duke pasur parasysh faktin se kjo fjalë nuk nënçmon dhe as prek dinjitetin e Enesit r.a., sepse çdokush prej nesh ka nga dy veshë. Ose në një rast tjetër ai bëri shaka me një grua të moshuar, së cilës i tha: "A është bashkëshorti yt ai që në sytë e tij ka të bardhë"?'[4], duke ditur se çdo person i ka sytë të bardhë, përveç bebëzës së syrit. Nga dy hadithet e lartpërmendura kuptojmë qartë se Muhamedi a.s. nuk fliste përveçse të vërtetën, edhe atëherë kur luante ose bënte shaka me të tjerët.

2. Bënte shaka edhe me njerëz të ngratë, të cilët kishin nevojë për relaksimin dhe butësinë e zemrës së tyre. Ai shumë herë bënte shaka me pleq dhe fëmijë, në mënyrë që t'i afronte. P.sh. ai në një rast bëri shaka me një grua të moshuar, e cila erdhi tek Pejgamberi a.s. dhe i tha: "O i dërguari i Zotit, lute Zotin të më bëjë prej banorëve të Xhenetit''! Muhamedi a.s., duke buzëqeshur, iu përgjigj: "Plakat nuk do të hyjnë në Xhenet''(5) dhe, kur vërejti se plaka po çuditej nga thënia e tij, atëherë Muhamedi a.s. lexoi dy ajete nga Kur'ani famëlartë (nga kaptina El-vakia: 35-36) dhe ia sqaroi se në Xhenet nuk do të ketë moshë të pleqërisë, atje të gjithë do të jemi në moshë të rinisë.

3. Bënte shaka, por nuk e shpeshtonte, nuk donte të shquhej për shaka, shaka bënte rrallë, nuk e humbte kohën me gjëra të kota, sepse donte të ruante personalitetin e tij, donte të na mësonte ne që të mos e teprojmë me shaka, sepse shakaja e tepërt humb seriozitetin e besimtarit, dhe në këtë vështrim Omer ibn Abdul Azizi ka thënë: ''Kini kujdes nga shakaja e tepërt, sepse ajo ta humb burrërinë''. Ndërkaq, dijetarët islamë kanë theksuar se shakaja me të tjerët duhet të jetë si kripa në gjellë, me masë të caktuar, pa e tepruar dhe pa e munguar.

4. Bënte shaka, por shakaja e tij nuk shoqërohej me përgojim, me nënçmim, me prekjen e dinjitetit dhe të nderit të tjetrit, ashtu siç ndodh me ne në kohën tonë, kur shumë prej njerëzve tallen me të tjerët, i nënçmojnë, i përgojojnë ata me pretekstin e shakasë. Ai në shumë hadithe na porosiste që të bëhemi të matur dhe të ruajmë dinjitetin dhe nderin e tjetrit. Në një hadith thotë: ''Besimtari nuk gjuan me fjalë, nuk mallkon, nuk është i pamatur dhe nuk flet fjalë të pista''(6).

5. Bënte shaka, por për shaka zgjidhte personin e duhur, momentin e duhur, kohën e duhur; ai nuk bënte shaka me të gjithë shokët e tij, por me disa prej tyre. Edhe nga ne, që të pajisemi me një karakter të lartë, kërkohet të ruajmë kodin e mirësjelljes islame duke respektuar kushtet e lartpërmendura, dhe të jemi të matur, si në fjalë ashtu edhe në vepra, ashtu siç ishte edhe vetë shëmbëlltyra e njerëzimit - Muhamedi a.s., i cili bënte shaka me të pasurin e të varfrin, me të riun e të moshuarin, po nuk fliste veçse të vërtetën, nuk lëndonte zemrat dhe ndjenjat e tyre, porse i relaksonte dhe i gëzonte ata.

Në fund, dëshiroj të theksoj një fjalë popullore siriane, që thotë: "Nuk jam penduar asnjëherë nga heshtjet e mia, po jam penduar shumë herë nga fjalët e mia'', dhe të porosis veten time dhe të gjithë lexuesit e nderuar, që të jemi të matur në fjalët dhe veprat tona, sepse maturia dhe urtësia në bashkëveprim me të tjerët, të shpie drejt shpërblimeve të Allahut Fuqiplotë, dhe, përkundrazi, pamaturia në fjalë të shpie drejt ndëshkimit dhe përgjegjësisë para Allahut Fuqiplotë.

(1) Transmeton Imam Ahmedi në Musnedin e tij (7086). (2) Muhtesar minhexh el-kasidin'' (1/153-154) Ahmed bin Abdurrahman bin Kudame Elmakdesij. (3) Transmeton Ahmedi në Musnedin e tij (12164). (4) Transmeton Imam El-iraki në ''tahrixhul-ihja'' (3/30). (5) Transmeton Tirmidhiu në Shemail (240). (5) Transmeton imam Ahmedi në Musnedin e tij (3948).

# Hixhreti Revolucion i vërtetë

Fejsal Spahiu

"Në mos e ndihmofshi atë (Pejgamberin), atë e ka ndihmuar Allahu; kur ata që nuk besuan, e nxorën atë vetë të dytin; kur që të dy ishin në shpellë, kur po i thoshte shokut të vet: " Mos u pikëllo (frikëso), Allahu është me ne!". E Allahu i zbriti qetësi (në shpirtin e) atij, e fuqizoi me një ushtri që ju nuk e patë; e fjalën e atyre që nuk besuan, e bëri më të ulëtën, kurse Fjala e Allahut (është) më e larta. Allahu është më i Fuqishmi, më i Urti". (Et-Tevbe, 40)

Hixhreti i Pejgamberit a.s. prej Mekës së nderuar në Medinën e ndritshme, edhe pse në esencë nuk është mrekulli e Pejgamberit a.s., në të vërtetë, realizimi i këtij Hixhreti është i mbushur përplot mrekulli, që ndërlidhen me këtë ngjarje.

Madhështia, roli dhe rëndësia e Hixhretit nënkuptohet nga vetë fakti se kjo ngjarje ka lënë gjurmë të pashlyeshme jo vetëm në jetën e Pejgamberit a.s. dhe të shokëve të tij, por edhe në formën e organizimit, zhvillimit, sistemimit dhe sistematizimit të obligimeve dhe të drejtave individuale dhe grupore në shoqërinë njerëzore, jo vetëm për ata që përjetuan fizikisht atë ngjarje, por edhe për gjeneratat që pasojnë derisa të ekzistojë kjo botë.

Këto gjurmë të thella në shpirtin jo vetëm të muslimanëve, po edhe të botës njerëzore, janë argument i pashlyeshëm për freskinë e përhershme të besimit, etikës dhe legjislacionit islam, që na kujtojnë pandërprerë aktualitetin e kësaj ngjarje të rëndësishme islame. Këto vlera të Hixhretit sigurisht që Omer b. Hatabi, halifi i dytë, i kishte kuptuar më së miri, prandaj dhe i motivuar nga këto vlera, vendosi që Hixhreti, krahas ngjarjeve të tjerave, të shënojë edhe një datë historike për muslimanët në këtë nënqiell, që është Viti i ri Islam.

Bota Islame përkujton për çdo vit dhe feston me zell të madh ngjarjen madhështore në historinë e muslimanëve dhe njerëzimit në përgjithësi, Hixhretin. Fjala "hixhreh" është shprehje e gjuhës arabe, që do të thotë "emigrim", "ndarje", "largim", ndërsa në terminologjinë fetare islame do të thotë "largim, ndarje nga vendi i pabesimit, i së keqes dhe errësirës". Në rastin konkret fjala "hixhreh" nënkupton "emigrimin e Muhamedit a.s. dhe të muslimanëve të parë prej Mekës në Medinë me qëllim të mbrojtjes, kultivimit dhe zhvillimit të së vërtetës hyjnore-Islamit".[1]

Pas marrjes leje nga Muhamed (a.s.), muslimanët filluan emigrimin në Medinë në grupe të ndryshme. Amir binRabia dhe bashkëshortja e tij - Lejla bint Hamsa, kanë qenë të parët që kishin vendosur për Hixhretin. Qëllimi i vetëm i Profetit (a.s.) dhe shokëve të tij, ishte krijimi i një qytet-shteti, ku muslimanët do të mund të praktikonin Islamin dhe ta përhapnin atë në mënyrë të lirë.

Çdo vepër madhështore është rezultat i sakrifikimit , luftës, mundit, lëvizjes, emigrimit –hixhretit, prandaj Hixhretin e gjejmë prej njeriut të parë dhe, si i tillë, ai është pjesë përbërëse e jetës në këtë botë, e në veçanti cilësi e njerëzve të mëdhenj, të cilët potencialet e veta i vendosin në shërbim të shpëtimit dhe të ngritjes së popujve. Thënë shkurt, Hixhreti është lëvizje dhe kusht kryesor për ngadhënjimin e idealeve më të larta hyjnore. Kur'ani flet për personalitetet e mëdha historike , në veçanti për të Dërguarit e Tij, si Nuhi, Ibrahimi, Jusufi, Musai, Isai (shpëtimi qoftë për ta) etj., të cilët, për të transmetuar dhe për të përhapur dritën e së Vërtetës hyjnore, përjetuan rrugën më të vështirë-rrugën e Hixhretit, të vetëdijshëm se lufta kundër së keqes dhe injorancës bëhet vetëm në lëvizje dhe dinamizëm të fortë.

Nëse analizojmë me vëmendje pse Omeri kishte vendosur që pikërisht kjo ngjarje të ishte përfundimi dhe fillimi i kalendarit vjetor islam, s'do mend se para nesh na dalin një sërë porosish, të cilave duhet t'u kushtohet një kujdes i veçantë në jetën tonë të përditshme, sepse, në të kundërtën, po të kundrohej ngjarja e Hixhretit vetëm si ngjarje historike pa i kuptuar mesazhet e saj, ajo do të ngelte si ngjarje shumë e zbehtë.[2]

Nga mesazhet më të rëndësishme, që dalin nga Hixhreti, janë:

**1. Organizimi institucional i muslimanëve**

Nga mesazhet më vitale që jep ngjarja e Hixhretit, e për të cilin vlen të sakrifikohet, është organizimi institucional i jetës së Islamit dhe të muslimanëve pa dallim kohe dhe vendi, ngase vetëm kjo formë e organizimit është garanci e progresit, stabilitetit, lirisë, paqes, dashurisë ndërnjerëzore dhe drejtësisë, si një garanci e ruajtjes së pastërtisë së Islamit dhe vlerave të përgjithshme të saj. Po të mos kuptohej vlera e organizimit institucional nga muslimanët e



parë, atëherë cila do të ishte arsyeja tjetër që ata të sakrifikonin pasurinë e tyre, vendlindjen e tyre, familjet e tyre, e edhe jetën e tyre. Ata fillimisht kishin formuar bindjen e më pastaj kishin promovuar praktikisht se ruajtja e Islamit dhe vlerave të tij në mënyrë individuale brenda qenies së tyre, apo, edhe mureve të shtëpive të tyre, jo vetëm që është joproduktive dhe regresive, porse është edhe afatshkurtër, sepse për ruajtjen e tyre nuk kishte asnjë garanci. Se sakrificat e Muhamedit a.s. dhe e muslimanëve ishin të këtij karakteri, e dëshmon fakti se Pejgamberi a.s., me të arritur në Medinë, pa humbur kohë ndërmori menjëherë hapat e parë për themelimin e institucioneve të para. Institucioni i parë që do të ngrihej, ishte xhamia në fshatin Kuba. Nga rezultatet e para që u arritën nga xhamia, ishte vëllazërimi i muslimanëve muhaxhirë dhe ensarë, vëllazërim që ishte simbol i unitetit të muslimanëve dhe është, njëkohësisht, edhe parakusht i formimit dhe funksionimit afatgjatë të institucioneve islame.

Xhamia luante edhe rolin e kuvendit legjislativ, sepse me fillimin e formimit të institucioneve të para dhe me vëllazërimin e muslimanëve, menjëherë lindi nevoja për themelimin e një akti normativ, i cili do të sistemonte obligimet dhe të drejtat e çdo anëtari të asaj shoqërie, e ky akt normativ u themelua pikërisht në xhaminë e Pejgamberit a.s., menjëherë pasi i Dërguari a.s. arriti në Medinë dhe pasi tashmë kishte vendin dhe tokën e sigurt, i vëllazëroi muslimanët Ensarë dhe Muhaxhirë. Më pastaj ndërtoi xhaminë në të cilën do të mblidheshin muslimanët për t’i kryer obligimet e fesë, po në të njëjtën kohë edhe për të shërbyer si seli e qendrës së shtetit islam. Pastaj i Dërguari a.s. thirri Ensarët dhe Muhaxhirët dhe i vëllazëroi, së pari ata e më pastaj i thirri edhe Jahudinjtë e të tjerët nga konfesionet e tjera, që të gjithë së bashku të ishin pjesëmarrës në themelimin e Kushtetutës, me të cilën do të udhëhiqej jeta e të gjithë njerëzve në Medinë. I Dërguari a.s. ua lejoi Jahudinjve që t’i kryenin ritet e tyre fetare, të ruanin e të mbanin fenë e tyre dhe pasurinë e tyre.

**2. Ruajtja e rendit shoqëror**

Gjatë hartimit të Kushtetutës, që e miratuan i Dërguari i Allahut dhe muslimanët, krahas faktit që kishte karakter juridik, ishin marrë parasysh edhe kriteret e ndërtimit të etikës së lartë të besimtarit islam. Kësaj të fundit i kishin paraprirë edhe shumë citate dhe ajete të shpallura, kur kemi parasysh faktin se Shpallja mekase kryesisht kishte të bënte me çështje të besimit dhe të moralit, në dallim nga periudha e Medinës, ku shpallja do të karakterizohet me ajete që kanë të bëjnë me zbatimin praktik të jurisprudencës islame. Kjo metodë kuranore është metoda e parapërgatitjes së opinionit për veprim dhe zbatim praktik të ligjeve, sepse, pa një parapërgatitje të tillë, implementimi i ligjit do të ishte i zbehtë, për të mos thënë absurd. Prandaj, sekreti i zbatimit praktik dhe me përkushtim të thellë i ligjeve islame nga muslimanët, qëndron pikërisht në faktin se ato ishin të ngritura mbi bazën e bindjes (besimit) dhe etikës, që më parë kishin përfituar besimtarët islam. Kjo metodë ishte dhe ngeli edhe më tutje si garanci e zbatimit dhe praktikimit si dhe e zgjerimit të Islamit në tërë rruzullin tokësor.[3]

**3. Nuk ka Hixhret pas çlirimit të Mekës**

Edhe pse emigrimi i Pejgamberit a.s. dhe i muslimanëve, vështruar nga aspekti sipërfaqësor, paraqet largimin fizik nga vendlindja, kjo nuk do të thotë një largim pa kthim ose një braktisje e vendlindjes. Në dalje të Mekës, me lot në sy, Pejgamberi a.s. kishte thënë: “O Meka ime e dashur, të dua shumë, sikur të mos më kishin nxjerrë idhujtarët, kurrë nuk do të isha larguar nga ti”. Më pastaj Pejgamberi a.s. dhe muslimanët fizikisht jetonin në Medinë, kurse shpirtërisht mendonin dhe vepronin pandërprerë që një ditë të ktheheshin në vendlindje si ngadhënjimtarë. Kjo ndodhi në vitin e tetë pas emigrimit, dhe, me të çliruar të Mekës, Pejgamberi a.s., përveç të tjerash, kishte thënë: “Nuk ka më emigrim pas çlirimit të Mekës, porse ka përpjekje (luftë) dhe sakrifikime”.

(1) Isa Memishi, Fjalor arabisht-shqip, II, Prishtinë, 2011, fq. 1930; Mohammad Ali Barzanooni, Hidžra u historijiislama, në: http://www.ibn-sina.net/bs/tekstovi-i-predavanja/1500-hidra-u-historiji-islama.html. (2) Mizanalhikmah, v. 52, f. 21. (3) Chronologyof Prophetic Events, Fazlur Rehman Shaikh (2001) pp.51-52 Ta-Ha PublishersLtd.

# Besimi islam dhe rrënjët e gjakut (1)

Mr. Orhan Bislimaj

**Besimi islam i ka dhënë rëndësi të veçantë respektimit të familjes dhe rrënjëve të gjakut, respektivisht lidhjeve farefisnore. Ai, shoqërinë islame e projekton si një strukturë e organizuar shumë mirë, duke e trajtuar në mënyrë të mirëfilltë individin, familjen, farefisin dhe shoqërinë në tërësi. Besimi islam është i pashembullt dhe unikat, sikurse që është i këtillë në të gjitha aspektet e doktrinës së tij.**

**Ngrohtësia familjare**

Allahu i Madhëruar e ka veçuar njeriun dhe e ka nderuar jetën e tij, të cilën e jeton për çdo ditë, për derisa ia ka mundësuar të lindet në familje dhe të jetojë me familjen dhe të afërmit. Kështu, njeriu, shijon ngrohtësi në familjen e tij, me nënën, babain, motrën, vëllanë, gjyshën, gjyshin, hallën, axhën, tezën, dajën, e kështu me radhë. Këta njerëz konsiderohen begatia më e madhe, me të cilët e ndanë të mirën dhe të keqen, gëzimin dhe hidhërimin. Kur atij i ndodhë ndonjë e keqe, pikërisht janë të afërmit që e përqafojnë dhe i ndihmojnë, shpirtërisht dhe materialisht, në momentet që më së shumti ai ka nevojë. Po, edhe në momentet e gëzimit, të afërmit janë ata që e vizitojnë dhe i gëzohen çasteve të lumtura të tij.Këto aspekte, dhe shumë të tjera që implikojnë lidhjet farefisnore, janë jashtëzakonisht të rëndësishme për jetën e njeriut në përgjithësi, dhe ndikojnë që individi të kalojë një jetë të lumtur dhe të ngrohtë. Sepse, nëse njeriu i ka humbur të afërmit e tij, për një arsye apo tjetër, atë do ta gjesh të vetmuar në të gjitha momentet. Kjo gjendje nuk është e mirë për atë. Momentet e hidhërimit, për të janë shumë të rënda, ndërsa momentet e gëzimit kalojnë me zymtësi. Fundja, ky është një ligj i natyrshën, sepse Allahu e ka bërë insanin – qenie të shoqërueshme. Vetë fjala "insan" e ka këtë kuptim, pra "I shoqërueshëm", dhe rrjedh prej fjalës "enise"E, pra ky është Islami që i ka kushtuar rëndësi mbajtjes dhe respektimit të afërsisë së gjakut dhe e ka ndaluar ndërprerjen e komunikimit duke e cilësuar si një prej mëkateve, që shkaktojnë hidhërimin e Allahut të Madhëruar.

**Farefisi dhe rrënjët e gjakut**

Farefisi është nocion që nënkupton rrënjët e gjakut. Në Kur'an dhe Synet, si nocion për farefisin ka ardhur fjala "er-rrahim", dhe është fjalë mjaft simbolike dhe domethënëse, dhe atë për dy arsye:

1) Fjala "er-rrahimu", apo "er-rrahmu" dhe "er-rrihmu"[1], konsiston mitrën - vendin në barkun e nënës ku formohet dhe zhvillohet fëmija. Në këtë aspekt, mitra është sinonim i ngrohtësisë familjare, e që rrjedh nga raportet e mira brenda farefisit, po edhe në anën tjetër, fjala mitër nënvizon se pjesë e farefisit janë të gjitha ata që rrjedhin nga mitra (e gjyshës). Shumësi i kësaj fjale bën "erham", ndërsa "dhu'l-erham" quhen njerëzit me afërsi të gjakut, të cilët do t'i sqarojmë më poshtë. Kështu, nocioni "er-rrahmu" me kuptim të mitrës, bartë kuptimin e trungut familjar, pra barkun e parë - gjenezën, nga e cila rrjedhin pasardhësit në kuadër të farefisit; dhe

2) Fjala "er-rrahimu" (farefisi) derivon prej fjalës "rahime' (mëshira), dhe që konvergjon plotësisht me realitetin e mëshirës që ekziston brenda njerëzve me afërsi të gjakut – farefisit. Njeriu, instinktivisht ndjenë një dhembshuri, apo të themi më drejtë një mëshirë ndaj të afërmit me të cilin ka lidhje të gjakut. Për shembull, sa do që njeriu mund të ketë urrejtje ndaj të afërmit të vet, megjithatë në rastet e fatkeqësive ekziston një dhembshuri e thellë, dhe kjo, pa dyshim mbi bazën e rrënjëve të gjakut. Ky instink është i shprehur edhe tek kafshët, veçse kafshët kufizimin e lidhjeve të gjakut e kanë brenda familjes së ngushtë. Këtë, kemi patur rastin ta shohim te bota shtazore, por sidomos nëpërmjet emisioneve të ndryshme televizive, të cilat sjellin hulumtime profesionale në lidhje me jetën e shpezëve dhe kafshëve. Shumë prej llojeve të shpezëve e mbajnë funksionimin familjar, si pjesë të ekzistencës së tyre. Në mënyrë instinktive, mashkulli kujdeset për ushqimin e të vegjëlve, veçanërisht gjatë kohës kur nëna e tyre duhet t'u rrijë afër për sigurinë e tyre. Kështu veprojnë edhe kafshët e egra, siç janë ujqërit, soji i luanëve etj.. Kur femra është e nxënë me këlyshë, për sigurimin e ushqimit nga gjahu kujdeset mashkulli. Se fjala "er-rahim" e ka domethënien e mëshirës, kjo ka ardhur në hadithe të Pejgamberit a.s., ku vërehet se lidhja farefisnore është një lozë e emrit të Allahut "Er-Rrahman" - Mëshirëploti.Transmeton Abdullah bin Amër, se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Ata që mëshirohen në mes veti, Allahu i mëshiron. Bëni mëshirë ndaj atyre që janë në tokë, se do të bëjë mëshirë mbi ju, Ai që është në qiell. Lidhja farefisnore (er-rrahimu) është lozë e emrit të Allahut 'Er-Rrahman'

(Mëshirëploti), prandaj kush i mban lidhjet farefisnore, Allahu do t'i mbajë lidhjet me të, ndërsa kush i ndërpret, Allahu do t'i ndërpres lidhjet me të".[2]

**Kush bën pjesë në kuadër të farefisit**

Në vazhdim, le të shohim se kush bën pjesë në kuadër të farefisit, me të cilët njeriu është i obliguar t'i mbajë lidhjet farefisnore, dhe për të cilat do të ketë shpërblimin e Allahut. Dijetarët islamë, kanë dhënë disa përkufizime se kush bën pjesë në 'farefis' dhe në çfarë relacionesh përkufizohet ai.

1. Mendimi i parë farefisninë e kufizon në bazë të konceptit islam, i cili ndalon martesën (El-meharim). Domethënë, ai me të cilin ndalohet vendosja e lidhjes martesore, konsiderohet pjesë e farefisnisë, e këta janë: prindërit dhe prindërit e tyre e të tjerët përpjetë, fëmijët dhe fëmijët e tyre e të tjerët teposhtë, vëllezërit dhe fëmijët e tyre, motrat dhe fëmijët e tyre, axhllarët, hallat, dajallarët dhe tezet.

2. Mendimi i dytë farefisninë e kufizon në bazë të konceptit islam të trashëgimtarëve legjitimë (jetevarithune). Ky koncept nxjerr nga farefisnia dajallarët dhe tezet, me se lejon shkëputjen e lidhjeve farefisnore me ata, dhe kjo nuk konsiderohet mëkat. Mirëpo, ky qëndrim nuk është i drejtë, sepse bie në kundërshtim me hadithin ku Pejgamberi a.s. ka thënë: "Tezja është në pozitë të nënës".

3. Mendimi i tretë farefisninë e konsideron si nocion të përgjithshëm dhe e kufizon në bazë të asaj që përmban nocioni i mitrës (er-rrahim), që në gjuhën e gjenealogjisë i thonë "trungu familjar". Sipas kësaj, pjesë e farefisit janë të gjithë ata që kanë afri gjaku, dhe ata janë: prindërit e prindërit e tyre dhe të tjerët përpjetë, fëmijët e fëmijët e tyre dhe të tjerët teposhtë, vëllezërit, motrat, axhallarët, hallat, dajat, tezet, fëmijët e tyre dhe nipat e mbesat e tyre.[3] Ky mendim duket të jetë më pragmatik dhe konvergjon me realitetin social të mbarë shoqërisë. Pjesa dërrmuese e shoqërisë njerëzore, përfshirë dhe shoqërinë tonë shqiptare, i respektojnë lidhjet farefisnore sipas skemës së përmendur. Kjo, është e natyrshme dhe e kërkuar sipas konceptit të afrisë së gjakut. Sepse, nuk do të ishte në rregull që fëmijët e axhës, hallës, dajës e tezes, të mos konsideroheshin pjesë e lidhjeve farefisnore, për sa kohë që dihet se i përkasin brezit të parë të afrisë së gjakut!? Kështu, familja e gruas nuk konsiderohet farefis për burrin dhe as familja e burrit për gruan, sepse nuk kanë lidhje gjaku, porse kanë marrëdhënie miqësore.

**Mbajtja e lidhjeve farefisnore është obligim islam**

Të gjithë dijetarët e Ymetit, të parët dhe të mbramët, kanë konsensusin se mbajtja e lidhjeve farefisnore është obligim për muslimanin, dhe për këtë ekzistojnë argumente të qarta nga Kur'ani dhe Syneti, të cilat obligojnë drejtpërdrejt ruajtjen e lidhjeve farefisnore. Allahu i Madhëruar në Kur'an i është drejtuar njerëzimit, duke u thënë: (Shih:En-Nisa, 1). Në këtë ajet, Fjala e Allahut për ruajtjen e lidhjeve me të afërmit, ka ardhur në mënyrë urdhërore dhe në formë të vërejtjes: "…ruajeni farefisin (akraballëkun)…". Imam Kurtubiu r.h., në tefsirin e tij, duke komentuar këtë pjesë të ajetit, thotë: "Mil-leti islam kanë konsensus, se mbajtja e lidhjes farefisnore është vaxhib (detyrim), ndërsa ndërprerja e saj është haram (e ndaluar)".[4] Ekzistojnë me dhjetëra hadithe të Pejgamberit a.s. që obligojnë mbajtjen e lidhjeve farefisnore, dhe dënojnë ndërprerjen e tyre. Në një hadith, Pejgamberi a.s. mbajtjen e lidhjeve farefisnore e konsideron pjesë të besimit: "... Kush beson në Allahun dhe në ditën e Kiametit, le të mbajë lidhjet farefisnore..".. Në një hadith tjetër, Pejgamberi a.s. thotë: "Nuk do të hyjë në Xhennet, ai që i ka ndërprerë marrëdhëniet farefisnore". Ndërsa, në hadithin në vazhdim, Pejgamberi a.s. mbajtjen e lidhjeve farefisnore e konsideron si shkak për shtimin e furnizimit dhe zgjatjen e jetës. Transmeton Enes bin Malik se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush dëshiron që t'i shtohet furnizimi (rrësku) dhe t'i shtohet jeta, atëherë le t'i mbajë lidhjet e tij farefisnore". Në këtë drejtim ekzistojnë edhe shumë hadithe të tjera.



**'Vetëdija kolektive' dhe lidhjet farefisnore**

Krahas këtyre argumenteve të shumta, është shumë indikative se muslimanët sikur nuk i kushtojnë rëndësinë e duhur mbajtjes së lidhjeve farefisnore, respektivisht këtij obligimi dhe Urdhri të Allahut. Allahu i Lartësuar i ka lavdëruar në Kur'an ata që

mbajnë lidhjet farefisnore, dhe që janë të përgjegjshëm ndaj urdhëresave dhe ndalesave të Allahut. " (Shih: Er-Ra'd, 21). Të tillët janë që do të kenë shpërblimin e Allahut. Vlen të theksojmë se respektimi i lidhjeve farefisnore nuk është i dobishëm vetëm për individin. Përveç kësaj, urtësia e lidhjeve farefisnore ka të bëjë drejtpërdrejt me organizimin e mirëfilltë të strukturës së Ymetit islam në përgjithësi. Jo rastësisht, Allahu dhe Pejgamberi a.s. i kanë kushtuar shumë rëndësi farefisnisë. Atë që Allahu ka obliguar, duhet ta mendojmë shumë seriozisht për urtësinë e saj. Kështu, duke respektuar farefisninë, shoqëria islame shfaqet si një strukturë e organizuar mirë. Ashtu sikurse është namazi i xhumasë, ta zëmë një kongres javor për muslimanët, nëpërmjet të cilit ata kanë mundësi të bashkohen së paku një herë në javë, dhe që ka për qëllim unitetin e bashkësisë, këshillimin për të mirë, ndalimin nga e keqja etj., po ashtu edhe mbajtja e lidhjeve farefisnore, ndër të tjera, synon mbajtjen aktive të "vetëdijes kolektive islame" të grupit, në këtë rast të shoqërisë muslimane si një vlerë për çdo musliman. Secili individ, duke qenë i integruar në damarët e lidhjeve farefisnore të një shoqërie me tradita fetare islame, vazhdon të përfitojë nga udhëzimet e grupit. Në këtë rast "vetëdija kolektive e grupit' merr një rol të 'kanunit' (ligjit), që në kokën e anëtarëve të gjakut qëndron si një kurorë, që motivon veprimin e veprave të mira dhe sanksionon veprimin e veprave të këqija. Për këtë arsye, njerëzit i kushtojnë kujdes bërjes së disa veprimeve, nga droja e bojkotimit të farefisit, apo përkundrazi, bëjnë disa vepra të mira, për të cilat e dinë se janë në interes të farefisit. Ky element shoqëror, në të kaluarën ka qenë një realitet shoqëror shumë i pranishëm. Si i tillë, ndonëse jo me intensitetin e së kaluarës për shkak të invazionit të periudhës së globalizmit, është mjaft konsistent edhe në këtë periudhë. Familja që e ka bojkotuar farefisi i gjerë, ka kaluar një jetë shumë të vështirë. Ka pasur kufizime në hyrje-dalje, po edhe në marrëdhëniet ndërshoqërore dhe të bashkëpunimit. Nuk kanë lidhur marrëdhënie miqësie, as kanë blerë e as u kanë shitur gjë. Këto sjellje kanë qenë fatale për atë familje, që për shkak të mbijetesës detyrohej të kërkonte raporte shoqërore me fise të tjera, nëse kjo do të ishte e mundur. Edhe sikur të vendoste raporte me të tjerët, megjithatë mungesa e raporteve me njerëzit e gjakut për ta linte një zbrazëtirë të përhershme dhe të pakompensueshme. Kjo dukuri ishte e pranishme në trojet tona shqiptare prej kohësh, dhe këtë e përmendin shumë vizitorë të huaj, të cilët kishin vizituar Shqipërinë.

Ndërkaq, në kohën bashkëkohore, bojkoti i farefisit ndaj një familjeje, sado që mund të jetë i dëmshëm, megjithatë është i përballueshëm, sepse mënyra e jetesës ka ndryshuar. Shumë vija të trasha që dikur kanë përvijuar mentalitetin e fiseve, sot nuk ekzistojnë dhe nuk shfaqen si barriera për jetën ndërshoqërore. Mirëpo, pavarësisht nga të gjitha, një gjë është e sigurt që mungesa e njerëzve të gjakut nuk mund të zëvendësohet me asgjë, sepse ato janë lidhje të natyrshme, që ekzistojnë në natyrshmërinë e njeriut. Kjo është e sigurt në të gjitha kohët dhe vendet. Në këtë kontekst, Islami i udhëzon besimtarët që t'i mbajnë lidhjet farefisnore me të afërmit, pavarësisht nga niveli, pozita dhe karakterizimi i tyre. Jam i vetëdijshëm se disa muslimanë, përfshirë hapësirat tona mbarëkombëtare, nuk i respektojnë si duhet urdhëresat e Allahut në përgjithësi, mirëpo lidhjet farefisnore duhen mbajtur e ruajtur edhe me ata, sepse kjo është më e dobishme sesa ndërprerja e tyre, rrjedhimisht edhe e komunikimit. Ne kujtojmë shumë raste në ditët tona, kur njeriu ka ndikuar pozitivisht te dikush, që nuk ka qenë i udhëzuar në rrugën e Allahut, falë këmbënguljes dhe mos ndërprerjes së komunikimit. Sepse, përveç udhëzimeve praktike, muslimani ndikon tek tjetri edhe me vetë shëmbëlltyrën e tij. Ky njeri ka fituar dyfish: 1) është bërë sebep për udhëzimin e një individi, dhe 2) i ka mbajtur lidhjet farefisnore si një obligim. Ndërkaq, në momentin që i ndërpret marrëdhëniet farefisnore, në këtë rast ka rënë efekti i shëmbëlltyrës, po dhe këshilla për udhëzime praktike. Sikundërqë, po ashtu kujtojmë raste kur ai që i ka këputur lidhjet farefisnore, për shkak të kundërshtimeve, qofshin ato edhe fetare, nuk ka fituar asgjë, veçse përçarje familjare dhe ngurtësim të qëndrimeve për shkak të revoltës. Nëse do të merrej si kriter që, për shkak të një nervozizmi, të ndërpriteshin lidhjet farefsinore, atëherë struktura e bashkësisë muslimane do të lëngonte nga çarjet dhe ndasitë, dhe kjo nuk përkon me frymën e Fesë Islame. Feja Islame urdhëron për bashkëbisedim dhe bashkim me të gjithë muslimanët, në mënyrë të veçantë me të afërmit. Transmetohet se, kur Esma r.a., njëra prej bashkëshorteve të Pejgamberit a.s., e kishte pyetur Pejgamberin a.s.: A të mbaj lidhje me nënën time? Pejgamberi a.s. i kishte thënë: "Po, mbaji lidhjet me nënën tënde", duke e urdhëruar t'i mbante lidhjet me t'ëmën e saj, ndonëse ajo ishte pabesimtare.[5] I këtillë është Ymeti islam, në strukturën e të cilit vend të rëndësishëm kanë individi, familja, farefisi dhe shoqëria e gjerë. *(vijon)*

(1) Po ashtu, në gjuhën e Kur'anit dhe të Hadithit, lidhja farefisnore identifikohet edhe nëpërmjet fjalës "el-karabetu", "el-kurabetu" – farefisi. Fjalët "dhevi'l-kurba", "dhi'l-kurba", "akrebin", etj – që konsistojnë "farefisin" kanë ardhur në shumë vende në Kur'an, si: El Bekare, 83, 177, 215, En-Nisa, 36, etj. (2) Suneni i Termidhiut, kitabu: El-birr-rru ves-siletu an Resulilahi, babu: ma xhae fi rahmetin-nasi, nr. 1847. Ebu Isa, thotë se hadithi është "hasenun sahihun". (3) Shih: Abdur-rrahman bin Ajid El-Ajid, Siletur-rrahmi, sipas: www.saaid.net (data e citimit: 15.03.2013) (4) Kurtubiu, komentimi i ajetit Nisa,1. (5) Kurtubiu, komentimi i ajetit Nisa,1.

# Reflektimi i përqendrimit në fe në jetën e besimtarit

Sedat Islami

**Jeta është sprovë. Njeriu, doemos, gjatë jetës së tij, do të sprovohet. Është ky një prej ligjeve të Allahut të Madhëruar". Ne do t'ju sprovojmë me ndonjë frikë, me uri, me ndonjë humbje nga pasuria e nga jeta e edhe nga frytet, po ti jepu myzhde durimtarëve". (El Bekare, 155)**

Kështu, ne sprovohemi me mungesë sigurie, mungesë furnizimi, varfëri, humbje të të afërmve, po këto nuk janë sprovat e vetme. Ka edhe më të rënda. Janë ato që, janë shfaqur sidomos në 'kohën e fundit' ose ahir zemanin, siç e quajmë në fjalorin fetar. Janë sprova të një karakteri tjetër. Ato janë me pasoja fatale. Janë sprovat në besim. Ka thënë Muhamedi a.s.: "Paraprijuani me vepra të mira sprovave, të cilat do t'ju vinë (njëra pas tjetrës siç vijnë) pjesët e errëta të natës, në të cilat njeriu gdhin besimtar e ngryset pabesimtar, ose ngryset besimtar e gdhin pabesimtar: e shet fenë për mall të kësaj dynjaje".[1] Këtu, siç po shohim, kemi të bëjmë me sprova të një natyre tjetër. Në rastin e sprovave të përmendura më parë, njeriu dëmtohet, qoftë fizikisht, qoftë materialisht, por është durimi zgjidhje e problemit. Për këtë u merret myzhde nga Allahu i Madhëruar. Ndërsa tek sprovat e besimit, ajo që ofron zgjidhjen dhe garanton ruajtjen e besimit, është përqendrimi në fe ose –siç e quajmë në gjuhën fetare el-istikame.

**Çfarë është el-istikame?**

El-istikame nënkupton trasimin e rrugës së drejtë pa lajthitur majtas a djathtas. El-istikame nënkupton të kryesh adhurimet dhe të largohesh nga ndalesat, pavarësisht nëse janë të dukshme apo jo. Është kjo rruga mesatare ndërmjet dy ekstremeve.

**El-istikame si fryt i Ramazanit**

El-istikame nuk është luks. Vërtet që pak njerëz e disponojnë, veçse jo për shkak se ajo është e paarritshme. Ajo është e mundshme, madje, në kohë të caktuara, siç ka qenë Ramazani, merr edhe "një lirim". Secili që ka agjëruar Ramazanin, duke përfillur rregullat dhe edukatën përkatëse, ka mundësi të ketë realizuar el-istikamen. Do t'jua shpjegoj se si ndodh kjo. Agjërimi, ndonëse nënkupton abstenimin nga ushqimi dhe pija, megjithatë, ky nuk është qëllimi i tij, madje as i fundit. Ushqimi dhe pija, respektivisht, heqja dorë prej tyre nuk figurojnë asnjëherë në listën e synimeve të Ramazanit. Allahu i Madhëruar, qëllimin themelor të Ramazanit e shpjegon me devotshmëri". (Shih: El Bekare, 183). Pra, ajo që synon Ramazani tek besimtari, është shpirti i tij (devotshmëria), sa kohë që trupi (braktisja e ushqimit dhe pijes) është vetëm mjet. Është forcimi shpirtëror, ose ajo që Kur'ani e përkufizon si 'devotshmëri'. E, nëse ndalemi ta studiojmë sado pak këtë të fundit, do të shohim se, kuptimisht, pikërisht kjo është sinonim i el-istikames. Devotshmëria (ar. et-takva) nënkupton përfilljen e Urdhrave të Allahut dhe largimin nga ndalesat e Tij.

Kështu, sot do të orvatemi të shpjegojmë ndikimin e el-istikames në jetën e besimtarit në periudhën pas Ramazanit.

**Rruga e vetme që duhet pasuar**

El-istikame paraqet rrugën e vetme që duhet ta ndjekë besimtari. Është kjo rruga e sigurt, rruga që çon në kënaqësinë e Allahut. Ka thënë Allahu: (Shih:Hud, 112)

Është rruga e vetme e së vërtetës në kohën kur rrugët na prezantohen të shumta. Muslimi transmeton në Sahihun e tij nga sahabiu i nderuar Sufjan ibn Abdullah eth-Thekafijj, i cili i kishte thënë të Dërguarit a.s.: "O i Dërguari i Allahut, ma thuaj një fjalë në Islam, për të cilën më pas nuk do ta pyes askënd tjetër? Tha: Thuaj: Kam besuar në Allahun, pastaj përqendrohu në fe"!

Se kjo rrugë është një e vetme dhe se rrugët e tjera të çojnë në devijim e lajthitje, ka dhe argumente. Në Kur'an, Allahu i Madhëruar, duke na folur për të Dërguarin e Tij dhe urdhrin dhënë pasuesve, thotë: "Dhe se kjo është rruga (feja) Ime e drejtë (që e caktova për ju), pra përmbajuni kësaj, e mos ndiqni rrugë të tjera e t'ju ndajnë nga rruga e Tij. Këto janë porositë e Tij për ju, kështu që të ruheni". (El En'am, 153)

Muhammedi a.s., siç transmeton Imam Ahmedi në Musnedin e tij nga sahabiu i dashur Abdullah ibn Mes'udi, kishte bërë një vijë të drejtë, pastaj kishte thënë: Kjo është rruga e Allahut. Pastaj kishte bërë vija të tjera, në të djathtë e të majtë, dhe kishte thënë: Këto janë rrugë të shkapërderdhura dhe në secilën prej tyre qëndron një djall që të thërret në atë rrugë. Pastaj lexoi ajetin: (Shih: El En'am, 153).[2]



Për shkak të kësaj rëndësie, ne gjejmë se Allahu i ka urdhëruar për këtë dhe profetët a.s.. Përkitazi me Musain dhe Harunin a.., respektivisht me lutjen e tyre, Allahu thotë:"Ai (All-ahu) tha: "Lutja juaj është pranuar, prandaj ju të dy qëndroni ashtu si jeni e mos ndiqni rrugën e atyre që nuk dinë"! (Junus, 89)

**Jetë të lumtur**

Përqendrimi në fe ka dhe një rëndësi tjetër. Ai, sidomos në këtë kohë kur vret stresi, vjen si shpëtues. Ai i dhuron besimtarit qetësinë dhe prehjen që nuk mund ta arrijë kurrsesi ndryshe përveçse se me fe. Ka thënë Allahu:"Ata që thanë: "Allahu është Zoti ynë dhe qëndruan besnikërisht, për ta nuk ka frikë dhe ata nuk do të pikëllohen". (El Ahkaf, 13). Ibni Kethiri, në një koment të shkurtër që i bën këtij ajeti në këtë kaptinë, pasi kishte bërë këtë edhe në kaptinën es-Sexhdeh, thotë: "Nuk kanë frikë për atë që i pret dhe nuk janë të dëshpëruar për atë që ka kaluar".[3]

Si argumente të tjera që dëshmojnë këtë, janë edhe ato nga kaptina en-Nahl (ajeti 97) dhe nga kaptina Muhammed (ajeti 2). (Shih: En-Nahl, 97). Ndërsa atyre që besuan, bënë vepra të mira dhe e besuan atë që iu shpall Muhamedit, e ajo është e vërtetë prej Zotit të tyre, Ai atyre ua shlyen mëkatet dhe ua përmirëson gjendjen". (Muhammed, 2)

Si fryte të ndryshimit të kësaj gjendjeje, dijetarët kanë përmendur:

1) Prehjen shpirtërore,
2) Udhëzimin në të vërtetën,
3) Dashurinë për Allahun dhe për robërit e Tij,
4) Dëfrimin me të mira materiale edhe në këtë botë,
5) Ruajtjen e besimtarit nga të ligat dhe të këqijat,
6) Përforcimin e lidhjeve ndërmjet pjesëtarëve të shoqërisë,
7) Mirësjelljen ndaj njerëzve dhe distancimin nga veprimet e liga.

**Përfundimi i mirë**

Nuk është vdekja shqetësim sa është mënyra se si ndodh ajo. Fundi i jetës është sprovë e rëndë. Njeriu mbase mund edhe të devijojë nga e vërteta, por jo edhe besimtari i përqendruar në fe. Për hir të këtij qëndrimi të fortë në fe, Allahu ka premtuar një shpërblim të madh. Është prehja dhe qetësia shpirtërore. (Shih:Fussilet, 30-31)

Për ta kuptuar më mirë këtë, dua t'ju sjell ndërmend një skenë që përshkruan Kur'ani për njerëzit që kanë pasur mungesë el-istikamenë ose përqendrimin në fe. Thotë Allahu:"E kur ndonjërit prej tyre i vjen vdekja, ai thotë: "O Zoti im, më kthe, (100). Që të bëj vepra të mira e ta kompensoj atë që lëshova"! Kurrsesi, (kthim nuk ka) e kjo është vetëm fjalë që e thotë ai, e ata kanë para tyre një perde (distancë periodike) deri në ditën kur ringjallen". (El Mu'minun, 99-100)

E shihni sa i rëndësishëm është ky element në jetën shpirtërore të besimtarit. Prandaj, të punojmë për ta forcuar veten edhe më shumë në rrugën e Allahut, se ndryshe nuk arrihet shpëtimi!

(1 )Transmetojnë Muslimi dhe Tirmidhiu. (2) Ahmedi Shakiri thotë se hadithi është autentik.(3) Ibni Kethir, Tefsiru-l-Kur'ani-l-Adhim, 7/279

# Të drejtat socio-ekonomike të femrës në Islam

Mr. Sadat Rrustemi

**Ligji islam, ashtu siç ka rregulluar çdo statut që i përket njeriut në mënyrë të përsosur, për të vetmin qëllim që t'i sjellë njeriut lumturi, t'i mundësojë jetë të dinjitetshme, po ashtu ka shqyrtuar e rregulluar problemet e femrës në të gjitha etapat e zhvillimit të saj.**

Në këtë kuadër ka programuar për të atë që është më e favorshmja, po ashtu ka rregulluar me saktësi të veçantë edhe ndarjen e pasurisë për të dy gjinitë-mashkull e femër. Nuk duhet harruar gjithashtu se jemi duke diskutuar për një çështje që Islami e ka dekretuar një të drejtë nga e cila gruaja ishte e privuar, para më tepër se 14 shekujsh, në kohën kur të tjerët jetonin në errësira, kurse femrën nuk e trajtonin ndryshe veçse një plaçkë të pavlerë, pa farë të drejte sociale, dhe kur as që konsiderohej pjesëmarrëse në trashëgimi. Qysh atëherë Islami i dha të drejtën femrës të jetë poseduese e plotë e pasurisë, qoftë përmes trashëgimisë a ndonjë veprimtarie tjetër, siç e definon këtë Kur'ani: "Meshkujve u takon pjesë nga pasuria që lënë prindërit e të afërmit (pas vdekjes), edhe femrave u takon pjesë nga ajo që lënë prindërit e të afërmit, le të jetë pak ose shumë ajo që lënë, u takon pjesë e caktuar (nga Zoti)". (En-Nisa, 7). Kurse Muhamedi a. s., urdhëronte që të mbahej drejtësia në ndarje të pasurisë në mes fëmijëve meshkuj e femra (shih:Buhariu/2447, Muslimi/1624).

Një nga objektivat e legjislacionit islam është dhe mbrojtja-ruajtja e pasurisë së njeriut, pa dallim gjinie, race, feje. Botëkuptimi real aludon se Islami i ka dhënë të drejtën e plotë femrës, ashtu si mashkullit, për pavarësi pronësie, që të jetë poseduese e pasurisë në të gjitha etapat jetësore, format dhe llojet e disponimit të saj, pa marrë parasysh se a është e martuar apo jo, të drejta si: lidhja e të gjitha kontratave pronësore, posedimi i tokës, ndërtesave e pasurive tjera, ashtu siç ka të drejtën e shitblerjes, dhurimit, të lënies peng, të dhënies me qira, të autorizimit, të lënies së testamentit etj. Nuk ka farë dallimi në çështje të tilla në mes femrës dhe mashkullit në Islam.[1] Lidhur me këtë, thotë Allahu:"Burrave u takon hise nga ajo që fituan ata, dhe grave gjithashtu u takon hise nga ajo që fituan ato". (En-Nisa, 32). Tërë pasurinë që ka femra para martesës, sipas Islamit, e bart me vete në emër të saj edhe gjatë martesës, pa pasur të drejtë t'ia keqpërdorë burri, gjithashtu pa qenë e detyruar ta shpenzojë atë as për fëmijët dhe familjen e saj. Asaj i takon edhe dhurata e martesës-mehri, një gjë kjo specifike e fesë islame në këtë formë, një dhuratë kjo që nuk lejohet të kuptohet kurrsesi si shitje e femrës-së bijës (një dukuri e njohur në shoqërinë tonë deri vonë), dhe as kompensim e shpërblim për kontakte intime me të, veçse me këtë Islami, përveç të tjerash, nderon femrën, mbjell dashuri në mes dy partnerëve, vlerëson mundin e femrës sa ishte në familje të të atit, e pas martesës i mundëson të jetë poseduese e plotë e pasurisë dhe ta shfrytëzojë atë sipas vullnetit të vet. Këtë e miraton Allahu në Kur'an: "Grave jepuni dhuratën e kurorës së tyre më të mirë, e në qoftë se ato, nga vullneti i vet, ju falin diçka prej saj, atëherë hajeni atë hallall të mirë". (En-Nisa, 4). Jo vetëm kaq, por dhe e ndalon rreptësisht që burri ta keqpërdorë pasurinë personale të saj. (shih: En-Nisa, 20-21).

Në anën tjetër, në kuadër të kësaj, feja Islame i ka siguruar femrës furnizimin dhe shpenzimet e nevojshme të jetesës, qoftë si vajzë-e pamartuar nga ana e prindërve (apo nga farefisi në raste të varfërisë së saj), apo përkujdesje ndaj saj si grua-bashkëshorte, si edhe e fëmijëve të saj mbas martesës, në familje të burrit. Kjo çështje konsiderohet e detyrueshme në Islam dhe për të ekziston konsensusi i dijetarëve islam[2], duke u mbështetur në citatin kuranor (Shih: Et-Talak, 3, 7) dhe në hadithin që transmeton Ajshja r. a., se Hind b Utbe i kishte thënë Profetit a.s.: "O i Dërguar i Allahut, Ebu Sufjani është burrë dorështërnguar. Ai nuk na jep mua dhe djalit tim asgjë përveç asaj që unë ia marr fshehurazi". Profeti a. s. i tha: "Merr prej pasurisë së tij pa e tepruar, për të plotësuar nevojat e tua dhe të djalit tënd". (Buhariu 5049, Muslimi 17140). Në mungesë të përkujdesjes prindërore, ose bashkëshortore për shkak të gjendjes sociale jo të mirë të tyre, shteti islam i garanton asaj asistencë sociale nga arka e shtetit, duke e privilegjuar femrën nga të gjithë të varfrit e tjerë, pavarësisht se a mund të punojë apo jo gruaja.[3]

Gjithashtu, nga të veçantat e fesë islame është se gruas së divorcuar me të drejtë kthimi dhe gruas

shtatzënë gjatë periudhës së pritjes, i takon furnizimi, mbulimi i shpenzimeve të jetesës, edhe nëse ajo është e pasur[4] (Shih:Et-Talak, 6, El Bekare, 241, 236, El Ahzabë, 49). Gjithë kjo me pretekst që, edhe në raste të divorcimit, furnizimi të jetë përkëdhelje për të, një kërkimfalje ndaj saj, me qëllim që t'i zbuten dhimbjet e plagëve nga divorci.[5] Njëkohësisht legjislacioni islam i mbulon dhe shpenzimet e gruas gjidhënëse, me qëllim që nëna të përkujdeset për rritjen e fëmijës në kushte sa ma të volitshme[6]. Këtë e vërteton Kur'ani (shih: El-Bekare, 233 dhe Et-Talak, 6).

**Superioriteti i legjislacionit Islam në trashëgimi**

Përse i përket trashëgimisë së femrës sipas legjislacionit, feja islame jo vetëm që gruas i jep këtë të drejtë, por dhe u tërheq vërejtjen atyre që e privojnë atë nga trashëgimia (shih: En-Nisa, 19). Kurse ata që mendojnë se feja islame ka diskredituar femrën në shumë aspekte, me theks të veçantë se e ka privuar nga e drejta e trashëgimisë ose që asaj i jep sa gjysma e mashkullit, Kur'ani zgjidh në mënyrë të detajuar këto çështje, duke iu kundërvënë atyre që bëjnë spekulime lidhur me këto çështje (shih: En-Nisa, 11).

Në çështje të trashëgimisë, legjislacioni islam ka ndjekur rrugë dhe forma ekskluzive për ndarjen e pasurisë së trashëguar (ligje që nuk gjenden tek asnjë konfesion tjetër fetar dhe as tek ligje të shkruara botërore) në mënyrë të drejtë, siç urdhëron në Kur'an: "Allahu ju urdhëron për sa i takon trashëgimisë së fëmijëve" dhe, duke përmbyllur citatin, njofton Allahu se ndarje e trashëgimisë kësisoj është "Urdhër nga Allahu" (En-Nisa, 11), duke synuar fillimisht vetë ruajtjen e pasurisë së trashëguar nga trashëguesi, dhe duke u dhënë përparësi trashëgimtarëve më të nevojshëm, që janë fëmijët e trashëguesit, për faktin se prindërit janë më afër përfundimit të jetës sesa fëmijët, prandaj dhe pjesa më e madhe u takon këtyre të fundit. Në anën tjetër, përderisa nevojat e djalit janë më të mëdha se të vajzës, ngase në Islam prej tij kërkohet furnizimi i familjes dhe përkujdesja për të, e kjo gjë nuk kërkohet nga vajza, sepse asaj i dhurohet pasuria e nuk i merret, - atëherë djali merr dyfishin krahasuar me vajzën (dhe jo gjithherë). Këtë e vërteton edhe citati (shih: En-Nisa, 34). Pa hezituar themi se dispozitat e trashëgimisë në Islam janë ndër çështjet më të kristalizuara, ngase janë thjeshtuar aq mirë personat që janë pjesëmarrës në trashëgimi dhe hiset e tyre të ndara veç e veç, në mënyrë që të mos ketë mundësi të nga dikush për manipulim, duke ndjekur maksimën universale se pasuria është e shenjtë. E si të mos jetë kjo çështje ashtu siç u theksua sa kohë që formën e ndarjes e ka marrë përsipër Ai, dituria e të Cilit është absolute. Ai thotë: "... ju nuk dini se kush është më afër dobisë suaj, prindërit tuaj ose fëmijët tuaj. (Ky përcaktim është) Urdhër nga Allahu. Vërtet Allahu është më i dijshmi më i urti". En-Nisa, 11). Prandaj edhe them që ata të cilët i qasen studimit të kësaj çështjeje, duhet të studiojnë këto dispozita në tërësi e jo në mënyrë parciale.[7]

Kur të flasim mbi trashëgimin e femrës në legjislacionin islam, doemos duhet theksuar që juristët islam pohojnë se femra konsiderohet nga trashëgimtarët që nga lindja e saj, bazuar në thënien e Pejgamberit a. s.: "Nëse fëmija lind i gjallë, ai trashëgohet".(Ebu Davudi/2920, Ibn Maxhe/2751-hadith i saktë). Po ashtu femra trashëgon në cilësitë si vijon:

1- Si femër; për se thotë Allahu në Kur'an: "Meshkujve u takon pjesë nga pasuria që e lënë prindërit e të afërmit, edhe femrave u takon pjesë nga ajo që lënë prindërit e të afërmit, le të jetë pak ose shumë ajo që lënë, u takon pjesë e caktuar (nga Zoti)". En-Nisa, 7). Citati në fjalë vërteton trashëgiminë e femrës në disa aspekte: a)duke i specifikuar ato veçmas aga meshkujt e jo së bashku me ta; b) duke përsëritur dy herë pjesën e saj brenda citatit, me qëllim që të mos lënë vend për dyshim dhe manipulim.[8]

2- Si nënë; siç e vërteton Allahu: "... për prindërit, për secilin prej tyre, u takon një e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri) nëse ka fëmijë; e në qoftë se (i vdekuri) nuk ka fëmijë e atë e trashëgojnë (vetëm) prindërit, atëherë nënës së tij i takon një e treta..."..(En-Nisa, 11).

3- Si bashkëshorte; për se thotë Allahu: "Atyre (grave) u takon një e katërta nga ajo që lini ju, nëse nuk keni fëmijë, por, nëse keni fëmijë, atyre u takon një e teta nga ajo që lini". (En-Nisa, 12).

4- Si vajzë; lidhur me këtë pohon Kur'ani: "Allahu ju urdhëron për (çështjen e trashëgimit) fëmijët tuaj: për mashkullin hise sa për dy femra; nëse janë (trashëgimtare) vetëm femra, dy e më shumë, atyre u takojnë dy ty tretat e pasurisë që trashëgohet, nëse është një femër, asaj i takon gjysma.."... (En-Nisa, 11).

5- Si motër (prej nëne); për se thotë Allahu: "... në qoftë se (i vdekuri) është mashkull ose femër, trashëgohet nga ndonjë i largët ( nëse s'ka as prindër as fëmijë) po ka një vëlla ose një motër (nga nëna), atëherë secilit prej tyre u takon një e gjashta, e në qoftë se janë më shumë (se një vëlla ose një motër), ata janë pjesëmarrës të barabartë në të tretën (e tërë pasurisë)". (Nisa, 12).

6- Si motër prej një nëne e një babai; thotë Allahu: "(Shih: En-Nisa, 176). Kurse Muhamedi a. s. ka thënë: "Motrat vërini së bashku me vajzat mbështetëse". (Buhariu, 6741). Po ashtu merr hise edhe si motra prej babai.

7- Si gjyshe (e vërtetë) trashëgon një të gjashtën, nëse i plotëson kushtet; lidhur me trashëgimin e saj rrëfen Kubejsa ibn Dhuejb (Shih: Transmetojnë të pestët, me

përjashtim të Nesaiut, Termidhiu pohon se hadithi është i saktë-Irva'el Galil 1680).

Që nga mesi i shekullit të kaluar janë ngritur akuza në drejtim të Islamit, gjoja se feja islame ka diskriminuar femrën-vajzën duke i dhënë asaj hise sa gjysma e djalit. Në fillim të këtij shkrimi sqaruam disa nga arsyet e kësaj, por, megjithatë, jo gjithherë femra trashëgon sa gjysma e mashkullit. Kjo ndodh vetëm në katër raste: 1-Kur në trashëgimi janë vetëm një vajzë e një djalë. 2- Kur në trashëgimi janë babai me nënën dhe nuk ka trashëgues nga fëmijët dhe as burrë e grua, nënës i takon një e treta, kurse të tjerat - dy të tretat babait. 3- Kur në trashëgimi janë motra ose motra prej babai me vëllain apo vëllai prej babait. 4-Kur vdes njëri prej bashkëshortëve, nëse nuk kanë pasardhës trashëgues, burrit i takon gjysma e hises, kurse gruas një e katërta, ndërsa nëse kanë pasardhës trashëgues, burrit i takon një e katërta, kurse gruas një e teta.

Por ka më shumë se këto raste që theksuam, kur gruaja trashëgon sa edhe burri. P.sh.: - Kur gjenden babai me nënën dhe kanë një djalë pasardhës trashëgues, babai merr një të gjashtën e po ashtu edhe nëna, kurse pjesën tjetër e merr djali-tasiben. Ose rasti i vëllezërve nga nëna me motrat nga nëna, siç sqaron citati (shih: En-Nisa, 12). Ky citat sqaron në mënyrë eksplicite barazinë e hises së femrës me të mashkullit.

Kemi mbi dhjetë raste kur femra, në fakt, trashëgon më shumë sesa mashkulli. P. sh.: Kur vdes një grua dhe lë trashëgim, po e zëmë 60 mijë euro, kurse trashëgimtarë janë: burri, babai, nëna dhe dy vajza. Në këtë rast hisja e burrit është një e katërta (15 mijë, por, meqenëse kjo çështje ka aul-pakësim) atij i takojnë /12 mijë, hisja e babait është një e gjashta/ 8mijë (pjesa tjetër është tasib-edhe pse s'mbetet gjë), hisja e nënës është po ashtu një e gjashta /8 mijë, kurse hisja e dy vajzave dy të tretat /32 mijë, për secilën nga 16 mijë.

Jo vetëm kaq, po ka raste në trashëgiminë islame kur femra trashëgon e mashkulli nuk trashëgon asgjë. P. sh.: rasti i motrës prej babai dhe vëllait prej babai; në një gjendje të tillë trashëgimia ndahet kësisoj: Nëse pasuria e mbetur është 84 mijë euro, e trashëgimtarë janë: burri, motra prej nëne e babai dhe motra prej babai, - atëherë hisja e burrit është gjysma/36mijë (edhe pse në këtë çështje ka aul-pakësim), hisja e motrës prej nënës dhe babait është gjysma/36 mijë, kurse hisja e motrës nga babai është një e gjashta/12 mijë. Mirëpo, nëse nga trashëgimtarët do të ishte vëllai prej babait në vend të motrës prej babait, atëherë hisja e burrit do të ishte gjysma/42 mijë, po ashtu edhe hisja e motrës prej nënës dhe babait/42 mijë, kurse për hisen e vëllait prej babait pjesa tjetër-tasiben, pra nuk mbetet asgjë. Nga rasti që u sqarua më sipër, motrës prej babait i takonte një e gjashta/12 mijë, kurse vëllait prej babait nuk i takonte asgjë.[9]

**Dëshmi e qartë për drejtësinë e Islamit në trashëgimi**

Si përmbledhje nga sa u theksua më lart, mundë të thuhet se ky është Islami, i cili në periudhën e errësirës e të injorancës botërore ka sjellë alternativat më sublime për të gjitha kohët, edhe më stabile, për të mbrojtur interesin e femrës, ruajtjen e dinjitetit të saj, me theks të veçantë ruajtjen e pasurisë së saj. Këtë e vërtetojnë edhe këto dëshmi që po sjellim, nga ata që nuk janë muslimanë.

Femra të shumta jomuslimane, të cilat, kur lexuan citatet kuranorë që flasin mbi trashëgiminë( En-Nisa, 124), njëkohësisht, duke vërtetuar maksimën e barazisë në Islam, pohuan: "Mësimet profetike nuk u kufizuan vetëm me dispozitat gjithëpërfshirëse, ai vendosi ligj për trashëgimin e femrës, i cili është më i drejti, më liberal për pavarësimin e saj sesa ligji i krishterë anglez, i cili veproi deri para njëzet vjetësh. Ajo që solli Islami për femrën, duhet të merret model, ngase garanton sigurinë e tyre, dhe të gjitha pronat e tyre të trashëguara nga të afërmit, vëllezërit dhe burrat e tyre".[10]

Kurse autori i librit (Civilizimi evropian, -Gustave Le Bon) pohon: "Kur'ani i mundësoi femrës të drejta trashëgimore më të avancuara sesa ligjet tona evropiane; kriteret që vendosi Kur'ani për trashëgimi, janë më të drejta. Lexuesi këtë mund ta vërejë edhe në bazë të citateve që sjell ai. Gjatë krahasimit në mes tyre - citateve kuranore - dhe të drejtave franceze e angleze, mund të pohojmë se nuk është e vërtetë ajo që thuhet për muslimanët, se ata nuk kalojnë jetë të mirë me gratë e tyre, të drejtat në trashëgimi që janë në Islam, nuk mund t'i gjejmë dot në ligjet tona".[11]

Njofton gazeta islame në Kajro "El-vihde el-Islamije", se në Sudanin Jugor u konvertuan në Islam më se 60 priftërinj si rezultat i njohjes me formën e ndarjes së trashëgimisë në Islam.[12]

[1] Neval bint Abdulaziz el-Aid, Hukuk elmer'ti fi dev'ë es-sune en-nebevije, bot1. 2006, f. 577. [2] Alaudin Ebi Bekr b Mesud elkasani elHanefi, Bedaia sanaia fi tertib esh-sheraia, bot2-1974, Dar elkitab ealarabi-Bejrut, v4, f. 23, dhe Muvefekudin Ebi Muhamed Abdullah b Ahmed b Muhamed b Kudame elMakdisi, Elmugni, Dar alem elkutub, b2- 1997, v. 11, f. 347[3] Ibn Abidin, Red elmuhtar ala ed-dur elmuhtar, v3. f. 614. [4] Dr. Mustafa Sibai, elmeretu bejnel fikhi vel kanun, b1-1998. muesesetu err-risate, f. 25. [5] Hukuk elmer'ti fi dev es-sune en-nebevije, f. 618. [6] Meha Jusuf Gjarullah, Inajet elkur'ani ve es-sune bi meshari elmer'ti, dar ibn hasm, b1-2008, f. 272. [7] Mr. Sadat Rrustemi, Ligje juridike kushtuar femrës muslimane në trojet joislame, studim për nivelin master profesional, Universiteti Amerikan i Hapur, fakulteti i studimeve islame dhe arabe-studime posdiplomike, Kajro 2008, mentor:Ibrahim Abdurrazik elHuli, f. 430. [8] Hukuk elmer'eti fi dev es-sune en-nebevije, f. 692. [9] Nidham elmevarith fi eljehudije ve en-nesranije velislam, f. 180, hukuk el mer'eti fi dev' es-sune en-nebevije, f. 702-706, Mekanet elmereti fi elkur'an elkerim ve es-suneti es-sahiha, f. 145. [10] Elmer'tu bejne elfikhi velkanun, f. 143. [11] Marrur nga:Hukuk elmer'ti fi dev' es-sune en-nebevije, f. 707. [12] Numër 17, nëntor 2005, Komisioni Botëror për thirrje dhe këshillim Kajro-Egjipt.

# Kategoritë të cilave nuk u jepet zekati

Mr. Ejup Haziri

Transmetohet nga Muadhi, r.a. të cilin i Dërguari i Allahut, a.s. e kishte porositur me fjalët: "... lajmëroji ata se Allahu ua ka bërë detyrim zekatin për të pasurit, i cili u kthehet skamnorëve të tyre ..."

**Hyrje**

Në temën paraprake kam shpjeguar disa nga kategoritë të cilave nuk u takon zekati, që janë kategoria e politeistëve, e ateistëve dhe e luftuesve të Islamit dhe muslimanëve. Po ashtu kemi shpjeguar edhe ehludhimeh dhe mendimet e dijetarëve rreth tyre. Në vazhdim do të trajtohen vetëm dy kategori: të pasurit dhe të fuqishmit me potencial pune. Po ashtu do të kemi një trajtim të veçantë të çështjes se kush konsiderohet i pasur.

**Të pasurit**

Kur kam shpjeguar kategoritë përfituese të zekatit, kam theksuar se dy grupet e para që meritojnë përfitimin e zekatit janë të varfrit dhe të ngratët. E, ndërsa të varfrit dhe të ngratët janë pjesëmarrës thuajse të paevitueshëm në pasurinë e zekatit, për shkak të nevojave të tyre jetike, të pasurit përjashtohen nga kjo, ngase ata në të vërtetë as që kanë nevojë për një dhënie të tillë dhe nuk mund të futen në asnjë mënyrë në kategorinë përfituese të zekatit. Kjo mund të dëshmohet edhe me tekste të prera, siç është hadithi i transmetuar nga Muadhi, të cilin i Dërguari i Allahut e kishte porositur me fjalët: "...lajmëroji ata se Allahu ua ka bërë detyrim zekatin për të pasurit, i cili u kthehet skamnorëve të tyre..". (Buhariu, nr. 1458). Në një hadith tjetër thuhet: "Nuk lejohet sadakaja për të pasurin".[1] Po të jepej zekati për të pasurit, atëherë do të humbte edhe urtësia e tij, sepse përmes zekatit arrihet një lloj baraspeshe në mes shtresave të ndryshme në furnizime, kështu që të varfrit dhe skamnorët nuk ngelin në gjendjen e tyre të mjerueshme, po statusi i tyre ndryshon, e kjo kontribuon për luftimin e varfërisë dhe eliminimin e saj. Zekati është një ndihmë modeste ndaj të varfërve dhe nevojtarëve, që u ndihmon atyre dhe kontribuon për kushte më të mira jetese, e kjo ndihmon ruajtjen e shoqërisë nga sëmundja e varfërisë dhe ruajtjen e shtetit nga degradimi e dobësimi. Për aq sa të pasurit e japin zekatin, kjo do të nënkuptonte se ata kujdesen për të varfrit e shoqërisë së tyre, në të kundërtën hendeku në mes shtresave të njerëzve do të thellohej dhe nuk do të mund të zhdukej. Në parim, juristët muslimanë janë dakorduar se të pasurve nuk u takon asgjë nga zekati, për shkak se nuk kanë nevojë për të, e pastaj kanë debatuar rreth përjashtimeve të mundshme, nëse eventualisht ndonjë të pasuri mund t'i takojë pjesa e zekatit. Juristët e shkollës juridike hanefite janë të mendimit se atyre që e tubojnë-mbledhin zekatin, edhe nëse janë të pasur, u takon pjesa e zekatit, gjegjësisht shpërblimi, për shkak se në lidhje me këtë ka ardhur teksti që konfirmon pjesën e zekatit për ta. Gjithashtu ata mbledhjen e zekatit e kanë si punë për të cilën paguhen, gjegjësisht ata marrin pagë për mbledhjen e zekatit. Po ashtu, sipas hanefinjve, zekati mund të jepet për përfitimin e zemrave të njerëzve, pa marrë parasysh nëse janë të pasur ose jo. E, në kategori të tillë, gjegjësisht për përfitimin e zemrave, mund të bëjnë pjesë nga radhët e muslimanëve po edhe nga radhët e jomuslimanëve. Mirëpo, pas përhapjes së Islamit dhe forcimit të tij, kjo gjë u bë e panevojshme dhe nuk funksionon.[2] Ndërkaq, për sa i përket luftëtarit, juristët shfaqin mendime të ndryshme, nga të cilat vlen të theksohet mendimi i Shafiut, i cili e lejon që luftëtarit t'i jepet zekati edhe nëse është i pasur dhe nuk ka nevojë për të, një gjë e tillë tek hanefinjtë nuk është e lejuar, përveç rasteve kur është e nevojshme. Ndonëse hadithi i transmetuar nga Ata ibn Jesarit që në fillim flet për ndalesën e sadakave, gjegjësisht të zekatit, për të pasurit, në vazhdim flet për pesë përjashtime: për mbledhësin e tij, për lirimin e robit, për borxhliun, për luftëtarin në rrugën e Allahut dhe për sadakanë e dhënë të varfrit, të cilën ai më pastaj ia dedikon një të pasuri. Ky hadith dhe disa hadithe të tjera që përmendin tekstualisht vetëm dy apo tri grupe përjashtuese nga të pasurit, nuk janë kuptuar njësoj nga të gjithë juristët. Shafiinjtë dhe një pjesë e madhe e juristëve kanë mendimin se i Dërguari i Allahut në thëniet e tij ka sqaruar se sadakatë e zekati nuk u dedikohen të pasurve, por më vonë ka bërë përjashtime nga thënia e tij, për grupet e përmendura. Ndërkaq, hanefinjtë janë të mendimit se përjashtimi i bërë nuk nënkupton domosdo se ata



janë të pasur, si për shembull përmendja e luftëtarit në rrugën e Allahut, po me të nënkuptohet se ai dikur (më herët) ka qenë i pasur, ka pasur shtëpi, familje, rroba të mjaftueshme dhe pasuri që i tejkalon dyqind dërhemë, mirëpo papritmas ka vendosur të udhëtojë për luftë në rrugën e Allahut dhe ai ka nevojë për mjete udhëtimi, për armë dhe mjetin e luftës ose për ndonjë shërbëtor për përkujdesje. Të gjitha këto atij nuk do t'i duheshin në rast se do të qëndronte në shtëpinë e tij, mirëpo i nevojiten në rast se do të nisej për luftë në rrugën e Allahut. Prandaj, atij i jepet, sipas nevojës që kërkojnë udhëtimi dhe mjetet e luftës.[3] Hanefinjtë bazohen edhe në dy hadithet e përmendura në fillim të kësaj teme, ku theksohet se zekati merret nga të pasurit dhe jepet për të varfrit dhe nuk lejohet dedikimi i tij për njerëzit e pasur. Këtu po flasim për sadakatë detyruese, ngase sadakatë vullnetare s'ka dyshim që lejohen edhe për të pasurit, sepse për to nuk ka ndonjë ndalesë. Vetë fakti se ato janë vullnetare, domethënë që dedikimi i tyre lejohet për cilindo, por më racional dhe më i rëndësishëm është dedikimi i tyre për ata që kanë nevojë për to, e jo të jepen ku s'ka nevojë për to. Mirëpo, sikur e vura në dukje më sipër, nuk ka ndalesë edhe nëse bëhen për të pasurit, të cilët realisht nuk kanë nevojë për zekat.

**Kush konsiderohet i pasur?**

Për nocionin se kush konsiderohet i pasur, ka një polemikë në mes dijetarëve, një pjesë e madhe e të cilëve, si Shafiu dhe Maliku, janë të mendimit se nuk ka ndonjë masë përcaktuese që tregon se personi që ka këtë e këtë, konsiderohet i pasur, por kjo dihet nga gjendja e njeriut, atëherë kur ai ka aq pasuri sa përmbushë nevojat e tij ditore, pa pasur nevojë për ndihmë nga të tjerët.[4] E rëndësishme, sipas tyre, është që pasuria e ndokujt të jetë mbi kërkesat e tij, respektivisht më e madhe sesa nevojat e tij. I këtij mendimi është edhe Ahmedi në njërin nga mendime, i cili konsiderohet mendim i përzgjedhur i tij. E, disa të tjerë, siç janë juristët hanefinj dhe disa të tjerë, janë të mendimit se është e mundur të përcaktohet se kush konsiderohet i pasur, e i pasur sipas tyre është ai që gjatë një viti ka 200 dërhemë apo 20 dinarë, që e kanë vlerën e 85 gramëve të arit. Sipas hanefinjve është e rëndësishme që të plotësohet nisabi-kuota e përcaktuar nga cilido mall për të cilin jepet zekati, dhe shtesa prej dyqind dërhemëve jashtë nevojave të tij. Hanefinjtë janë të mendimit se, nëse njeriu ka plotësuar nisabin-kuotën, por ka në përkujdesje familje të madhe ose shumë fëmijë, të cilët kërkojnë furnizim, atij nuk i kërkohet të japë zekatin, për shkak se, në rast se merret zekat prej tij, do t'i bëhet dëm atij dhe familjes së tij. Sidoqoftë, kjo është një temë më vete dhe është e pamundur të sqarohet detajisht këtu, duke sjellë argumentet e secilës palë, prandaj po mjaftohemi me vetëm përmendjen e mendimeve të shkollave juridike.

**Të fuqishmit për potencial pune**

Të fuqishmit me mundësi pune janë kategoria tjetër që nuk meritojnë të marrin zekatin, për shkak të potencialit të tyre për punë dhe mundësisë për të fituar. Islami inkurajon njerëzit që të punojnë e të angazhohen dhe të mos presin fitimin e tjetrit dhe as të mos ua shtrijnë të tjerëve dorën për të pritur mëshirën e tyre. Në këtë kontekst, i Dërguari i Allahut ka thënë: "Nuk do të hajë ushqim më të mirë askush sesa ai që e fiton me dorën e vet. Pejgamberi i Zotit, Davudi a.s., ka ngrënë vetëm nga ajo që ka fituar me dorën e vet". (Buhariu, nr. 2072). Njeriu nuk duhet të bëjë jetë parazite, të presë gjithnjë nga të tjerët, po duhet të përdorë mënyra të ndryshme të fitimit. Më i vlefshëm është fitimi që nxjerr vetë, sesa kur kërkon lëmoshë nga të tjerët.Transmetohet nga Ebu Hurejre se si i Dërguari i Allahut kishte thënë: "Pasha Atë, në dorën e të Cilit është shpirti im, më mirë është që ndonjëri nga ju ta marrë litarin e të bartë mbi shpinën e tij dru, sesa të vijë e të kërkojë (lëmoshë) nga njerëzit pavarësisht nëse ata japin apo jo". (Buhariu, nr. 1377 dhe Maliku, nr. 1588) Në këtë kontekst, është e rëndësishme të përmendet një ngjarje nga periudha e ndritshme e Omerit, të birit të Hatabit, i cili, gjersa kalonte pranë një rruge, pa një të ri që kishte shtrirë dorën dhe kërkonte lëmoshë nga njerëzit. I habitur nga gjesti i tij dhe i zemëruar tej mase, mori kamxhikun dhe filloi ta godiste, e më pastaj i tha: "O djalosh, mos na e shëmto fenë"! Mesazhi i Omerit është se të rinjtë me mundësi dhe potencial pune, duhet të angazhohen për të punuar, e jo të bredhin rrugëve duke kërkuar lëmoshë nga të tjerët. Në këtë kontekst disa nga malikinjtë janë të mendimit se personit që ka mundësi të punojë dhe është i varfër, nuk i lejohet dikujt që t'i dedikojë zekatin atij, për shkak se ai ka mundësi për punë, po është i



pakujdesshëm dhe nuk punon, ndonëse ka potencial dhe mundësi për të gjetur punë.[5] Ky mendim nuk mund të thuhet që është ekstrem; madje tekstet fetare dhe rregullat e fesë qëndrojnë në të njëjtën vijë, për shkak se Islami, ashtu siç u theksua më sipër, është fe që nxit dhe inkurajon punën e lufton fitimin, duke shtrirë duart në pritje të mëshirës nga të tjerët. Islami porosit qartë për angazhim dhe punë, për se, përmes gjuhës së të Dërguarit të Allahut thuhet: "Nuk lejohet sadakaja obligative (zekati dhe sadekatul-fitri) për të pasurin dhe për të fuqishmin me trup të shëndoshë (për atë që ka mundësi të punojë)". (Transmetojnë të gjitha koleksionet). Pra, personit që është i ri dhe ka mundësi për punë, nuk i jepet zekat, për arsye se ai ka mundësi të punojë e të angazhohet dhe sepse Islami përkrah punën dhe angazhimin personal. Në Haxhin lamtumirës, dy persona shkuan tek i Dërguari i Allahut derisa ai po shpërndante sadaka për njerëzit nevojtarë. Ata të dy kërkuan sadaka prej tij. I Dërguari i Allahut hodhi shikimin drejt tyre dhe, kur i pa se ishin të rinj dhe të fuqishëm, atëherë u tha: "Nëse dëshironi, mund t'u jap, por në sadaka (obligative) nuk ka hise i pasuri dhe as i fuqishmi që ka mundësi të fitojë". (Ebu Davudi, nr. 1633) I Dërguari i Allahut u dha mundësi atyre të zgjedhin, nëse dëshironin - të merrnin zekat, e nëse jo - të mos merrnin, dhe kjo për faktin se ai nuk e dinte gjendjen e tyre, por fjalën e tha duke i parë nga pamja e jashtme, që ishin të rinj dhe kishin mundësi të punonin. Mirëpo, ndoshta pamja e jashtme tregon se ata janë të aftë për punë dhe kanë potencial, e në realitet mund të jenë të paaftë për fitim ose mund të fitojnë duke punuar, po fitimi i tyre të mos jetë i mjaftueshëm për ta. Nga ky hadith, dijetarët muslimanë kanë nxjerrë mësime dhe kanë konstatuar se udhëheqësit muslimanë, përkatësisht shpërndarësit e zekatit, duhet t'i këshillojnë ata që pranojnë të marrin zekatin, në mënyrë që ta njohin gjendjen e tyre, që destinimi i zekatit të mos bëhet për njerëz të pasur e me mundësi pune, kurse kjo të bëhet për ata që janë të varfër dhe realisht kanë nevojë për një ndihmë të tillë. Në këtë mënyrë ata bëhen shembuj në pasimin e metodologjisë së të Dërguarit të Allahut.

Për të fuqishmin është bërë haram zekati, sepse prej tij kërkohet të punojë për vetveten, e jo të rrijë e të pret lëmoshë, po, nëse nuk gjen punë, atëherë zekati për të konsiderohet i justifikuar dhe atij duhet t'i ndihmohet derisa të gjejë ndonjë punë.[6] Në situata të ndryshme, kur papunësia është e lartë dhe njerëzit nuk mund të gjejnë punë, përpos në raste të rralla, edhe të rinjve që kanë potencial për punë, duhet t'u ndihmohet për ta kapërcyer krizën, mirëpo, sa të krijohen kushte, ata duhet t'i përvishen punës dhe të mos presin gjithnjë nga të tjerët. Po ashtu, edhe në raste kur dikush punon, po paga që e merr, nuk i mjafton për vete dhe për familjen e tij, sipas juristëve muslimanë, nuk ka asgjë të keqe nëse ai merr nga zekati për plotësimin e nevojave të tij. Kjo për faktin se kërkesat janë më të mëdha sesa të ardhurat e tij, prandaj ai merr nga zekati sipas nevojës që ka. Përfundimisht, që t'i ndalohet dhënia e zekatit atij që ka mundësi pune, ai duhet t'i plotësojë kushtet e mëposhtme:

1- Të gjejë punë nga e cila pret fitimin.

2- Që ajo punë të jetë në suaza të lejimit legjitim, e jo të jetë ligjërisht e ndaluar.

3- Që të ketë mundësi të punojë.[7]

4- Që të fitojë sipas nevojave të tij.[8]

Është interesant të përmendet edhe një gjë kur bëhet fjalë për personin që ka mundësi për të punuar dhe që është i shëndoshë - e ka të bëjë me atë që tërë kohën e tij i është përkushtuar adhurimit, duke iu shmangur punës dhe angazhimit për fitim, ndonëse ka mundësi për të gjetur punë dhe për të fituar. Sigurisht që adhurimi kërkohet nga secili besimtar, po njëkohësisht kërkohen edhe puna dhe fitimi, ngase edhe kjo konsiderohet adhurim. Prandaj, ashtu siç është urdhëruar për adhurim, është urdhëruar edhe për punë dhe fitim, dhe personit që i është përkushtuar vetëm adhurimit, duke lënë tërë gjërat e tjera, nuk i jepet asgjë nga zekati, për shkak se ai nuk e ka kuptuar qëllimin e adhurimit dhe nuk e ka kuptuar drejt misionin e tij në këtë jetë. Dihet botërisht se në Islam nuk ka murgëri dhe se fitimi për jetesë konsiderohet adhurim, kurdo që të kryhet brenda kornizave islame dhe kur qëllimi është i pastër.

[1] Transmetojnë të gjithë me përjashtim të Ibn Maxhes dhe Nesaiut. [2] Ibni Himam, Kemaludin Muhamed ibn Abdulvahid, Fet'hul Kadir Sherhu'l Hidajeh, Matbeatu Mustafa Muhamed, Kairo-Egjipt, pa vit botimi, v.2, f. 21.[3] Zejlei, Tebjinul Hakaik Sherh Kenzud Dekaik ve Hashijetu Shelebij, bot. I-rë, El-Matbeatul Kubra el-Emirijetu, Bulak-Kairo, 1313h, v.1, f. 302.[4] El-Hatabij, Mealimu's Sunen, v.2, f. 227. [5] Dusuki, Hashijetu'd Dusuki ale'sh Sherhi'l Kebir, v.1 f. 1494.[6] Kardavi, Fikhu'z Zekah, v.2, f. 700.[7] Ngase nëse është i vjetër, fëmijë apo i sëmurë, i pamundësohet të punojë dhe të fitojë.[8] Kardavi, Fikhu'z Zekah, v.2, f. 559.

# Morfologjia e kokës së shqiptarëve të Kosovës (2)

Agron M. Rexhepi, MD, PhD,

**Gjerësia e kokës**

Kjo ndryshore paraqet distancën ndërmjet dy pikave më të largëta laterale të kokës. Gjerësia e kokës së njeriut është ndryshore biparietale e jo bitemporale.

Tabela 4. Klasifikimi në bazë të gjerësisë së kokës sipas shkallës Lebzelter-Saller

| Gjerësia e kokës | Lebzelter-Saller | Meshkujt | Femrat |
|---|---|---|---|
| Kokë shumë e ngushtë | > 139 | 5 \| 0.9% | 1 \| 0.5% |
| Kokë e ngushtë | 140 – 147 | 14 \| 2.5% | 38 \| 19.7% |
| Kokë e mesme | 148 – 155 | 178 \| 31.7% | 98 \| 50.8% |
| Kokë e gjerë | 156 – 163 | 279 \| 49.7% | 50 \| 25.9% |
| Kokë shumë e gjerë | 164 < | 85 \| 15.2% | 6 \| 3.1% |

Shpërndarja e meshkujve të matur në bazë të gjerësisë së kokës është e përafërt me shpërndarjen e së njëjtës popullatë në bazë të gjatësisë së kokës. Nga numri i përgjithshëm i të maturve, 49.7% të entiteteve radhiten në grupin me kokë të gjerë, 31.7% në grupin me kokë të mesme, ndërsa 15.2% të entiteteve me kokë shumë të gjerë (Tabela 4). Pjesa dërrmuese e femrave të matura (50.8%) karakterizohen për kokë të mesme, ndërsa 25.9% për kokë të gjerë dhe 19.7% për kokë të ngushtë (Tabela 4).

Tabela 5. Përcaktimi i kufijve minimalë dhe maksimalë si dhe i vlerës mesatare të gjerësisë së kokës

| Gjerësia e kokës | Meshkujt | Femrat |
|---|---|---|
| Vlera minimale | 116 mm | 138 mm |
| Vlera maksimale | 191 mm | 168 mm |
| Vlera mesatare | 157.71 mm | 152.61 mm |

Në Tabelën 5 janë paraqitur vlerat mesatare, minimale dhe maksimale të gjerësisë së kokës për entitetet e matura të meshkujve dhe të femrave. Vlera mesatare e gjerësisë së kokës tregon se në përgjithësi meshkujt e testuar kanë kokë të gjerë (157.71 mm me variacione 116–191 mm), kurse femrat kokë të mesme (152.61 mm me variacione 138–168 mm).

Tabela 6. Gjerësia e kokës tek popuj të ndryshëm

| Popujt | Meshkuj | Femra | Autorët |
|---|---|---|---|
| Kosova (shqiptarët) | 157.71 mm | 152.61 mm | A. Rexhepi |
| Shqipëria e Jugut | 161 mm | - | Po Kun |
| Franca | 158 mm | - | Po Kun |
| Gjermania | 158 mm | - | Braig |
| Serbia | 154.5 mm | - | Po Kun |
| Rumania trans. | 158 mm | 152 mm | Reiner |
| Bullgaria | 153.78 mm | 149.9 mm | M. Popov |
| Maqedonia | 153.76 mm | 149.33 mm | M. Popov |

Nga të dhënat e Tabelës 6 mund të konstatojmë se entitetet e matura nga Kosova dhe nga Shqipëria e Jugut bëjnë pjesë në popullatë me gjerësi më të madhe të kokës.

**Lartësia e kokës**

Lartësia e kokës tregon distancën nga muri i sipërm i kanalit të jashtëm të veshit deri në pikën më të lartë të kokës (vertex). Ky parametër është i rëndësishëm për përcaktimin e indeksit cefalik vertikal (ICV) dhe të indeksit cefalik transversal (ICT). Edhe pse gati tek të gjitha krijesat ekziston pjesa ballore (frontale) e kokës, tek njeriu kjo pjesë është shumë më e dalluar dhe ka të bëjë me zhvillimin e pjesës frontale të trurit.

Tabela 7. Klasifikimi në bazë të lartësisë së kokës sipas shkallës Routil

| Lartësia e kokës | Routil | Meshkujt | Femrat |
|---|---|---|---|
| Shumë e ulët | < 109 | 29 \| 5.2% | 46 \| 23.8% |
| E ulët | 110 – 117 | 129 \| 23.0% | 79 \| 41.0% |
| Mesatare e lartë | 118 – 125 | 258 \| 46.0% | 59 \| 30.6% |
| E lartë | 126 – 133 | 115 \| 20.5% | 8 \| 4.1% |
| Shumë e lartë | 134 < | 30 \| 5.3% | 1 \| 0.5% |

Për kokën mesatarisht të lartë karakterizohen 46% të meshkujve të matur, kurse për kokë të ulët 23% dhe të lartë 20.5%; Ndërkaq, tek femrat kemi një shpërndarje tjetër: 41% i entiteteve të matura i takojnë grupit me kokë



të ulët, 30.6% me kokë mesatare të lartë dhe 23.8% me kokë shumë të ulët (Tabela 7).

Tabela 8. Përcaktimi i kufijve minimalë dhe maksimalë si dhe i vlerës mesatare të lartësisë së kokës

| Lartësia e kokës | Meshkujt | Femrat |
|---|---|---|
| Vlera minimale | 104 mm | 96 mm |
| Vlera maksimale | 143 mm | 134 mm |
| Vlera mesatare | 121.52 mm | 114.67 mm |

Nga të dhënat e Tabelave 7 e 8, mund të konstatojmë se në përgjithësi meshkujt e testuar kanë kokë mesatarisht të lartë (121.52 mm me variacione 104–143 mm), ndërsa femrat kokë të ulët (114.67mm me variacione 96–134 mm).

**Gjerësia e fytyrës**

Duke u mbështetur në shpërndarjen e numrit të entiteteve në bazë të gjerësisë së fytyrës (dimensioni bizigomatik), kemi bërë klasifikimin e fytyrave sipas shkallës Lebzelter-Saller, duke paraqitur numrin e entiteteve dhe përqindjen e tyre brenda së njëjtës gjini (Tabela 9). Në bazë të të dhënave të Tabelës 9 mund të konstatojmë se meshkujt karakterizohen për fytyrë mesatare të ngushtë (40.8%) e fytyrë të ngushtë (26%) dhe tregojnë një shpërndarje normale të rezultateve por paksa me një shmangie në të majtë. Për dallim nga meshkujt, femrat karakterizohen për fytyrë kryesisht shumë të ngushtë (59.6%) e fytyrë të ngushtë (33.2%), ndërsa shpërndarja e rezultateve tregon një shmangie të plotë.

Tabela 9. Klasifikimi në bazë të gjerësisë së fytyrës

| Gjerësia e fytyrës | Lebzelter-Saller | Meshkujt | Femrat |
|---|---|---|---|
| Shumë e ngushtë | < 127 | 93 \| 16.6% | 115 \| 59.6% |
| E ngushtë | 128 – 135 | 146 \| 26.0% | 64 \| 33.2% |
| Mesatare e ngushtë | 136 – 143 | 229 \| 40.8% | 14 \| 7.2% |
| E gjerë | 144 – 151 | 89 \| 15.9% | 0 \| 0 |
| Shumë e gjerë | 152 < | 4 \| 0.7% | 0 \| 0 |

Tabela 10. Përcaktimi i kufijve minimalë dhe maksimalë si dhe i vlerës mesatare të gjerësisë së fytyrës

| Gjerësia e fytyrës | Meshkujt | Femrat |
|---|---|---|
| Vlera minimale | 109 mm | 105 mm |
| Vlera maksimale | 155 mm | 142 mm |
| Vlera mesatare | 135.87 mm | 125.35 mm |

Vlera mesatare e gjerësisë së fytyrës, e llogaritur në numrin e përgjithshëm të entiteteve, tregon shifrën 135.87 për meshkuj dhe 125.35 për femra (tabela e mësipërme)



# Republika e Sierra-Leones

Samir B. Ahmeti

**Pozita gjeografike**

Republika e Sierra-Leones, një shtet i vogël afrikan, shtrihet në perëndim të kontinentit, përkatësisht në mes shteteve Guineja dhe Liberia, me shtrirje në brigjet e oqeanit Atlantik. Sierra-Leone kufizohet me vetëm dy shtete fqinje, nga veriu dhe lindja kufizohet me Guinenë në një gjatësi deri në 652 km, nga juglindja dhe nga jugu me Liberinë, në një gjatësi prej 306 km dhe nga perëndimi e nga jugperëndimi me oqeanin Atlantik në një gjatësi prej 402 km. Emri Sierra-Leone është i përbërë prej dy fjalësh (Sera) që d.m.th. 'diçka e lartë, majë', si dhe (Leone) që d.m.th. 'luan'. Pra, Sierra-Leone d.m.th. "maja e luanit", për shkak të ngjashmërisë së zërit të ushtimës së bubullimës që gjëmon nëpër malet e vendit, dhe gjëmimit të luanit. I pari që e quajti këtë vend me këtë emër, ishte udhëpërshkruesi portugez Pedrosintra.

Sipërfaqja tokësore e vendit përbëhet prej kodrave të vogla, të prera nga disa lumenj që shkojnë në drejtim të oqeanit Atlantik, si dhe lumenj të tjerë që burojnë nga kodrat e sipërpërmendura e që shtrihen në drejtim të rrjedhës së lumit Niger. Po ashtu, në brigjet e vendit ka këneta të shumta, që janë pasojë e shirave[2]. Në Sierra-Leone mbizotëron klimë tropikale, e nxehtë dhe me të reshura atmosferike përgjatë tërë vitit. Siç është nxehtësia e madhe në vend, po ashtu edhe shkalla e lagështisë është e ngritur. Gjatë verës bien rrebeshe shiu, ndërsa gjatë dimrit temperaturat janë mesatare, po të shoqëruara me riga shiu, për shkak të pozitës gjeografike që hyn në kuadër të rajonit tropikal[3].

Fritaun: Si kryeqytet i Sierra-Leones dhe qyteti më i madh i shtetit, ndodhet në pjesën perëndimore të vendit, përkatësisht në bregdetin e oqeanit Atlantik. Fritaun konsiderohet edhe port i rëndësishëm detar në bregdetin Atlantik, i cili shfrytëzohet për eksportimin e artikujve vendorë, si: ullinj, oriz, kafe, mango, kakao, hekur, boksit, krom, diamant, ar etj.. Mendohet që zona e këtij qyteti ka qenë një treg i vjetër, ku bëhej shitja e robërve. Mirëpo në vitin 1787 kjo zonë u banua prej 400 personash, skllevër të liruar dhe amerikanë me ngjyrë. Numri i banorëve të këtij qyteti sot arrin afërsisht 1.070.200 (sipas vlerësimeve statistikore të vitit 2004)[4].

**Përhapja e Islamit**

Transmetimet nëpër libra të historisë bashkëkohore kryesisht pajtohen rreth depërtimit të Islamit në Afrikën Perëndimore, përkatësisht rreth informacioneve që kanë të bëjnë me depërtimin e Islamit në Sierra-Leone. Pra, Feja Islame në Sierra-Leone si një ide sublime u njoh dhe u dëgjua përmes kontributit të prijësve të fiseve të vendit, diku në shekullin XVI, edhe pse që nga ajo kohë Islami nuk aplikohej në praktikë si fe, besim, bindje dhe punë. Ka qenë e njohur në të kaluarën e Sierra-Leones, kur dikush donte ta pastronte veten e tij nga ndonjë akuzë, të thoshte: "Unë jam musliman", që d.m.th. unë nuk veproj keq, ashtu siç nuk vepron keq muslimani. Kjo traditë vazhdon të jetë e përhapur edhe sot në gjithë komunitetin në vend, që nga kohët e hershme. Njohja e prijësve të fiseve të vendit me Fenë Islame ka qenë me rastin e ardhjes dhe kontaktit me tregtarët muslimanë të devotshëm nga Guineja, Senegali, Nigeria dhe nga Mauritania në qytetet bregdetare të Sierra-Leones. Pastaj, në në qytetet e këtyre viseve u vendosën shumë muslimanë dhe, përmes tregtisë, filluan të kontaktonin me vendësit nëpër qytete dhe fshatra të afërta, gjersa kryenin ritualet e tyre fetare, si: namazi, agjërimi dhe leximi i Kur'anit. Kjo atmosferë mbresëlënëse bëri që disa nga idhujtarët vendës të Sierra-Leones të përqafonin Islamin, një gjë kjo në përputhshmëri të plotë me natyrshmërinë e njeriut, dhe ai u komunikohej nga muslimanë të devotshëm që vinin nga Guineja. Më pastaj, ata besimtarë të rinj do të fillonin të praktikonin Islamin sikur vëllezërit e tyre muslimanë, si namazin, ashtu edhe të gjitha ritualet e tjera fetare, dhe kështu do të forcoheshin edhe lidhjet në mes tyre, derisa po krijonin besim të plotë reciprok, sidomos për shkak se muslimanët i ndihmuan vendësit kundër çdo okupatori kolonialist të huaj. Kjo besueshmëri që ishte shtrirë në mes të muslimanëve



të vjetër të Guinesë dhe muslimanëve të rinj të Sierra-Leones tashmë do të hapte një rrugë të re kontaktesh në mes vete, që rezultoi me ardhjen e disa mijëra muslimanëve guinejan për të jetuar në Sierra-Leone. Kështu Feja Islame u përhap nëpër fshatra dhe rajone të Sierra-Leones dhe Islami po linte gjurmë kudo që depërtonte përmes muslimanëve të sipërpërmendur. Gjithashtu, prijësit e fiseve të vendit deklaronin Islamin e tyre, duke i thirrur bashkëvendësit në Islam, pavarësisht nga trysnia e madhe që bëhej dhe vazhdon të bëhet ende nga organizata krishtere misionare, për t'i tërhequr e joshur këta prijës fisesh[5].

**Historia**

Kolonialistët e parë që erdhën në Sierra-Leone, ishin portugezët, të cilët arritën aty në vitin 1460. Aty gjetën fiset Temni që banonin në ato vise dhe konsideroheshin vendës. Mandej, në shekullin XVI arritën edhe britanikët në Sierra-Leone, për t'u pasuar edhe nga evropianë të tjerë, që filluan të merrnin padrejtësisht banorë vendës dhe t'i dërgonin si skllevër në Botën e re – në Amerikën Veriore dhe në atë Jugore. Kjo tregti me njerëz vazhdoi derisa Britania bëri ndalimin e skllavërimit dhe tregtimin e tyre. Pastaj, në vitin 1787, një britanik, i quajtur Granville Sharp, vendosi afërsisht 400 skllevër të liruar nga Amerika në një vend që sot quhet Fritaun – Qyteti i lirë ose Qyteti i të liruarve –. Ky qytet, si zonë bregdetare që ishte, më pastaj u bë vendstrehim për të gjithë zezakët e liruar nga shërbimi i forcave të armatosura britanike dhe për skllevërit e tjerë të mbetur. Ndërkaq, në vitin 1808 Britania njoftoi se rajoni Sierra-Leone ishte një koloni britanike, kurse në vitin 1896 Britania vendin e shpalli protektorat britanik.

Republika e Sierra-Leones u bë shtet i pavarur brenda federatës britaneze vetëm në vitin 1961. Më vonë, në vitin 1978 vendi, përmes një referendumi të përgjithshëm, miratoi sistemin njëpartiak, dhe kështu u krijua një stabilitet politik, ndonëse ekonomia e vendit karakterizohej për keqmenaxhim dhe korrupsion. Në shtator të vitit 1985 Dr. Stevens zgjodhi pasuesin e tij, Gjeneralmajor Saidu Momoh, i cili u zgjodh President i Republike[6].

**Gjendja ekonomike**

Prodhimi bujqësor në Sierra-Leone karakterizohet nga një llojllojshmëri e madhe, pavarësisht nga toka e varfër dhe stina e thatë e vendit. Kjo llojllojshmëri e prodhimit erdhi duke u mbështetur në metodat tradicionale bujqësore të vendit, por, me gjithë këta faktorë të mundshëm, prapëseprapë prodhim bujqësor është shumë i ulët. Shumica e popullsisë në vend punojnë në bujqësi, peshkim dhe në prerje drunjsh. Të lashtat më të rëndësishme që prodhohen në këtë vend, janë: orizi, misri, kafeja, kakao, xhenxhefili dhe disa drunj të rrallë. Prej pasurisë nëntokësore të vendit, mund të veçojmë mineralet: diamanti, ari, margaritarët, boksiti dhe hekuri. Nga pjesët më të zhvilluara ekonomike të vendit është rajoni perëndimor, ngase aty kolonialistët kanë aktivizuar lëvizjet e misionarëve të krishterë. Nga bagëtitë këtu kultivohen lopët, dhentë dhe dhitë[7].

(1) Vladimir Zoto, Enciklopedi gjeografike e botës, f. 206. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame f. 98, 99. Logos-a, 2009, Shkup. Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 386. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. (2) Dr. Muhammed Mahmud Es-serjani; El Vexhiz fi Gjugrafia El Alem El Islami, f.246. Dar Alem El Kutub, 1997, Rijad. Amine Ebu Haxher; Mewsuatu-l- Muduni-l- Islamij-jeti, f. 317, 318. Daru Usame, 2010, Aman, Jordani. . (3) Amine Ebu Haxher; f. 318.(4) Amine Ebu Haxher; f. 321. http://www.marefa.org. (5) http://main.islammessage.com. (6) Muhammed Atris; f. 386. (7) http://www.marefa.org.

# Qeveria tuniziane u shpall luftë selefinjve

Mr. Qemajl Morina

**Tunizia është vendi i parë arab, ku pati nisur pranvera arabe në dhjetor të vitit 2010, kur i riu Muhamed Busid hodhi mbi vete benzinë në shenjë proteste, për shkak se policia komunale nuk e lejuan që në karrocën e tij të shiste gjërat e zakonshme prej nga i siguronte kafshatën e gojës familjes së tij.**

Në atë kohë, askush nuk kishte besuar se ai akt i atij të riu do të bëhej shkak që vetëm pak ditë më vonë nga Pallati presidencial do të detyrohej të largohej ish-diktatori i Tunizisë - Zejnul Abidin ben Ali, i cili kishte sunduar për afro tri decenie.

Ditë më parë, Kryetari i qeverisë së Tunizisë, Ali el-Aridi, shpalli grupimin selefist "Ansaru al-Sheria" (Mbështetësit e Sheriatit) organizatë terroriste, edhe pse ajo përfaqëson rrymën kryesore të selefinjve xhihadistë të vendit. Kjo, pra, është hera e parë që ky grupim selefist të akuzohet në një mënyrë kaq të hapur nga vetë Kryeministri i qeverisë, i cili i përket partisë islame "En-nehda"( Rilindja). Grupimi selefist, i cili bën thirrje për zbatimin e Sheriatit dhe adaptimin e xhihadit, është përgjegjës për vrasjen e Shukri Belidit dhe Muhamed Ibrahimt, dy politikanë laikë, që ishin opozitë e qeverisë, si dhe një numër të ushtarakëve tunizianë, tetë prej të cilëve u vranë në një pritë më 29 korrik. Vrasja e Belidit, që ndodhi në muajin shkurt, shkaktoi rënien e qeverisë së Kryeministrit të Hamadi al-Xhibali, lideri i lëvizjes islamike "Nahda". Ndërkohë që vrasja e Ibrahimit më 25 korrik, shkaktoi po ashtu krizë të thellë politike në Tunizi. Një prej pasojave të saj ishte thirrja për anulimin e Asamblesë Kombëtare dhe rrëzimin e Qeverisë. Kryeministri i Tunizisë, Ali Al-Aridi, në një konferencë shtypi, që mbajti pak ditë më parë, përveç të tjerash, nuk u ndal shumë në kërkesat e opozitës lidhur me shpartallimin e Parlamentit apo rrëzimin e Qeverisë, të cilën e udhëheq ai prej afro gjashtë muajsh. Përveç tjerash, ai u përqendrua në këto dy çështje: Qeveria nuk do të japë dorëheqje dhe Lëvizja "Nahda" nuk do të pranojë qeveri teknike. Ai bëri thirrje për formimin e "Qeverisë së dalë nga zgjedhjet", dhe për këtë caktoi veprimtarinë e punës së qeverisë së tij deri më 23 tetor, kur duhet të mbahen Zgjedhjet parlamentare në Tunizi.

**Qeveri teknokratësh**

Me këtë veprim, ai sikur binte në kundërshtim me kryetarin e partisë "Nahda", Rashid al-Ganush, i cili ditë më parë, në një bisedë për një rrjet televiziv tunizian, pranoi formimin e një qeverie prej teknokratësh, e cila nuk do të udhëhiqej nga partia e tij. Kjo deklaratë e tij nga opozita e Tunizisë u vlerësua si një hap me rëndësi.

Kryeministri al-Aridi mohoi akuzat e opozitës se qeveria aktuale e Tunizisë është qeveri e lëvizjes "Nahda", duke e argumentuar këtë me faktin që qeveria, e cila në përbërje të saj ka gjithsej 27 ministra dhe 10 zv/ ministra, 60% prej tyre janë të pavarur, tek të cilët lëvizja "Nahda" nuk ka kurrfarë ndikimi. Kryeministri al-Aridi pohoi se mospajtimet me opozitën nuk mund të zgjidhen në rrugë, veçse mund të zgjidhen me anë të bisedimeve brenda institucioneve.

Sipas analistit tunizian al-Hadi Jahmed, ekspert i organizatave islamike, thuhet se dukuria e grupimeve selefiste xhihadise filloi të përhapej në Tunizi pas rënies së regjimit të Zejnul Abidin ben Ali, gjatë demonstratave dhe përleshjeve që ndodhën në vend. Faktori që ndihmoi në përhapjen e kësaj dukurie, ishte lirimi i prijësve të këtyre organizatave nga burgjet pas revolucionit, duke shtuar këtu kthimin e luftëtarëve që kishin marrë pjesë në luftërat në Afganistan dhe në Irak si dhe lirimin e një numri të konsideruar prej burgjeve të vendeve evropiane. Disa prej tyre patën pranuar se ata kishin qenë aktivë në grupime të vogla, që i përkisnin "al-Kaides" në Evropë, Irak ose Algjeri.

Sipas pohimeve të Kryeministrit, organet e sigurisë dhe ato të inteligjencës kanë zbuluar strukturën organizative të organizatës "Ansar al-Sharia", e cila përbëhet prej dy sektorëve: sektori për thirrje islame e paqe si dhe sektori ushtarak. Aty hasëm edhe disa të dhëna, ku shihej se organizata në fjalë "kishte depërtuar pjesërisht" në organet e shërbimeve të sigurimit dhe të ushtrisë.

Këto ditë, për herë të parë, Ministria e Punëve të Brendshme e Tunizisë zbardhi shkakun e vrasjes së politikanit majtist Shukri Belid, më 6 shkurt të këtij viti. Në një konferencë shtypi, raportin e lexoi Mustafa ben Omer, drejtor i përgjithshëm i policisë, i cili, përveç të tjerash, deklaroi: "Vrasësi i përfaqësuesit të opozitës Shkuri Belid, është Kemal al-Kadkadi, i cili "vendosi" ekzekutimin e tij, pasi kishte parë një program televiziv, ku kishte marrë



pjesë i përmenduri. "Listës për ekzekutim që gjendej tek ai, i dha përparësi këtij të fundit".

Pastaj vazhdoi: 'Kadkadi, i cili ishte anëtar i grupit "Ansaru al-Sharia" selefiste xhihadiste, për të ekzekutuar Belidin "kërkoi leje" prej prijësit të grupit Sejfullah bin Husejn (48), që njihej me llagapin "Abu Ijad" dhe ky i fundit dha "fetva" për ekzekutimin e opozitarit majtist.

Më 28 janar 2013, Shukri Belid mori pjesë në programin "Ora nëntë e mbrëmjes", të transmetuar nga Televizioni Kombëtar i Tunizisë.

Gjatë programit, Belidi kritikoi shumë ashpër vizitën që ditë më parë i kishte bërë Tunizisë predikuesi i njohur kuvajtian Nebil al-Ivedi, për të promovuar projektin e tij "Vogëlushet me shami" , në një vend ku gruaja gëzon të drejtat unike në Botën Arabe. Belidi kërkoi prej organeve kompetente "ndalimin e hyrjes të këtyre predikuesve në vendin tonë, për srsye se ata e ndotin atë dhe cenojnë identitetin tanë". Ai më tutje pati shtuar: "Ne në Tunizi kemi mjaft dijetarë të fesë, të cilët na mjaftojnë". Ai kritikoi ashpër rekrutimin e "grupeve të dexhallëve për të përhapur një kulturë të huaj për identitetin tonë", të cilin e quajti "agresion vehabit, që po vjen nga një vend i largët, nga rajoni i petro-dollarëve". Nebil al-Ivedi në janar të vitit 2013 vizitoi Tunizinë, ku u prit në mënyrë zyrtare nga personalitetet më të larta shtetërore, duke përfshirë edhe Ministrin e Çështjeve Fetare, Nurudin al-Hadimi.

Pas vrasjes së Shukri Belidit, më 6 shkurt 2013, shohim një lloj kritike ndaj predikuesve fetarë të huaj në Tunizi, e cila vjen nga instancat më të larta. Kështu më 11 maj, Presidenti i vendit, El-Merzuki kritikoi ardhjen e predikuesve nga vendet e Gjirit me këto fjalë: "Ne kemi nevojë për predikues tunizianë e jo predikues që vijnë nga vende të tjera. Ne kemi numër të mjaftueshëm të dijetarëve dhe mendimtarëve të universitetit "Zajtuna", me të cilët mund të fitojmë betejën tonë kundër ekstremizmit".

# Intifada dhe procesi i paqes

Mr. Ajni Sinani

**Intifada nisi si reagim ndaj një aksidenti të planifikuar me makinë, që shtypi 4 punëtorë palestinezë, në 8 dhjetor 1987. Kjo intifadë, që zgjati 6 vjet, tronditi themelet e pushtuesve sionistë që ndodheshin në Bregun Perëndimor dhe në Rripin e Gazës**

**1.Intifada e Parë (1987-1993)**

Intifada është fjalë arabe që do të thotë "Heqje qafe". Termi i referohet kryengritjes palestineze zhvillohej në formën e mosbindjes civile të rezistencës pasive, prandaj ishte ndaluar përdorimi i armëve.

Intifada rriti mobilizimin politik të palestinezëve.[2] Intifada nisi si reagim ndaj një aksidenti të planifikuar me makinë, që shtypi 4 punëtorë palestinezë, në 8 dhjetor 1987. Kjo intifadë, që zgjati 6 vjet (1987-1993), tronditi themelet e pushtuesve sionistë që ndodheshin në Bregun Perëndimor dhe në Rripin e Gazës. Intifada arriti të bindte shumicën e izraelitëve se vazhdimi i pushtimit ishte i pamundshëm.[3]

**Intifada then bllokadën mediatike**

Gjatë Intifadës së parë vlerësohet të jenë vrarë 1.100 palestinezë nga forcat izraelite dhe 160 izraelitë nga palestinezët. Përveç kësaj, vlerësohet se 1.000 palestinezë janë vrarë nga vetë populli i tyre si bashkëpunëtorë të supozuar, ndonëse më pak se gjysma e tyre ishte provuar se kishin pasur kontakte me autoritetet izraelite.[4] Prej fryteve më të rëndësishme të Intifadës, pa dyshim, ishte se edhe izraelitët kishin filluar ta kuptonin se ajo ishte një formë e luftës çlirimtare dhe e lëvizjes rezistuese palestineze. Intifada arriti të thyente bllokadën mediatike që i ishte imponuar popullit palestinez dhe rezistencës së tij. Ajo përcolli mesazhin për të gjithë popujt e botës dhe bëri që zërat e zemëruar të ngriheshin jo vetëm në rrugët e Botës Arabe, por edhe në qendra të ndryshme botërore.[5] Pamundësia për ta shtypur Intifadën, ndërmjet viteve 1987-1993, në Bregun Perëndimor dhe në Gazë, e detyroi Izraelin të pranonte një formë ndarjeje të dy komuniteteve, që do të thoshte pranim i krijimit të një entiteti palestinez, që do të rezultonte në një shtet. Ajo bëri që Izraeli të pranonte, më në fund, bisedimet e drejtpërdrejta me palestinezët në procesin e paqes të Madridit, dhe pastaj të njihte edhe Organizatën për Çlirimin e Palestinës si partnere për bisedime (1994). Intifada ndikoi në ndryshimin e qëndrimeve të vendeve të tjera dhe bëri që çështja palestineze të merrej më seriozisht, jo vetëm nga qeveritë arabe, po edhe nga shtete të fuqishme.

**2. Shpallja dhe Deklarata e pavarësisë së shtetit të Palestinës (1988)**

Më 1988, njëzet e një vjet pas pushtimit të Bregut Perëndimor nga forcat izraelite, filloi Intifada I dhe mbreti Husein Ibn Talal i Jordanisë hoqi dorë nga pretendimet që Jordania kishte ndaj Bregut Perëndimor, që nga viti 1950, kur kishte bërë aneksimin e tij.[6] Ai i bëri thirrje OÇP-së që të merrte funksionet administrative të braktisura nga Jordania. Kështu, Jaser Arafati, më 15 nëntor 1988, shpalli ekzistencën e shtetit palestinez në Bregun Perëndimor[7] (që përfshinte 5.878 km2 , ose 21. 77% të sipërfaqes së përgjithshme të Palestinës) dhe në Gazë (363 $km^2$ ose 1.34%) dhe e shpalli veten President të këtij shteti.[8] OÇP e kishte kuptuar se nuk do të luante asnjë rol përderisa të mos shkonte në linjën e Amerikës, që në fakt ishin kushtet e saj: pranimi i Izraelit si partner në bisedime dhe pranimi i rezolutave të Këshillit të Sigurimit të KB-së.[9] Bashkëjetesa e negociuar në mes popullsisë izraelite dhe palestineze u shfaq si opsion i vetëm funksionues për Izraelin, sepse, nëse Izraeli do t'i përfshinte arabët e Bregut Perëndimor brenda tij, kjo do ta shkatërronte karakterin hebraik të shtetit.[10]

**Njohja e shtetit të Palestinës nga OKB-ja (më 1988) dhe rezoluta 43/177**

Më 13 dhjetor 1988, në fjalimin e mbajtur para KB-së, Arafati deklaroi se OÇP njihte të drejtën e shtetit të Izraelit për të ekzistuar. Ai foli për të drejtën e të gjitha shteteve të rajonit të Lindjes së Mesme për të bashkëjetuar në paqe. Arafati bëri me dije se OÇP i pranonte rezolutat 242 dhe 338 të KB dhe deklaroi se ajo hiqte dorë nga rezistenca e dhunshme. Si rezultat i kësaj, SHBA pranoi që të kishte marrëdhënie me OÇP-në.[11] Kështu OKB, me rezolutën 43/177 të 15 dhjetorit 1988, njohu shpalljen e shtetit të ri të Palestinës.[12]

**Çështja e Palestinës Asambleja e Përgjithshme,**

- Duke marrë në konsideratë –paragrafin e titulluar "Problemi i Palestinës",
- Duke kujtuar rezolutën e saj 181 (II) të 29.11. 1947, në të cilën, ajo kërkon krijimin e një shteti arab dhe të një shteti çifut në Palestinë,
- E vëmendshme për përgjegjësinë e veçantë të KB-së për të arritur një zgjidhje të drejtë për çështjen e Palestinës, e vetëdijshme për proklamimin e Shtetit të Palestinës nga Këshilli Kombëtar Palestinez, në përputhje me rezolutën 181 (II) të Asamblesë së Përgjithshme dhe në zbatim të të drejtave të patjetërsueshme të popullit palestinez,
- Duke afirmuar nevojën urgjente për të arritur një zgjidhje të drejtë dhe të përgjithshme të Lindjes së Mesme, që siguron një bashkëjetesë paqësore për të gjitha shtetet në rajon,
- Duke kujtuar rezolutën e saj 3237 (XXIX) të 22.11. 1974 mbi statusin e vëzhguesit të OÇP-së dhe rezolutat relevante të mëvonshme,

1. Njeh shpalljen e shtetit të Palestinës nga Këshilli Kombëtar Palestinez më 15.11 1988;
2. Pohon nevojën për t'i bërë të mundur popullit palestinez që të ushtrojë sovranitetin e vet në territoret e pushtuara që nga viti 1967;
3. Vendos që, duke hyrë në veprim që nga 15.12 1988, emërimi "Palestinë" do të përdoret në vend të "Organizata për Çlirimin e Palestinës" në sistemin e KB, pa cenuar statusin e vëzhguesit dhe funksionet e OÇP-së brenda sistemit të KB, konform me rezolutat përkatëse të KB;
4. I kërkojmë Sekretarit të Përgjithshëm që të kryejë veprimet e nevojshme për të implementuar rezolutën e tashme. Shih:http://www.mfa.gov. ( 12. 08. 2008.)

[1] Iain McLean, op. cit., f. 212-213.[2] Llambro Filo & Gëzim Sala, op. cit., f. 342.[3] Tanja Reinhart, Israil\Filistine, Subul Inha Harb, 1948 Bejne Istratigjiat Et Tedmir ve Evham Es Selam, Darul Fikr, Dimeshk, 2004, f.29. [4] http://enwikipedia.org/wiki/First_Intifada (15. 08. 2008.)[5] Dr. Abdul Vehab El Mesiri, Min El Intifada ila Harbi Et Tahrir El Filistin, Darul El Fikr, Dimeshk, 2002, f. 105-106. [6] Iain McLean, op. cit., f. 213.[7] Ibid, f. 213.[8] Deklarata e Pavarësisë së Palestinës: Algjer, 15 nëntor, 1988. Shteti i Palestinës është një shtet arab, është një pjesë integrale dhe e pandashme e kombit arab. Ai është një me këtë komb në trashëgimi dhe civilizim, si edhe në aspiratën e tij për liri, progres, demokraci dhe unitet. Shteti i Palestinës pohon obligimin e tij për t'iu bindur Kartës së Ligës së Shteteve Arabe, me anë të së cilës do të fuqizohet koordinimi me shtetet arabe me njëri-tjetrin. Ai i fton bashkatdhetarët që të konsolidojnë dhe të nxjerrin në pah daljen në realitet të shtetit tonë, që të mobilizojnë potencialin dhe të intensifikojnë përpjekjet, synimi i të cilave është çlirimi nga pushtimi izraelit. Shteti i Palestinës pohon angazhimin e tij për parimet dhe qëllimet e KB dhe për Deklaratën e Përgjithshme të të Drejtave të Njeriut. Ai pohon angazhimin e tij si edhe parimet dhe qëllimet e Lëvizjes së Paangazhuar. Ai e deklaron veten të jetë një shtet paqedashës, në përkrahje të bashkëjetesës paqësore. Ai do të bashkohet me të gjitha shtetet dhe popujt me qëllim që të sigurojë një paqe të qëndrueshme, që bazohet në drejtësi dhe në respektimin e të drejtave, ashtu që të mund të sigurohet potenciali për mirëqenien e njerëzimit, një konkurrencë serioze për përsosmëri, të mund të mbrohet dhe në të cilën besimi për të ardhmen do të eliminojë frikën për ata që janë të drejtë dhe për ata, për të cilët drejtësia është i vetmi shpëtim. Në kontekst të betejës së tij për paqe në Tokën e Dashurisë dhe Paqes, Shteti i Palestinës i kërkon KB-së që të mbajë përgjegjësinë e veçantë për popullin arab palestinez dhe atdheun e tij. Ai i fton të gjithë popujt dhe shtetet paqedashëse dhe liridashëse që ta përkrahin atë në arritjen e qëllimeve të tij, që të krijojnë siguri dhe të shmangin tragjedinë e popullit të tij, dhe që ta ndihmojnë atë që t'i japë fund pushtimit izraelit të territoreve palestineze. Shteti palestinez deklaron se ai beson në zgjidhjen e mosmarrëveshjeve rajonale dhe ndërkombëtare me anë të mënyrave paqësore, në përputhje me Kartën dhe rezolutat e OKB-së. Pa cenuar të drejtën e tij të natyrshme për të mbrojtur integritetin dhe pavarësinë e tij territoriale, ai heq dorë nga kërcënimi apo përdorimi i forcës, dhunës dhe terrorizmit kundër integritetit të tij territorial apo pavarësisë politike, si edhe ai mohon përdorimin e tyre kundër integritetit territorial të shteteve të tjera... Shih: http://www.al-bab.com/arab/docs/pal/pal3.htm (24. 08. 2008.) [9] Henry Kissinger, A ka nevojë Amerika për një politikë të jashtme?, op. cit., f. 276.[10] Kur Kissingeri kishte pyetur Arafatin, në vitin 1994, se pse duhej ta besonin atë izraelitët, ai ishte përgjigjur: "Sepse sauditët na hoqën nga lista, jordanezët po përpiqen të na dobësojnë, kurse sirianët kërkojnë të dominojnë". Henry Kissinger, A ka nevojë Amerika për një politikë të jashtme?, op. cit. f. 259-260.[11] Iain McLean, op. cit., f. 393.[12] OKB, rezoluta 43/17715 dhjetorit 1988

# Muhaxhirët në këngët popullore

Prof. dr. Adem Zejnullahu

**Në folkloristikën shqiptare janë botuar deri më tani këto katër këngë-balada historike popullore, që kanë trajtuar fatin e shpërnguljes së muhaxhirëve nga tokat e veta shekullore nën tytat e ushtrisë serbe. Këto krijime gojore ngërthejnë në vete në mënyrë besnike dramën e muhaxhirëve, sikundër e konstatojnë edhe shumë studiues shqiptarë, ballkanikë dhe evropianë.**

Në këngët e muhaxhirëve realiteti jetësor e historik përkon dukshëm me realitetin e transponuar artistik. Në disa raste, ndërmjet këtyre dy relacioneve mund të vihen shenja të barazimit. Ato e plotësojnë njëra-tjetrën, duke ngjeshur dhe funksionalizuar në shkallë më të lartë mesazhin kuptimor e artistik ndaj receptorit. Realiteti jetësor dhe artistik dëshmojnë qartë se dhembja e popullit është dhembje e krijuesit artistik, pra e këngëtarit popullor. Rapsodi popullor, me shqetësim të madh, e përjeton dramën e rëndë shpirtërore të muhaxhirëve, andaj klithjet e tij janë dëshmi e fuqishme që tregon se si ndihet e përjetohet tragjedia kombëtare në një kohë e hapësirë të caktuar, duke i vënë vetes detyrë që ta shprehë dhembjen me një pezëm të madh: *Mue zemra, medet, m'ka kushtue,/ Muhaxhirët, t'mjert', n'kangë me i vnue.*[1]

Dimensioni hapësinor i mërgimit të muhaxhirëve në këto këngë popullore zë vend të dukshëm. Ai luan rol të shumëfishtë në strukturën e krijimeve, si në ndërtimin artistik, ashtu edhe në shumësinë kuptimore të tyre. Këngët në shqyrtim përmbajnë në vetë pikat e shtrirjes hapësinore arkivore e studimore të ushtarakëve e të studiuesve të ndryshëm. Sipas të dhënave folklorike, muhaxhirët, nën rrebeshin e plumbave serbë nga rrethinat e Nishit, Toplicës, Leskovcit, Pusta Rekës, Kurshumlisë, Vranjës etj., shpërngulen në mënyrë të paorganizuar, duke marrë rrugën e arratisë kush si mundet e si di nëpër rrugë të këqija e përrenj të pakalueshëm, andaj edhe pasojat janë të rënda, gjë që e dëshmojnë edhe vargjet e kësaj kënge: *Muhaxhert-o, medet, kah po shkojnë,/ Kah p'e thrrasin, medet, shoqishojn-e./O s'p' e din' veten, kah po shkojnë!/ Ani ja ka lshue, medet, borë e shi,/O krejt përjashta, more, muhaxheri,/O ç'po bërtasin, medet, rob e thmi!*[2]

Këto krijime në radhë të parë i shquajnë momentet e rënda dramatike të jetës dhe të realitetit jetësor e historik të subjekteve, të cilat ballafaqohen me këtë zezonë, e cila ngritët në urrejtje, duke u shprehur me anë të një toni elegjiak, që vjen si katarzë e këngëtarit popullor ndaj padrejtësisë së kohës dhe bartësve të saj: *Po na vret, o po na i pret./O se p'i Nishit, o teri n'Kikë,/Po na i pret dushmani me thikë./O p'i Surdulli ter' n'Karadak,/I vret dushmani, o pa i pas' hak (...)O p'i Leskovcit, o teri n'Vrajë,/ O po na therin, bre, po na vrajnë!*[3]

Këtu vargjet shquhen në rrafshin artistik me dimensionin e qartë informativ, që ka për qëllim ta vërë në dukje gjenocidin shtetëror serb mbi popullin shqiptar, ndërsa në rrafshin kuptimor ironizimin e kohës dhe të neglizhencës së Fuqive të Mëdha ndaj çështjes shqiptare. Kështu, të dhënat folklorike japin informacion të mjaftueshëm për mizoritë e ushtrisë serbe ndaj shqiptarëve në harkun kohor 1877-1878, madje këtë e dëshmojnë edhe dokumentet e arkivave serbe. Qeveria serbe në koordinim me qarqet ushtarake, të cilat plaçkitnin, ndiqnin, digjnin dhe vrisnin pa mëshirë shqiptarët, ekzekutuesit e krimit i këshillonin kësisoj:"... sa më tepër që do të shpërngulen arnautët, aq më e madhe do të jetë merita jote për atdhe".[4]

**Tragjedia e muhaxhirëve dhe ajo çame**

Pjesa dërrmuese e muhaxhirëve të shpërngulur gjejnë strehim në trojet e Kosovës, të Maqedonisë, të Anadollit, e, sipas njërës nga këto këngë, edhe në Sham (Damask) të Sirisë. Shqiptarët, të cilët vendosin të shkojnë jashtë trojeve shqiptare, pësojnë natyrisht shumë më keq. Në rrugë e sipër ata u shtrohen sprovave të shumta. Një numër i madh i tyre nuk arrin fare në vendin e caktuar, pjesa tjetër ndeshet me problemin e vendosjes.

Numrin e saktë i shqiptarëve të vrarë dhe të shpërngulur nga trevat e veta nuk është ditur kurrë. Janë dhënë shifra të ndryshme, varësisht nga përkatësia kombëtare, simpatia, antipatia e feja e studiuesve të ndryshëm. Një gjë dihet e sigurt: numri i shqiptarëve të shpërngulur ishte shumë i madh. Kështu, nga burimet e ndryshme statistikore bëhet e ditur se në territorin e Toplicës, të Prekuples, të Vranjës, të Leskovcit, të Nishit e të regjioneve të tjera kishte 545 fshatra shqiptare, të cilat Qeveria serbe i zhduku me dhunë nga harta gjeografike. Ndërkaq, sipas burimeve osmane, vetëm në Vilajetin e Kosovës numri i banorëve muhaxhirë e kishte arritur shifrën 117 000.[5] Këtë shpërngulje qeveria serbe e bënte me qëllim të caktuar. Madje, qëndrimin e vet shovinist nuk e fsheh fare.

Përcaktimin dhe dëshirën e shqiptarëve për t'u kthyer sërish në vendet e tyre e pohon edhe Branisav Nushiqi, konsulli serb në Prishtinë, pastaj Radoslav L. Pavloviqi, i cili vetë i kishte dëgjuar muhaxhirët fatkëqij, duke folur

në momentet më dramatike të jetës së tyre. Ata klithur në vete: "Toplicë, lugë jona e artë..".. Në vazhdim Pavloviqi thotë se nga të shpërngulurit :" S'ka qendër, përkatësisht qytet në Kosovë buzë të cilit nuk është themeluar lagje muhaxhirësh".[6]

Shpërnguljet me dhunë ngërthejnë në vete një sërë vështirësish të ndryshme. Ato bëhen me vështirësi të mëdha fizike e shpirtërore rreth transportit, vendit të vendosjes dhe mirëkuptimit në mjedisin e ri. Muhaxhirët i shoqërojnë që në fillim dhuna, tradhtia dhe koha e vështirë e dimrit, e cila edhe më tepër ua shton vuajtjet. Në këto rrethana të krijuara nga qeveria serbe, ata detyrohen para tytave e singiave të marrin arratinë pa e zgjedhur rrugën e kohën, kush si di e kush si mundet, për të shpëtuar kokën dhe familjen. Skena të tilla rrëqethëse masakruese të muhaxhirëve paraqesin vargjet e këtij krijimi gojor poetik:- *O nam po ban ai krali i zi,/ Na çojnë para, bre, me sini./ Tuj na vra, o bre, tuj na gri,/ Po pren pleq, bre, po pren thmi!*[7]

Për gjendjen alarmuese të muhaxhirëve shqiptarë të shpërngulur nga trojet e veta dhe për masakrimet e ushtrisë serbe ndaj tyre dëshmojnë disa të dhëna të burimeve historike serbe. Kështu, në një shënim të një mësuesi nga Leskovci, pos tjerash thuhet: "Kanë qenë shumë turq, (mendohet në shqiptarë nën. A. Z.), të cilët zhveshur e zbathur në dimrin më të madh të dhjetorit kanë ikur me këmbë nëpër borë dhe të cilët lanë shtëpitë e tyre përplot me mall. Në atë anë shumë fëmijë në qerre apo në krahët e nënave, në djepa, kanë vdekur nga të ftohtit e madh. Derisa këto familje iknin dhe tërhiqeshin nëpër luginën e lumit të Moravës Jugore, nëpër të ftohtit më të madh, pranë rrugës nëpër Grykën e Gërlicës deri te Vranja e Kumanova, shiheshin fëmijë të hedhur të vdekur dhe pleq të ngrirë".[8] Këtë skenë tmerruese në mënyrë reale e paraqet edhe rapsodi popullor në krijimin e tij artistik dedikuar fatit tragjik të muhaxhirëve shqiptarë: *Oh muhaxhirt kan' marrë dyjan n'sye:/Desin në borë, o bre, desin në shi – e,/Desin pleq, o bre, desin t'ri – U desin thmija, bre, nanave' ngji – e,/ Jesin gjenazet, bre, n' vorre pa i shtie – e!*[9]

Këngët e muhaxhirëve janë të pakta e të veçanta në folkloristikën shqiptare. Ato ngërthejnë në vete një strukturë të posaçme si në planin ndërtimor, ashtu dhe në atë kumtues. Struktura e tyre përbëhet nga elementet lirike, epike, dramatike, historike e, herë-herë, edhe nga ato baladeske. Këngët i shquan veçmas dimensioni i fuqishëm informues, që ka për qëllim kumtimin e gjendjes materiale e shpirtërore të muhaxhirëve në trajtë fort pikëlluese. Po ashtu, në strukturën e këtyre krijimeve zënë vend të rëndësishëm elementet dhe dukuritë e natyrës, të cilat brenda trupëzohen në mënyrë organike në përbërjen dhe funksionin e këngës, duke u identifikuar me dramën e tragjedinë e të perse-ku¬tuarve, në përpjekjet e tyre jetësore e historike, kundruall makinës së tërbuar ushtarake serbe.Relacioni ndërmjet jetës, njeriut, bashkësisë, dhunës dhe natyrës zë vendin kryesor në këto këngë popullore. Ato ngjajnë në vetë mesazhin e kohës rrezatimin e qenies sonë kombëtare në vijën e përgjithshme, me kumtimin e përjetimit tragjik. Kurse teksti, nënteksti dhe konteksti i vargjeve në këngët e muhaxhirëve rrëfen qartë me gjuhën artistike se në valët e jetës përsëriten të bëmat historike, ndryshon koha e gjeneratat, vijnë e shkojnë pushtuesit, ngrihen e rrënohen tempujt të ndryshëm qëndresash, u bënë mërgime me dhunë atëbotë e sot nga trojet shqiptare. Ndërkaq, këngët e muhaxhirëve në folkloristikën dhe në historinë e popullit tonë përbëjnë një kaptinë të veçantë të shkruar me ngjyrën e gjakut, me flijime të mëdha, që flasin qartë në gjuhën e kohës për të kaluarën, por i përshtaten të sotmes dhe e pasurojnë artistikisht të ardhmen e popullit shqiptar. Në këtë kontekst, golgota e shpërnguljes me dhunë paraqet njërën ndër tragheditë më të mëdha kombëtare, të filluara që nga koha e antike e deri në ditët e sotme. Është procesi i mërgimit të popullit shqiptar nga trojet e veta shekullore dhe më vonë i asimilimit nga vendosja nëpër pika të ndryshme hapësinore e gjeografike të Ballkanit, të Evropës, të Azisë, të Amerikës e të kontinenteve të tjera të botës. Atje ku ishin dhe janë. Atje ku ishin dhe nuk janë. Atje ku flasin apo nuk flasin gjuhën amnore. Atje ku e ndiejnë dhe nuk e ndiejnë veten shqiptarë.

Tragjedia e muhaxhirëve dhe ajo çame, që nga ajo kohë e deri më sot, në qenien tonë, paraqet njërën ndër plagët më të rëndë kombëtare, e cila nuk ka të shëruar, për jetë e mot. Ky fat i zi i muhaxhirëve, përherë nxit kujtimin e hidhur, që sillet nëpër kokat e pasardhësve të tyre, por edhe të të tjerëve si fantazmë, duke shkaktuar dhembje, ofshamë, lot, mall, por edhe duke provokuar ndërgjegjen kombëtare dhe ndërkombëtare për drejtësi, e cila deri më tani nuk e tha fjalën e vet – që të shpërngulurit me dhunë nga trojet e veta të kthehen në vendet dhe në pasurinë e tyre. Në fund do thënë se rrugën e shpërnguljes shqiptarët e morën pa dëshirë, me dhunë, me përleshje e luftë të rreptë me vetveten dhe me të tjerët, për të qëndruar ose për të mos qëndruar në tokat e veta. Ndriçimi i këtij procesi famëkeq për popullit tonë paraqet detyrë parësore për të gjithë intelektualët, shkencëtarët e studiuesit e ndryshëm, në mënyrë që, së pakut në aspektin e ndriçimit të drejtë e të denjë shkencor, të bëjmë atë që meriton drama jonë kombëtare.

(1) Këngë Popullore të Rilindjes Kombëtare, Prishtinë, 1978 (2) Po aty f.155 (3) Po aty, f.160. (4) Dr. Jovon Hadži Vasilević, Arbanska Liga... f. 12-16. (5) Hakif Bajrami, Shpërnguljet e shqiptarëve nga trojet e veta të Toplicës, Vrajës dhe viseve të tjera gjatë viteve 1875-1912, "Shkëndija", nr. 6, janar, Prishtinë, 1991, f. 13. (6) Hakif Bajrami, Shpërnguljet e shqiptarëve nga trojet e veta të Toplicës, Vrajës dhe viseve të tjera gjatë viteve 1875-1912, "Shkëndija", nr. 6, janar, Prishtinë, 1991, f. 13. (7) Radoslav Lj. Pavlović, Seoba Srba I Arbanasa u ratovima 1876- 1877- 1878 godine, Beograd, 1957, f.80.(8)Këngë Popullore historike, II, IAP, Prishtinë, 2007, f. 9. (9) Hosif, H. Kostić, Oslobodjenje grada Leskovac, Leskovac, 1907, f.15. Këngë Popullore të Rilindjes Kombëtare, Prishtinë, 1978, f.158

# Vështrime arkitektonike Xhamisë së Madhe në Bursa

Dr. Jahja Veziri

**Xhamia e Madhe e Bursës, ka bashkuar shkëlqimin dhe madhështinë e ndërtimit, me spiritualitetin e shprehur përmes ajeteve Kuranore, haditheve profetike dhe urtësive të ndryshme; tërë këto i kanë bërë muret dhe shtyllat e xhamisë, që të flasin, pa gjuhë, për këtë kryevepër.**

Fillimisht hipëm në një barkë nga qyteti i Stambollit në drejtim të qytetit të lashtë të Bursës, kaluam përmes detit Marmara, me një grup vëllezërish turq dhe egjiptianë. Ishte një ditë e mirë me diell... dhe isha shumë i lumtur, kisha shumë merak për ta vizituar qytetin e lashtë të Bursës, për t'i parë rrugët e saj, ndërtesat e saj historike dhe kodrat e saj gjigante. Pas ngrënies së drekës në njërin nga restorantet e njohura, ku u kënaqëm me shujtën mjaft të këndshme "Qebapat Iskender", sikur e quajnë në Bursa, shkuam në Xhaminë e Madhe (Ullu Xhami), e cila konsiderohet si xhamia e parë e madhe e ndërtuar në vitin 1399 nga osmanlinjtë, të cilën e kishte konstruktuar arkitekti, Ali Nesar, në një sipërfaqe prej 3165 metrash katrorë, në brendësinë e së cilës mund të falen 4500 xhematlinj. Kjo xhami veçohet për faktin se ka njëzet kube-kupola të veçuara në detajet e tyre, gjithashtu ka 211 dritare, 125 prej të cilave gjenden në kubetë-kupolat e ndryshme të saj. Xhamia ka tri hyrje, përveç hyrjes së veçantë që ishte e caktuar për të hyrë Sulltani për ta falur namazin në një vend të posaçëm për të.

**Përse njëzet kube-kupola?**

Në vitin 1396 mbreti i Hungarisë, së bashku me aleatët e tij evropianë, patën sulmuar kalanë e Nikopolisit me një ushtri të madhe, Kalaja në atë kohë i përkiste Perandorisë Osmane. Në bazë të kërkesës së komandantit të kalasë, Sulltan Bejaziti, pati përgatitur ushtrinë për ta mbrojtur kalanë dhe për t'iu kundërvënë sulmit të mbretit të Hungarisë dhe aleatëve të tij. Sulltan Bejaziti asokohe, me anë të lutjes së tij pas namazit, kishte premtuar se, nëse Allahu xh.sh. ia mundësonte mposhtjen e armiqve dhe arritjen e fitores ndaj tyre, ai do të ndërtonte njëzet xhami. Pasi që sulltan Bejaziti arriti fitoren në betejë dhe u rikthye në qytetin e Bursës, hoxha dhe njëkohësisht këshilltari i tij, Emir Sulltan, i propozoi atij të ndërtonte një xhami të madhe me njëzet kube-kupola, e cila do të shërbente për faljen e namazit të xhumasë, në vend që të ndërtonte njëzet xhami të vogla, për të realizuar premtimin e tij. Këtë ide e pëlqeu sulltan Bejaziti dhe e pranoi, kushtu që filloi ndërtimin e Xhamisë së Madhe në qytetin e Bursës, ku çdo kube-kupolë simbolizonte një xhami të vogël.

**Shkrimet e ndryshme në xhami**

Ajo që tërheq vëmendjen e vizitorit sa të hyjë në sallën e faljes, është ekzistimi i 132 pllakave të shkruara me dorë, të varura e statike, që zbukurojnë muret e shtyllat e xhamisë; aq sa kanë mbetur në xhami nga 192 sa ishin në tërësi. Vjetërsia e pllakave të varura është afro 150 vjet, kurse e atyre statike 100 deri 150 vjet. Këto janë që e dallojnë këtë xhami madhështore, e cila mund të konsiderohet si një muze a sallë ekspozitash për llojet e ndryshme të shkrimit arab, dhe sidomos kur dihet se ato pllaka të shkruara me dorë, kanë tematikë me ngjyra fetare, në krye të të cilave vjen Emri i Zotit të Madhërishëm "Allah", pastaj vijnë ajete nga Kur'ani, hadithe profetike dhe fjalë të urta e urtësi. Në bazë të njohurive të mia, nuk ka ndonjë xhami në Botën Islame e cila të ketë një numër aq të madh pllakash të dalluara e të shkruara në gjuhën arabe, të cilat xhamisë i japin një hijeshi të veçantë që ndikon në qetësimin e atij që i sheh ato, dhe gjithashtu ushqejnë shpirtrat dhe zemrat e atyre që i lexojnë, pa harruar kënaqësinë e syrit si rezultat i përdorimit të një stili artistik dhe zbukurues në të njëjtën kohë. Ato shkrime më shumë kanë në fokus idenë e Njëshmërisë së Krijuesit Fuqiplotë, që konsiderohet qëllimi final i Fesë Islame. Në murin e kupolës (muri në anën veriore të xhamisë) gjejmë një pllakë të varur, në të cilën shkruan "Ai është Allahu" një herë të shkruar nga ana e djathtë e herën tjetër nga e majta, dhe të dy frazat takohen në mes të pllakës tek përemri "Huve (Ai)", i Cili aludon qenien e Allahut. Të shumtën e rasteve shkronja "vav" është shkruar në të gjitha muret e xhamisë, mirëpo pllaka më e bukur dhe që shpreh më së shumti Njëshmërinë e Zotit, është pllaka statike e shkruar në murin në drejtimin e Qabesë, e cila quhet "vavi i gjelbër". Ajo që e dallon atë më së shumti, është përfundimi i shkronjës "vav" dhe lidhja e saj me lulen (Tulip), apo siç njihet tek osmanlinjtë (Lale), dhe që simbolizon Njëshmërinë e Zotit Një. Dhe mbi të njëjtin mur është vendosur një pllakë e varur, në të cilën



shkruan “xhamia e shenjtë, në mes të së cilës gjendet Qabeja e ndritshme. Ky lloj shkrimi tredimensional është i veçantë, për shkak të mundësisë që të shihen dera e Qabesë dhe kupolat e xhamisë së shenjtë nga secila anë që ta vështrosh, dhe sikur ajo të fton që ta vizitosh sa herë ta kthesh kokën nga ajo pllakë e mrekullueshme. Për sa u përket ajeteve Kuranore, ato zënë një vend të konsiderueshëm në ato shkrime. Një pllakë është e varur mbi derën që gjendet në anën lindore të sallës për namaz, në të cilën është shkruar ajeti - Ky Kur’an (që e mohonin ata) është Kur’ani i madhërishëm”, ndërsa në anën e djathtë të derës është një pllakë, në të cilën është shkruar ajeti: - Namazi, me të vërtetë, të largon (pengon) nga korrupsioni dhe nga çdo vepër e shëmtuar. E, të përmendurit e Perëndisë është më e madhja (lutje)”, ndërsa në anën e majtë të derës është shkruar hadithi i Pejgamberit a.s.: - Besimtarët më të përsosur në besimin e tyre janë ata më të moralshmit). Prej shembujve të pllakave statike në të njëjtin mur, të përmendur, në të cilën shkruesi ka arritur të përshkruajë madhështinë e kuptimeve Kuranore duke ndryshuar madhësinë e shkronjave dhe gjithashtu përmes shkronjës “vav”, - është ajo që shfaqet në pllakën e cila përmban ajetin Kuranor: “Por, fuqia është e Allahut dhe e Profetit të Tij dhe e besimtarëve, mirëpo hipokritët nuk e dinë (këtë)”. Në këtë ajet Kuranor shkronja “vav-” është përsëritur katër herë, dhe ato shkruesi shumë i shkathët i ka shkruar në disa madhësi, të parën e ka shkruar me madhësinë më të madhe dhe ajo vjen para emrit të Zotit, e më pastaj madhësia e tyre vjen duke u zvogëluar derisa të vijë tek shkronja e katërt, e cila është më e vogla dhe që vjen para pjesës së ajetit Kuranor: - mirëpo hipokritët ... Shkruesi me këtë rast ka paraqitur madhështinë dhe vlerën e secilit që është përmendur në atë ajet me atë që i përshtatet: shkronja “vav” e madhe përshtatet me Emrin e Zotit, ajo që vjen pas saj e që është pak më e vogël - përshtatet me emrin e Pejgamberit a.s., ndërsa ajo që vjen pas saj përshtatet me emrin e besimtarëve, kurse shkronja “vav” e fundit është ajo që i paraprin mosdijes së mynafikëve-hipokritëve. Kjo është një madhështi në përpilim të domethënies së thellë, e cila është përmendur në këtë ajet dhe përfaqëson kuptimin e thellë të domethënieve përmes të shprehurit me shkrimin arab. Gjithashtu prej pllakave mahnitëse, si në shkrim ashtu edhe për nga kuptimi, të shkruara në murin e anës veriore të xhamisë, është një pjesë e ajetit Kuranor të kaptinës el-Haxh: “duke ardhur prej të gjitha viseve të largëta”, ku janë shkruar katër fjalët e ajetit në mënyrë aq të lidhur, sa duket sikur është vetëm një fjalë, ato lidhen e përshtaten te shkronja e fundit në ato katër fjalë - për të dhënë një ndjenjë me thellësinë dhe largësinë e përmendur në domethënien e atij ajeti Kuranor, sepse fjala “amiik-” në gjuhën arabe ka kuptimin e diçkaje që është shumë thellë. Rëndësia e shkronjës dhe stili i përdorimit të saj shfaqet përmes metodave të ndryshme artistike dhe inovative në të njëjtën kohë, në disa prej pllakave të xhamisë. Prej pllakave që më së shumti sinjalizojnë një gjë të tillë, janë dy pllaka statike, njëra mbi murin e anës perëndimore të xhamisë, e cila nga larg shihet e shkruar në formë të rrumbullakët, e përbërë nga shkronja “sin- e pësëritur nëntë herë. Ndërkaq, nëse i afrohesh dhe e lexon atë, vëren se aty janë ajetet e fundit të Kur’anit, që janë të kaptinës “En-nass”, ajetet e së cilës përfundojnë me shkronjën “sin-”, e cila në brendinë e saj përmban pjesën tjetër të ajetit Kuranor. Kurse pllaka e dytë është e shkruar në njërën nga shtyllat e xhamisë dhe kryesore është shkronja “vav-”, tetë prej të cilave përsëriten të shkruara në formë të rrumbullakët, e cila në brendinë e saj përmban ajetet e para të kaptinës “Esh-shems”. Ato që përmendëm këtu, konsiderohen një



pjesë e vogël nga sa gjenden aty... sepse pllakat e tjera të shumta që ndodhen në xhami, nuk janë më pak të mrekullueshme sesa ato që i përmendëm më parë, dhe ato meritojnë shkrime të tjera të shumta, në mënyrë që t'u japim hakun të gjitha atyre pllakave që ndodhen në atë xhami.

**Sistemi diellor në këndet e mimberit**

Nëse muret e xhamisë dhe shtyllat e saj janë të stolisura me dorë me shkrime të mrekullueshme, të cilat shprehin disa kuptime dhe domethënie Kuranore të thella, s'ka dyshim që këndet e minberit të xhamisë, të punuar nga druri, janë stolisur me zbukurime prej druri në formë të enëve prej yjeve të mbushura prej druri, në disa prej të cilave janë të shfaqura disa topa nga druri, të cilat simbolizojnë sistemin diellor. Përmes tyre janë shprehur Dielli dhe të gjithë planetët e sistemit diellor, në formë të topthave të drurit, që përshtaten edhe në raport me madhësinë reale të Diellit dhe të atyre planetëve. Gjithashtu është ruajtur edhe përzgjedhja e vendeve të tyre, në mënyrë që distanca në mes tyre të jetë reale ashtu siç është distanca në mes Diellit dhe planetëve të tjerë. Në këtë mënyrë në Xhaminë e Madhe të Bursës janë përmbledhur shkrimi i ajeteve Kuranore dhe evidencimi i disa shenjave të galaktikës, të personifikuara në këtë vepër artistike të mrekullueshme në të njëjtën kohë, gjë që simbolizon qartë dhe jep një sinjal të fuqishëm për integrimin e plotë në mes besimit, shkencës dhe Fesë Islame. S'ka dyshim se ky përshkrim i mahnitshëm artistik përmes metodës së atyre enëve prej yjeve, që notojnë në këndet e minberit, reflekton shkallën e progresit shkencor te dijetarët e mëhershëm islamë në ato kohë të lulëzimit... Prodhimi dhe shpikja e idesë rreth këtij minberi, kanë ndodhur 231 vite para se dijetari evropian Galileu të kishte zbuluar realitetin e të qenit të Tokës në formë të rrumbullakët dhe të rrotullimit të saj rreth Diellit. Ajo ide i ka paraprirë gjithashtu idesë së amerikanëve mbi shpikjen e planetit Pluton në vitin 1951, dhe mahnitemi nga ekzistimi i tij në këndet e minberit të xhamisë afërsisht 631 vjet para se të jenë zbuluar këto të vërteta nga shkenca europiane.

**Historia e fontanës-burimit në oborrin e xhamisë**

Në mes të oborrit të xhamisë ndodhet një fontanë magjepsëse e punuar nga mermeri i bardhë, e cila është vendosur aty afro 220 vjet pas ndërtimit të xhamisë. Ajo ka tridhjetë e tri burime uji të ndara në tri nivele a kategori. Në çastin kur del uji nga ato vrima, zëri i tij krijon një qetësi dhe rehati në shpirtin e namazliut; gjithashtu fontana shërben edhe për thithjen e pluhurit dhe tymit në oborrin e xhamisë, krahas përdorimit të atij uji për abdes, dhe kështu, në këtë mënyrë, bashkohen qetësia e brendshme dhe pastërtia e jashtme. Fontana ka një rol të rëndësishëm ambientale, sepse ajrin brenda xhamisë e pastron në mënyrë natyrale përmes lagështisë së ajrit që hyn përmes kubesë-kupolës së hapur pa dritare, e cila gjendet saktësisht përmbi fontanë. Gjithashtu në të kaluarën, kur përdoreshin qirinj për ndriçim, ajo shërbente si thithëse e tymit që dilte nga qirinjtë e ndezur, numri i të cilëve ishte afro 700, para se të instalohej sistemi elektrik. Këto janë disa përshtypje të shtruara si një përmbledhje e pasqyrime shpejt e shpejt të asaj çfarë kam parë në Xhaminë e Madhe të Bursës, xhamisë që ka bashkuar shkëlqimin dhe madhështinë e ndërtimit, me spiritualitetin e shprehur përmes ajeteve Kuranore, haditheve profetike dhe urtësive të ndryshme; tërë këto i kanë bërë muret dhe shtyllat e xhamisë, që të flasin, pa gjuhë, për këtë kryevepër.

burimi: www.hiramagazine.com përktheu dhe për përshtati nga gjuha arabe, Vedat Shabani

# Seriali që flet për Sulltan Sylejmanin – Kanunin dhe një analizë në mes tij dhe mbretit francez

Prof. Dr. Mustafa Armagan

**Të flasësh për historinë në disa shtete, është sikurse të shtypësh para të falsifikuara, por pa asnjë kompensim.**

Të flasësh për historinë në disa shtete, është sikurse të shtypësh para të falsifikuara, por pa asnjë kompensim. Ju mund të shtypni para sa të doni, por me kusht që të merrni 'karshillëkun'. Ndërkaq, historia që nuk është reale, dikur kthehet dhe e vërteta e saj vërehet sikurse floriri dhe paraja e falsifikuar.

Një i njohur, që njihej për "qëndrim dhe vëmendje" ndaj gjeneralëve, tallej dhe përqeshte Osmanët. Do të mendoni se fusha e specializimit të tij ishte historia. Unë të them kështu e ju kuptojeni: Karrierën e tij e ka bërë në gjeologji, po u afirmua në histori.

Pa shikoni se ç'ka shkretuar gjeologu Celal Şengör në Shkencën dhe Teknologjinë e Republikës: "Kemi mësuar nëpër mektebe se i Madhi (!) ynë Sulltan Sylejmani, përmes një letre, e kishte shpëtuar Mbretin e Francës Fransua (François) I nga burgu. Ai ishte François që kishte themeluar Collège de France, që sot është ndër qendrat më të mëdha për kërkime e hulumtime. Cila qendër jona ka mundur të mbetet në këmbë? Cila qendër i solli dobi njerëzimit sa për pesë para"?

**Kush ishte Francois i Parë i Francës?**

Lindur në Chateau de Cognac të Francës më 12 shtator 1494, ka vdekur më 31 mars 1547, në moshën 52 vjeçe. Ka qeverisur që nga 1 janar 1515 deri më 31 mars 1547, në ditën kur ka ndërruar jetë.

**Ne Sulltan Sylejmanit nuk i themi "i Madh"**

Po të ndodhte kjo diku tjetër, këtij do t'i ofronin punë vetëm në revistat humoristike, por ja këso here tek ne kjo është një lojë "intelektualizmi". Shaje vetveten e lavdëroje Perëndimin. Kjo gjë, gati sa ka marrë rrugën "fetare" për një rreth.

Do të mendoni se në mesin tonë po flet një i dërguar nga francezët. Jo, të mos u bëjmë të padrejtë francezëve, ngase vetë ata nuk mund të jenë kaq të zymtë, kaq të pandershëm. E nuk flasin aspak me këtë gjuhë. Ngase edhe shkenca ka një metodë dhe një moral.

E tash si dhe ku ta rregullojmë këtë shprehje? Së pari, ne Sulltan Sylejmanit nuk i themi "i Madhërishëm". Ne atij i themi "Kânûnî". Ndërsa ata që i thonë "Turku i Madh" apo "Madhështor", janë francezët që në sy u duken të mëdhenj ata që kanë themeluar Collège de France. Është e vërtetë se Collège de France në Paris i themeluar nga Françoi I është një nga qendrat kërkimore më të rëndësishme në botë. Mirëpo Collège de France i ditëve të sotme ka dallime të mëdha me atë që kishte themeluar Fransua I në atë kohë. Në fillim, kur ishte themeluar (në vitin 1530), nuk kryente veprime "kërkimesh shkencore" në kuptimin siç e dimë ne sot. Aty mësoheshin vetëm gjuha greke dhe ajo hebraike (İbranishta). Më vonë, pas katër vjetësh, atyre do t'u shtohej edhe latinishtja dhe ai do ta merrte emrin "Kolegji i Tri Gjuhëve". Ndërkaq, emrin që ka sot, ka mundur ta marrë vetëm në vitin 1870, kurse epitetin/rolin për kërkime teknike dhe sosh shkencore, ka mundur ta fitojë nga mesi i shekullit të njëzetë.

Ne nuk e dimë, por shkencëtarët humanistë të Collège de France, në një anë merreshin me klasikët grekë dhe hebrenj, që të kuptoheshin sa më mirë, ndërsa, në anën tjetër, mundoheshin të gjenin zgjidhje rreth misticizmit hebraik që quhet "Kaballa". Për të parë se sa ndryshe funksiononte ai atëherë krahasuar me këtë sot, dhe me çfarë gjërash të kundërta, këtë mund ta kuptojmë nga fjalët e një specialisti nga të parët e Ronesancës - Peter Burke:

"Kaballa është një angazhim i madh në hyrjen e një procesi për të menduar mbi emrat e Zotit dhe arritjen deri tek ai (Zoti). Studentët e Kaballasë besonin se hebraishtja ishte gjuha themelore-origjinale, pra gjuha e Zotit. Sipas tyre, fjalët në hebraishte kanë nga një forcë në vetvete. Kaballistët, duke përdorur domethëniet sekrete të fjalëve, i thërrisnin engjëjt. Kështu që, nuk është një çështje e vështirë e shpjegimit të filologëve humanistë për angazhimin e të mësuarit të Kaballasë". Domethënë që qëllimet e themelimit dhe krijimit të shkollave në Evropë, që sot i quajmë "universitete", paskan qenë shumë më ndryshe nga ato që mendojmë ne.

Dua t'u tërheq vëmendjet tuaja për librin "The Rise of Colleges" të autorit George Makdisiu, për ata intelektualë që duan të shesin trurin në Perëndim. Derisa Makdisiu në veprën e tij afro 500 faqesh, tregon se kolegjet dhe



universitetet e Perëndimit rrënjët i kanë nga Medresetë e İslamit, duke e argumentuar me dokumente të vërteta, ai po ashtu u jep hapësirë edhe disa detajeve interesante. Për shembull, nga një psalm që transmeton nga Charles Thurot, mësojmë se gjatë Mesjetës në Universitetet e Parisit, profesorët e Fakulteteve Teologjike në të njëjtën kohë mund të ishin edhe Papë në aspektin fetar, Peshkopë, Avokatë etj. dhe që jepnin shpjegime dhe gjykime në këtë drejtim. Madje, jo vetëm kaq, thotë Thuroti, klasat e fakulteteve teologjike nuk shpëtonin nga klerët dhe anëtarët e sekteve.

**Nuk mësohet drejt as Historia e Evropës**

Për fat të keq, tek ne nuk po shpjegohet dhe mësohet drejt historia e Evropës. Ju duhet të besoni se ashtu sikur historia osmane mësohet gabimisht dhe nga dikush tjetërsohet, po në këtë mënyrë, me qindra herë më tepër, mund ta vëreni këtë edhe tek historia e Evropës.

Evropa gjithmonë përparimtare, e zhvilluar dhe moderne, kurse Osmanët gjithmonë të prapambetur, pak të zhvilluar dhe tradicionalë. Meqë kjo u vlerësua dhe trajtua në këtë mënyrë, të metat dhe dobësitë e së parës nuk vërehen ose bëhet sikur s'i vërejnë, ndërsa tek e dyta kapen vetëm të metat dhe vërejtjet, e nëse nuk gjenden të meta, atëherë luhet me informacione dhe rregullojnë një gjë të tillë.

Si, a? Të vazhdojmë nga trillimet e Şengörit dhe të shohim.

Sipas tyre, Kanuni mund të kishte sukses vetëm tek një gjë, që është mbytja e djalit të tij, Mustafasë. E Evropa është ashtu pra? Nëse thua qytetërim, e gjen tek ata, njerëzim - tek ta, arti e po kështu edhe "paqja"!

Epo a mund të fshihet kjo në vrimat e mrekullive të propagandave të Gobbelsit. Pra sikurse kam thënë gjithmonë, e vërteta ka një huq të keq, sepse një ditë del në shesh.

**Kush dhe çfarë ishte François I, që e krahasuan me Kanunin**

Kush rrëfen? Historiani i njohur Jules Michelet (1798 – 1874, Francë). Ku rrëfen? Në veprën "Renaissance", përkthyer në turqisht nga MEB (Milli Eğitim Bakanlığı – Ministria e Arsimit) më 1948. Ta lëmë të shpjegojë ai, e ne të dëgjojmë:

"Gratë, lufto, lufto që t'u pëlqesh grave. Françoi I krejtësisht kishte mbetur nën ndikimin e grave. Çkado që të ketë bërë ai, atë ashtu e bënë gratë dhe se ato e prishën". (Jules Michelet, "Renaissance", f. 346-347).

Bukur. Pra, nuk na paska qenë vetëm Kanuni që ka kaluar kohën në harem. E pse nuk e cekni edhe se paska pasur edhe njerëz tjerë që kohën e kanë kaluar në haremet e tyre me femra. . . E pse nuk e kujtoni dhe nuk e pranoni as masakrën e sektit Vaud (një sekt thuajse kriminal në Francë në atë kohë). Masakrat e trishtueshme, djegiet e njerëzve për së gjalli, që ndodhën në atë kohë, si dhe mbytjet dhe hedhja e tyre nëpër vende të shkreta, të cilave mundën t'u shpetonin vetëm me strehimin në bjeshkët e Alpeve, - që të gjitha këto a nuk ndodhën në periudhën dhe kohën e Fransua-së?

Mbi të gjitha këto, nuk do t'i binte në mendje asnjë francezi një gjë e tillë, për të bërë një krahasim në mes një sulltani, që shumicën e kohës e kaloi në ekspedita dhe udhëtime, me një mbret që nuk mund të dilte as nga fjalët e femrave.

E çfarë të themi, në një anë të duash vendin tënd, e në anën tjetër të urresh dhe të mos duash historinë dhe individin e atij vendi, - sigurisht që kjo është diçka që ka të bëjë me gjenezën e gjakut të atij personi.

**Përfundim**

Për sa u përket shfaqjes dhe skenave në serialin "Muhteşem Yüzyil", që në gjuhën shqipe është përkthyer "Sylejmani i Madhërishëm", të themi se, të paktën, titulli duhej të përkthehej mirë, e të mos diskutojmë brendësinë e përkthimit, sepse, meqë seriali rrëfen një periudhë të hershme, një periudhë kur shkenca, letërsia, arti, arkitektura etj. ishin në nivelin më të lartë të duhur, shprehjet që kalojnë në të janë po aq të shkëlqyeshme. Mendojmë se përkthimi duhej të ishte "Qindvjeçari i Mrekullueshëm". Pra jo "i madhërishëm", sepse, siç u cek më lart, vetëm të huajt mund t'i thonë atij i madhërishëm, që është një gjë e gabuar. Ndërsa përkthimi i tyre është jo i qëlluar dhe shumë herë i gabuar. Përveç kësaj, gabimisht është përgatitur edhe skenari, për të cilin historianët nuk pajtohen fare. Prandaj këshilla jonë është që historia e një vendi, të arriturat e një vendi dhe të një personaliteti, të mos mësohen nga filmat, portalet e gazetat, po për to të hulumtohen arkivat dhe enciklopeditë e mëdha botërore.

Përktheu: Mr. sci. Zymer Ramadani

# Dritëro Agolli dhe Mevlana Xhelaledin Rumi

Festim Rizanaj

**Vargun e Dritëro Agollit, poet i përmasave të gjera, artist i vërtetë i fjalës së shkruar, po dhe prozator i shquar, vizionar i jashtëzakonshëm, kërkues këmbëngulës i lirisë dhe i demokracisë njerëzore, e përshkon ajo frymë dinjitoze atdhedashurie, aq karakteristikë për krijimtarinë e tij.**

Bëhet fjalë për një poet ndër më të njohurit shqiptarë dhe njohës i mirë edhe i filozofisë e i kulturës orientale. Ai në veprimtarinë e tij e shpreh këtë në mënyrën më të mirë të mundshme. Si krijuesi kryesor i ndikimit të tij nga Orienti është Mevlana Xhelaledin Rumiu, poeti i njohur perso-turk, që jetoi në Konja të Turqisë. Një nga vlerat e romanit të tij "Arka e djallit" është qëndrimi i autorit ndaj botës kulturore të Orientit. Kjo është një përpjekje për të zbuluar disa të vërteta të thjeshta, që kanë të bëjnë me kuptimin e universit njerëzor në tërësinë dhe ekuilibret e tij. Dritëro Agolli, përmes "Arkës së djallit", dëshmon veten si një njohës të shkëlqyer të kulturave tradicionale të popujve të Lindjes, të letërsisë së tyre të mirënjohur. Vallja e "Semas", paraqitet kryevlerë më vete, që për shekuj ka magjepsur breza njerëzorë. Qëllimi i shkrimtarit për të ndikuar në opinionet letrare për një ekuilibër të vërtetë vlerash, shihet jo vetëm në admirimin ndaj vlerave kulturore të Lindjes, në admirimin e figurave të ndritura të këtyre kulturave, si Xhelaledin Rumiu, por edhe në formën stilistikore siç e ndërton frazën. Në romanin "Arka e djallit" ai vë në pah këtë lidhje të tij me poetin, duke përshkruar aspektin filozofik oriental të tij. Ai pasqyron Konjan e Mevlanasë dhe muzeun e tij që gjendet në këtë qytet. Po ashtu jep pasqyrime për librat e tij si dhe nënvizon disa fjalë me thellësi shpirtërore të Mevlanasë, që e kishin prekur edhe Dritëroin. Njëkohësisht, jepet përshkrimi i detajizuar i vallëzimit "Sema", një vallëzim karakteristik i dervishëve të tarikatit të tij, si dhe aspektin filozofiko-shpirtëror të kësaj ceremonie.

### Konja e Mevlanasë

Dritëroi shpreh një admirim për Mevlananë, për kompleksin e tij në Konja, për veprat e tij, si dhe për ritualet shpirtërore të tarikatit të tij Mevlevi. Në romanin "Arka e djallit" Dritëroi pasqyron në mënyrë përshkruese Konjan dhe gjithcka lidhet me Mevlananë. "More, në Konja ka dervishë mevlevinjë, sekt që ka krijuar hazreti Mevlana Muhamed Xheladin Rumiu. Këta dervishë thonë se bëjnë çudira". (f. 190) Po ashtu, Dritëroi jep një pasqyrë të detajizuar si në reportazh të Konjas dhe muzeut të Mevlanasë. Ai i bën një përshkrim në detaje duke e pasqyruar në stilin e tij. Në përshkrimin e tij vë në dukje që Konja karakterizohet për kubenë e gjelbër dhe muzeun e Mevlanasë: "Kot rrinë ata dervishët atje në Kube-i hadra të Mevlanasë? – tha Cute Babulja duke përmendur Kube-i Hadra-në, domethënë kubenë e gjelbër, muzeun e hazreti Mevlana Muhamed Xheladin Rumiut, poetit të madh perso-turk". (f. 192) Pra, nga kjo shihet qartë admirimi dhe vlerësimi që ishfaq Dritëroi për Mevlananë duke e quajtur poet të madh. Më tutje autori jep dhe të tjera karakteristika të këtij qyteti në aspektin kulturor: "Konia, o Bamkë, është vendi i sixhadeve dhe lëkurëve. Është nga qendrat më të shquara të Turqisë për pordhimin e tyre. Është vendi i dervishëve. Dhe atje ku ka dervishë, ka edhe sixhade"! (f. 192)

### Veprat e Mevlanasë

Dritëro Agolli, duke përmendur Mevlananë dhe gjithçka që lidhet me të, nuk harron të cekë edhe librat e tij. Nga saktësia e titujve të veprave, shihet qartë që ai i njihte mirë ata libra. Ai i radhit titujt për nga vlerat dhe aspekti i njohjes së tyre: "Unë ndoshta, diçka dija më shumë, pasi kisha lexuar disa libra të Mevlanasë, si "Mesnevi", "Divan-Kebir", "Fi-hi-Ma-Fih", "Mexhanis-Seba" (Mexhlisi i të shtatëve) e të tjera në poezi e në prozë". (f. 196)

### Vallëzimi "Sema"

Në këtë roman Dritëroi përshkruan në detajet më të imëta vallëzimin "Sema", që është karakteristikë e dervishëve mevlevinj. Një përshkrim i tillë rrallë mund të haset në ndonjë letërsi tjetër. Sikur i kishte parë dhe përjetuar ata në atë vallëzim dhe ishte pasionuar nga ky akt. Ai përshkruan se si e nisin dervishët këtë ceremoni, ç'kishin të veshur, si arrinin atë gjendjen e tyre shpirtërore dhe përfundimin e saj me ajete nga Kur'ani. Në faqet e librit të tij "Arka e djallit" kështu përshkruhet vallëzimi Sema: "Atëherë, kur nuk e kishim mendjen, papritur u dëgjua në sallë një "ah"! i zgjatur. Dervishët, të drejtuar nga semazeni, i pari i Semasë, i veshur me mantel të gjatë, që i shembëllente një gune në ngjyrë kafeje të errët, ecnin ngadalë njëri pas tjetrit. Si i ranë përmes sallës,

dolën në skenë dhe formuan një unazë të madhe. Të gjithë ishin veshur me fustanë të bardhë gjer në fund të këmbëve dhe kishin vënë në kokë qylafë të gjatë po në ngjyrë kafeje, më të gjatë se qeleshet e burrave të Kavajës sonë. Vetëm, Semazeni, drejtuesi i Semasë, d.m.th. i kësaj ceremonie, kishte mantel. Por pastaj, para se të fillonte vallja, ai e zhveshi mantelin. Me heqjen e kësaj rrobeje, sipas teorisë së Semasë, ai lind shpirtërisht, bëhet fëmijë i së vërtetës. Ngriti krahët, i kryqëzoi para gjoksit dhe u bë gati të merrte në mënyrë imagjinare Kerem-i Ilahinë, domethënë aktin e nderuar, duke u kthyer në dëshmitar i Allahut, në numër një. Mandej vështroi drejt tavanit, me një fjalë drejt diellit, me krahë të hapur, duke bërë duva me dorën e djathtë, ndërsa të majtën e ktheu nga trualli, që përfaqëson tokën, në mënyrë që të tregojë se bukurinë shpirtërore të sjellë nga Allahu, po e çon në popull. U kthye nga e djathta në të majtë, rreth zemrës, bëri shenjën e përqafimit, për të treguar se njeriu është krijuar për të dashuruar, dhe pëshpëriti me vete fjalët e hazreti Mevlana Muhamed Xheladin Rumiut: 'Të gjitha dashuritë janë ura për dashurinë hyjnore. Por ai që nuk i shijon, nuk i di'. Pas kësaj dervishët, duke i dhënë selam njëri-tjetrit, bënë një ecje të çuditshme të përsëritur tri herë nën tingujt e një kënge të zgjatur si me të qarë. Kjo ishte përshëndetja që i bënte shpirti shpirtit, të fshehur brenda qenieve. Mandej filloi rrotullimi i trupave të dervishëve rreth vetes, rrotullim i shpejtë si ai i gurit të mullirit, që të vinte çudi se si nuk u merreshin mendtë. Vetëm semazeni nuk vërtitej. Ai qëndronte me fytyrë përpara dhe lutej.... "Semaja" përfundoi me leximin e Kur'an-i Kerimit: *"Si lindja ashtu edhe perëndimi janë të Allahut. Ngado që të kthehemi, atje është fytyra e Allahut, sepse Allahu përfshin çdo gjë, çdo vend, pasi është i gjerë, është dijetar"*. Semazeni bëri një lutje për të gjithë shpirtrat e besimtarëve dhe vallja u mbyll". (f. 202-205). Nga ky përshkrim shihet qartë që Dritëro kishte njohuri të mira në lidhje me këtë ceremoni. Njohuritë e tij për këtë ceremoni dhe për domethënien filozofike të saj i vërtetojnë rreshtat në vazhdim të romanit "Arka e djallit", ku Dritëro jep sqarime dhe shpjegon vallëzimin "Sema". Ai përkujdeset edhe për shpjegimin filozifik të këtij vallëzimi. Kështu sqarohet ceremonia e kësaj valleje në rreshtat në vazhdim: "Sema, o Bamkë, shkencërisht është rrotullimi, ja kjo që bëjnë dervishët. Nuk ka qënie që të mos rrotullohet! Tipari i përbashkët i të gjithë trupave dhe qënieve është rrotullimi i elektroneve dhe protoneve në atome. Nga ky rrotullim nuk përjashtohet njeriu. Në fakt kjo valle e këtyre dervishëve na tregon vërejtjen brenda atomit dhe shpirtit. Njeriu është një rrotullim. Atij i rrotullohet gjaku, ushqimi, jeta dhe vdekja. Rrotullohet bashkë me tokën, si elektronet dhe protonet me atomin. Doemos, rrotullimet e trupave të tjerë janë të pandërgjegjshme. Kurse disa rrotullime të njeriut janë të ndërgjegjshme, se ai ka mendjen. Pikërisht, sipas Mevlanasë, njeriu merr pjesë në këtë lëvizje të qënieve me mendjen dhe dashurinë e tij. Me pjesëmarrje në lëvizje njeriu dëshmon, kujton dhe bën duva për ekzistencën e Krijuesit të Madh. Prandaj, rituali i Semasë, që po shikojmë, pasqyron udhëtimin qiellor të njeriut dhe orientimin e tij drejt të vërtetës, lartësimin e vet përmes dashurisë, duke braktisur egoizmin, për të arritur në fazën e pjekurisë dhe përsosjes. Me këtë ai kthehet në një gjendje të re apo kuptim të ri, i mbushur plot dashuri, për t'u shërbyer të gjitha krijesave me ndjenjën e përgjegjësisië së madhe". (f. 203-204)

**Fjalët filozofike**

Se sa kishin ndikuar edhe fjalët e Mevlanasë, kjo shprehet në faqet e romanit "Arka e djallit". Dritëroi ato fjalë i shkoqit duke shprehur admirimin për to. Po ashtu thekson se këto fjalë dhe Mevlanai më tërë krijimtarinë e tij ka ndikuar tek poetët tanë që shkruanin me alfabet arab, dhe që njihen me emërtiminin Bejtexhinj. "Unë më shumë u përqendrova në ndikimin e Mevlana Muhamed Xhelaledin Rumiut në krijimtarinë e bejtexhinjve tanë: Nazim Berati, Hasan Zyko Kamberi, Muhamed Kyçyku e të tjerëve". (f. 230) Filozofia e fjalëve të Mevlanasë kishte zënë vend në shtjellimin e Dritëroit. Si pjesë përbërëse e romanit bëhen edhe fjalët që Dritëroi kishte zgjedhur si më të thellat shpirtërore. Fjalët që kishin ndikuar më së shumti dhe që i kishte zgjedhur, janë: *"Qënia njerëzore u krijua nga brumi i dheut; në qoftë se njeriu nuk është modest si dheu, atëherë nuk është aspak bir i Ademit"; "Kur flet për miqtë e tu, mbushet me lule kopshti yt i brendshëm; Kur flet për armiqtë e tu, ky kopsht mbushet me gjilpëra dhe gjarpërinj; kjo do të thotë që ti mërzitesh"; "Lëkura nuk është e ndarë nga shpirti, as shpirti nuk është i ndarë nga lëkura, por nuk ka lindur asnjëri për të parë shpirtin"; "Fyelli është dashnori i ndarë nga të dashurat e tij, prandaj qan"; "Ç'është fyelli? Është i dashuri, që përqafon e dashura"; "Shih tani, mijëra akrepë vdesin nga trishtimi, mijëra lumturi kthehen mes nesh".* (f. 230-231). Po ashtu, në vazhdim të librit Dritëroi vazhdon të përmendë fjalët e Mevlanasë nga Mesnevia. Kjo shpreh gjithashtu një pasion për fjalët dhe për thellësinë filozofike të tij, sidomos nga vepra e Mesnevisë: *"Dhe ti e di shumë mirë, o Bamkë, se ç'ka thënë Hazreti Mevlana Muhamed Xhelaledin Rumiu për lotët në të madhen vepër "Mesnevi": "E qara dhe e thirrura janë një thesar i çmuar për njeriun".* (f. 386)

Nga ky shtjellim, ndonëse i shkurtër, shihet qartë se letërsia dhe kultura e Orientit nuk kanë ndikuar vetëm te poetët shqiptarë që kanë shkruar me alfabet arab, të njohur si bejtexhinj, por edhe te poeti i njohur Dritëro Agolli, që njihet edhe si klasiku i letërsisë shqipe. Romani "Arka e djallit" e dëshmon këtë, sepse aty zhvillohet një dialog letrar e kulturor me Lindjen, më konkretisht me njërin nga përfaqësuesit e kësaj kulture dhe letërsie, Mevlana Xhelaledin Rumiun. Po ashtu, Dritëroi është ndikuar edhe nga poetë të tjerë të letërsisë së Lindjes si: Omer Khajami dhe Saad Shirazi.

## *Mevlana Xhelaleddin Rumi*

## *Pjesë nga Mesnevija*

*Profeti ka thënë: Për rrugën e ahiretit, jetës pas vdekjes,
Nuk ka se puna, një shok më të besës…*

*N'e paç punën të mirë, të bëhet shok përherë;
N'e paç të keqe, të bëhet gjarpër në varr…*

*Por si mundet që fitimi në rrugën e së drejtës
Të arrihet pa mësues, pa prijës?*

*Edhe zanati më i thjeshtë në këtë botë, madje,
A mund të mësohet pa pa mësues, pa usta?*

*Çdo art e prin njohuria, pastaj vjen puna
Që i mbeten frytet edhe pasi vjen vdekja…*

*O i mençur, përpiqu të fitosh zanat, por hollësitë
Kërkoji nga një mjeshtër i aftë e i vërtetë…*

*Margaritarin kërkoje brenda në sedef, o vëlla;
Edhe artin, zanatin, nga artisti i kërko…*

*Sapo t'i shihni mirëbërësit, duroni
Dhe mos u druani prej tyre të mësoni…*

*Nëse regjësi vesh një rrobë të vjetër gjatë punës,
Ajo s'ia pakëson dinjitetin e vetvetes…*

*Nëse kovaçi vishet si kovaç kur rreh hekur,
Kjo s'ia pakëson konsideratën në popull…*

*Atëherë, hiqe nga trupi rrobën e mendjemadhësisë
Dhe, në mësim, vish rrobën e thjeshtësisë…*

*Rruga e mësimit të diturisë është fjala,
Kurse rruga e mësimit të artit është puna…*

*Po deshe të mësosh mbi mosqenien, kjo mundet
Nën drejtimin e prijësit; gjuha dhe dora s'të duhet…*

*Diturinë e mosqenies, shpirti e merr prej shpirtit,
Jo me anë të fjalës a duke e lexuar prej librit…*

*Nëse në zemrën e nxënësit ka shenjë të përulësisë,
Tek ai ende s'është formuar simboli i thjeshtësisë…*

*Nëse zemra e nxënësit hapet, ndriçohet, Zoti thotë:
"A s'ta hapëm gjoksin, a s'të qetësuam krejt?"*

*O nxënës, o udhëtar, edhe ty ta hapëm gjoksin
Dhe ta lehtësuam zemrën…*

*Kurse ti ende e kërkon atë nga jashtë;
Ti milesh, kurse ti pret ata që mjelin vetë…*

*Tek ti është një burim qumështi pa fund;
Pse kërkon ti qumësht në calik tjetërkund?*

*O ti që nxjerr ujë, ke një vrimë, një rrugë në det;
Të kesh turp që nxjerr ujë prej një grope…*

*Siç në ajetin "elem neshrah", a s't'u hap gjoksi?
Atëherë, pse pse kërkon të të hapet përsëri?*

*Shih hapjen e gjoksit, lehtësimin brenda teje
Që të mos qortohesh se "s'i sheh provat në vetvete"…*

*Nga Mevlana Xhelaleddin Rumi, Mesnevi, Safahat / botoi: Logos-A, 2010. Shkup / përktheu: Mithat Hoxha / përzgjodhi E.A.*

KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME NË FERIZAJ,
shpallë

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës- sekretar në KBI të Ferizajt

KANDIDATËT E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:
1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia)
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikuese,
4. Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.

DOKUMENTET E NEVOJSHME:
Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente
• Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
• Certifikata e lindjes,
• Certifikata shëndetësore ,
• Certifikata se nuk është nën hetime,
• Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
• CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.
(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

VËREJTJE:
Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Ferizajt.
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME NË VITI,
shpallë

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës, imam, hatib dhe mual-lim në
1. xhaminë e fshatit Budrika e Epërme dhe
2. në xhaminë e fshatit Gjylekar i Ulët

KANDIDATËT E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:
1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia)
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikuese, dhe organizimi të çështjeve fetare
4. Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.

DOKUMENTET E NEVOJSHME:
Krahas kërkesës për punësim, kërkesës duhet bashkangjitur edhe këto dokumente
• Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
• Certifikata e lindjes,
• Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet)
• Certifikata se nuk është nën hetime(pasi të pranohet)
• Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
• CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.
(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

VËREJTJE:
Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Vitisë.
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



PROMOVIM LIBRI

**Fjala përshëndetëse e Myftiut të Kosovës në promovimin e librit "Kontributi i prijësve muslimanë në formësimin e vetëdijes dhe identitetit kombëtar" mbajtur në Tiranë më 3 shtator 2013**

## KËTA ULEMA DHE KËTO PERSONALITETE T'I MARRIM SI MODEL DHE ATA TË NA SHËRBEJNË SI BURIM FRYMËZIMI PËR BREZAT E ARDHSHËM

**Mr. Naim ef. Tërnava, Myfti i Kosovës**

I nderuari Haxhi Selim Muça-kryetar i Komunitetit Musliman të Shqipërisë,
I nderuari Haxhi Sulejman Rexhepi-Reis i Bashkësisë Fetare Islame në Maqedoni,
Të nderuar studiues, referues dhe ju pjesëmarrës!

Kam nderin dhe kënaqësinë e veçantë që, në emrin e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës dhe në emrin tim personal, të përshëndes këtë tubim me rastin e promovimit të përmbledhjes së kumtesave nga konferenca shkencore "Kontributi i prijësve muslimanë në formësimin e vetëdijes dhe identitetit kombëtar".

S'kam se si të mos ndihem i lumtur, kur dihet se vitin e kaluar ishim tubuar sikurse sot, këtu në këtë sallë, për të ndjekur punimet e konferencës shkencore për të vënë në pah kontributin e ulemasë shqiptare për pavarësinë dhe lirinë e vendit, që mbahej me rastin e 100-Vjetorit të Pavarësisë dhe Mëvetësisë së Shqiptarëve.

Tubimi i sotëm, po në Tiranë, me rastin e promovimit të botimit të kumtesave në një përmbledhje të veçantë, shënon përmbylljen me sukses të kësaj nisme fisnike dhe të dobishme për shkencën, dhe ato që nga sot bëhen pronë dhe vihen në dispozicion të lexuesve gjithandej trojeve tona.

E veçanta e konferencës së vitit të kaluar dhe e botimit të kumtesave të saj në mes dy kapakëve, është se të dy këto projekte janë realizuar dhe janë finalizuar me sukses bashkërisht nga tri komunitetet muslimane shqiptare: Komuniteti Musliman Shqiptar, Bashkësia Islame e Kosovës dhe Bashkësia Fetare Islame e Maqedonisë, që dëshmon edhe një herë dëshirën dhe nevojën e shqiptarëve për bashkim e integrim shpirtëror, kulturor e shoqëror, në njërën anë, e, në anën tjetër, jemi të bindur se kjo punë e hairit ka simbolikën dhe domethënien e vet, ashtu siç pati tubimi dhe kontributi i ulemasë shqiptare të të gjitha trojeve për shpalljen e Pavarësisë, po ashtu edhe kjo ka simbolikën dhe domethënien e vet në kujtimin për ata që e bënë shtetin, e krijuan dhe e pavarësuan atë.

Libri që po promovojmë sot, paraqet vetëm një pjesë të kontributit të ulemasë shqiptare për pavarësinë dhe mëvetësinë e vendit. Përmes këtij libri, kujtojmë edhe një herë të gjithë ata ulema që kontribuan për arritjen e Mëvetësisë së Shqiptarëve, siç ishin ulemaja e kalibrit të Ymer Prizrenit, Haxhi Zekës, Vehbi Dibrës, Ahmet Korenicës, Rrystem Shportës, Hfz. Ibrahim Dalliut, Hfz. Ali Korçën, Hfz. Ali Krajës, Shejh Salihut, mulla Idriz Gjilanit, Musa Shehzades, Shejh Eminit, mulla Rasim Zapodit, Hoxhë Mehmetit të Shtiqnit, Shejh Mehmet Sezait, Hfz. Abdylfetah Raufit nga Shkupi, Hfz. Abdullah Abdullahut nga Tetova, Hfz. Hetem Tahirit nga Tetova, e shumë e shumë të tjerëve që përmenden e që nuk përmenden në libër, të cilët, me punën dhe kontributin e tyre, kanë hyrë në histori dhe jo vetëm që kanë hyrë, por edhe e kanë bërë historinë.

Natyrisht, vargu i ulemave që kanë kontribuar në këtë drejtim, nuk përmbyllet vetëm me këta që përmendëm këtu, sepse ai është shumë më i gjatë e me shumë të tjerë gjithandej trojeve shqiptare, për kontributin e të cilëve do të flitet e do të shkruhet sigurisht në të ardhmen dhe do të mbahen konferenca e tubime shkencore, pse jo në bashkëpunim të tri komuniteteve islame shqiptare.

Botimi i kësaj monografie vjen në duart tona në një kohë të përshtatshme dhe, na thotë mendja, përmbush kërkesat dhe paraqitet shumë e nevojshme, sidomos sot kur ndihet nevoja për të njohur të kaluarën tonë, e cila rrezikon të harrohet dhe të zbehet e të interpretohet ashtu siç nuk ka qenë në të vërtetë, kurse disa nga personalitetet kryesore, bartës të lëvizjeve kombëtare, nga radhët e ulemasë, të anatemohen, të anashkalohen e të harrohen në pafundësi.

Prandaj, pikërisht për këtë arsye, botimi dhe promovimi i monografisë "Kontributi i prijësve muslimanë në formësimin e vetëdijes dhe identitetit kombëtar", merr vlera ku e ku më të mëdha dhe vjen edhe si një shlyerje e borxhit ndaj të gjithë atyre ulemave që punuan e vepruan në shërbim të çështjes kombëtare dhe pavarësimit të vendit tonë. Uroj që pikërisht këta ulema dhe këto personalitete t'i marrim si model dhe ata të na shërbejnë si burim frymëzimi për brezat e ardhshëm.

Uroj po ashtu që edhe në të ardhmen të kemi organizime të këtij formati, pra projekte të përbashkëta të tri komuniteteve islame shqiptare. Kurse, Kryesia e BIK-së, edhe një herë ripërsërit faktin dhe shpreh gatishmërinë se, duke qenë e vetëdijshme për rolin që kanë luajtur shumë ulema gjatë historisë sonë, do të vazhdojë edhe në të ardhmen të mbështesë aktivitete të tilla kushtuar ndriçimit të këtyre figurave, disa prej të cilave, fatkeqësisht, deri sot nuk janë aq të njohura dhe nuk janë nuk kanë zënë vendin që u takon dhe e meritojnë në historinë tonë.

Ju falemnderit!



Fjala e Myftiut Naim Tërnava në Konferencën për promovimin e Paqes në Kosovë, me temën "Fragmente nga terreni mbi Paqen dhe Pajtimin në Kosovë", organizuar nga Caritasi Zviceran, Caritasi i Luksemburgut dhe fondacioni FES, mbajtur në Prishtinë më 20 shtator 2013

## NDËRTIMI I PAQES ËSHTË RRUGË PA ALTERNATIVË

**Mr. Naim ef. Tërnava, Myfti i Kosovës**

Secila fe në mësimet e saj, kërkon urtësi, drejtësi, maturi, falje, butësi, respekt e dashuri.

Toleranca tek populli ynë nuk është një vlerë e zhvilluar tash në kohët moderne dhe as e formuar me arsim e shkollë, po është një traditë e kultivuar nga thellësia e shekujve.

I nderuari Dodë Gjergji -Ipeshkëv i Kosovës!
I nderuari kardinal Mc Carrik-mik i madh i Kosovës!
I nderuari Ministër Jevtiç!
Të nderuar të pranishëm!
Zonja e zotërinj!

Kam nderin, kënaqësinë dhe privilegjin që t'i drejtohem këtij auditori në këtë Konferencë, që i kushtohet Paqes, respektivisht rolit të bashkësive fetare në ndërtimin e paqes dhe pajtimin e komuniteteve dhe etnive të këtij nënqielli.

Jemi tubuar këtu, të gjithë së bashku, përfaqësues të komuniteteve të ndryshme, përfaqësues e liderë të besimeve të ndryshme, përfaqësues nga institucionet e ndryshme, për të dhënë një mesazh, për të dhënë një shembull se ndërtimi i paqes është rrugë pa alternativë, dhe jo vetëm kaq, por forcimi i paqes është i nevojshëm dhe i domosdoshëm, ngase pajtimi është vlerë, pajtimi është urdhër nga Krijuesi ynë, është traditë e praktikë e profetëve si dhe mësim e doktrinë e librave të shenjtë.

Popujt e këtij nënqielli, në shekullin e shkuar kanë përjetuar katrahura, konflikte e luftëra të përgjakshme, kanë përjetuar tmerre, dhunë, shtypje e persekutim - veprime këto që nuk i do Zoti, nuk i preferuan profetët, nuk na i mësuan librat e shenjtë, mirëpo, të shtyrë nga ego materialiste, nga ndjenja e të fortit, e dominimit, të shtyrë nga urrejtja e mosdurimi, në vend të paqes, në vend që të jetojmë në fqinjësi të mirë, u përballëm me luftëra, dëbime e katrahura - veprime këto që sollën shumë viktima të pafajshme, shumë shkatërrime e shumë dhimbje.

Vendi ynë, populli ynë përjetoi luftë pas lufte, shkatërrim pas shkatërrimi, dhunë pas dhune, e fundit qe ajo e para 14 viteve, mirëpo ka dashtë Zoti ja, sot jemi tubuar në një mision të rëndësishëm, në një mision fisnik, që përçon mesazhe të paqes, dashurisë, pajtimit e mirëbesimit - vlera këto që jemi të urdhëruar nga Zoti ynë i përbashkët t'i kultivojmë e t'u hapim rrugë, vlera këto që i nevojiten shoqërisë, besimtarëve e, mbi të gjitha, fëmijëve tanë- gjeneratave të ardhshme.

Secila fe në mësimet e saj kërkon urtësi, drejtësi, maturi, falje, butësi, respekt e dashuri. Për këtë në Kuran thuhet: "Allahu urdhëron drejtësi, bamirësi, ndihmë të afërmeve, dhe ndalon imoralitetin, atë që është e neveritshme dhe dhunën. Ja, kështu Ai ju këshillon që të merrni mësim". (En-Nahël, 90)

Ndërsa Muhamedi a.s. ka thënë: "Drejtësia mban qiellin dhe Tokën".

Toleranca tek populli ynë nuk është një vlerë e zhvilluar tash në kohët moderne dhe as e formuar me arsim e shkollë, po është një traditë e kultivuar nga thellësia e shekujve.

Prania dhe bashkekzistenca e tri besimeve tradicionale të popullit shqiptar: musliman, ortodoks dhe katolik, ka bërë që toleranca ndërfetare të jetë një domosdoshmëri historike, edhe në raport me të tjerat.

Në fakt, asnjë fe nuk mund dhe nuk duhet të predikojë diskriminimin njerëzor për shkak të ndryshimeve të besimit, sepse të gjitha kanë në bazën e tyre barazinë e njerëzve para Zotit.

Duke pasur parasysh këtë që përmenda më lart, BIK, institucionet e saj dhe imamët anë e kënd vendit, në

vazhdimësi, me mësimet dhe predikimet e tyre, janë angazhuar që të përçojnë mesazhet hyjnore, që bëjnë thirrje për paqe, dashuri, mirëkuptim, respektim të tjetrit e, para së gjithash, për falje e mirëkuptim.

Po ashtu duhet thënë që BIK në vazhdimësi ka qenë pjesë e dialogut me bashkësitë e tjera fetare, në kërkim të paqes, në kërkim të vlerave hyjnore e humane, në kërkim të krijimit të urave të mirëkuptimit e mirëbesimit.

Synime dhe ide humane e fisnike janë vetëm ato që, për qëllim final, kanë mirëqenien dhe lumturinë e përbashkët të të gjithë njerëzve pa dallim race, kombësie e feje.

Kjo ngase urrejtja, smira e mosdurimi, janë fatkeqësitë më të mëdha të njerëzimit në histori, prej nga lindën të këqija të njerëzimit, si racizmi, nazizmi, shovinizmi etj., që sollën vetëm shkatërrime, luftëra, përplasje e dhimbje.

Njerëzit janë krijuar të ndryshëm, për t'u njohur në mes tyre, e jo për të treguar e shprehur urrejtje ndaj njëri-tjetrit. Këtë e theksoi Kurani që në fillim të shpalljes së tij:"O njerëz! Ne ju kemi krijuar prej një mashkulli e një femre dhe ju kemi bërë popuj e fise që të njihni njëri – tjetrin. Më fisniku tek Allahu është ai, i cili E ka frikë më shumë Atë. Allahu, me të vërtetë është shumë i ditur dhe i informuar mirë". (El Huxhurat, 13)

Feja islame, mësimet e saj të pastra, jo vetëm që kërkojnë tolerancë, mirëkuptim, sjellje e qëndrim korrekt ndaj pjesëtarëve të feve të tjera, por shkojnë edhe më tej dhe nga toleranca kalon në shkallën e njohjes, që është shkalla më e lartë e tolerancës dhe garanci për bashkëjetesë.

Kurani e lavdëron njerëzimin e ngjyrave, gjuhëve dhe besimeve të ndryshme, i lavdëron ata që janë të ndryshëm, por që bëjnë gara për vepra të mira. Prandaj, mund të themi lirisht se ky Libër (Kurani) konfirmon se Zoti është Krijues i dallimeve në mes popujve! Sepse, Ai nuk është Zot vetëm për një periudhë, vetëm për një popull e vetëm për një vend!

**Të nderuar të pranishëm!**

Të nderuar njerëz të vullnetit të mirë!

Të nderuar përfaqësues të bashkësive!

Falënderoj në mënyrë të veçantë ata që ndihmuan për mbajtjen e kësaj konference. BIK çmon lart mbajtjen e konferencave dhe takimeve të tilla duke i konsideruar shumë të rëndësishme për krijimin e klimës së mirëbesimit e të mirëkuptimin në vendin tonë.

Jam këtu që të shpreh gatishmërinë e BIK-së dhe të të gjitha institucioneve të saj, që të mbështesim pa alternativë, të kontribuojmë me tërë potencialin tonë dhe të angazhohemi pandërprerë në kultivimin e paqes, mirëkuptimit, mirëbesimit, faljes e respektit - si vlera hyjnore universale, humane e qytetëruese.



## MUSLIMANËT ANEKËND KOSOVËS FESTUAN KURBAN - BAJRAMIN

Me të zbardhur të ditës, xhamitë e shumta anë e kënd Kosovës u mbushën me besimtarë për të falur namazin e Kurban - Bajramit. Manifestime që mbahen me rastin e Kurban - Bajramit i referohen sakrificës e dashurisë njerëzore, mëshirës e faljes, mirëkuptimit, vëllazërimit e paqes, pastaj unitetin, barazisë dhe solidaritetit në mes njerëzve në emër të besimit në Zotin.

Si zakonisht manifestimi qendror për Kosovë u mbajt në kryeqytet, në Xhaminë e Madhe ("Sulltan Mehmet - Fatih"), ku qenë të pranishëm drejtuesit më të lartë të BIK, me në krye Myftiun mr. Naim Tërnava.

Manifestimi filloi me faljen e namazit të sabahut, të cilit i priu imami, Musa ef. Avidu, pas të cilit për vlerën dhe rëndësinë e kësaj feste një ligjëratë tematike e mbajti, mr. Ekrem Simnica.

"Këtë festë të madhe të Bajramit e karakterizojnë dy komponente të rëndësishme me vlera të larta e fisnike -



Haxhi dhe therja e Kurbanit.

Haxhi paraqet tubimin më të madh dhe më të rregullt botëror mbi mirëqenien njerëzore si tërësi ku mbizotëron paqja dhe mëshira"- tha Ekrem ef. Simnica. Ndërsa për kurbanin u shpreh: "Qëllimi dhe rëndësia kryesore e çdo dispozite islame është devotshmëria, gjegjësisht, pasurimi me vlera të larta. Pra, edhe institucioni i Kurbanit ka rëndësi dhe vlerë të madhe në formimin e personalitetit të njeriut dhe bashkësisë" Faljes së namazit të Kurban - Bajramit i priu sekretari i përgjithshëm i BIK-së, Resul ef. Rexhepi, ndërkaq hytben e Kurban - Bajramit e mbajti Myftiu mr. Naim Tërnava."Sot, në këtë festë të cilës edhe më shumë i shton vlerën Haxhi dhe prerja e Kurbanit, obligime të cilat i kryejmë në shenjë respekti e bindje në urdhrat e të Madhit Zot, na shtyjnë që ne të rikujtojmë edhe njëherë begatitë dhe porositë e shumta të dërguara te njerëzit përmes të të zgjedhurve të Allahut xh.sh., pejgamberëve. Këto urtësi Hyjnore në vazhdimësi u bartën përmes Pejgamberëve te popujt e ndryshëm.

Na rikujtomë dashurinë e respektin e madh të Ibrahimit a.s. me birin e tij Ismailin, gjithherë në kërkim për t'iu afruar sa më shumë Allahut xh.sh. dhe porosive hyjnore, të drejtës, të vërtetës dhe të mirës. Në kërkim të vazhdueshëm të gjetjes së lartësisë shpirtërore në atmosferën e Haxhit dhe prerjes së kurbanit, duke e harruar për një çast botën e përkohshme".

Me tutje myftiu tha: "Vlerat e Kuranit i bëjnë muslimanët të përgjegjshëm për ti trajtuar të gjithë njerëzit, musliman apo jomusliman, me mirësjellje e drejtësi, për të parandaluar përhapjen e mizorisë, e cila përfshin të gjitha format e anarkisë dhe terrorit që godasin sigurinë, qetësin dhe paqen. Besimtarët kanë përgjegjësi për pengimin e këtyre njerëzve, duke ndaluar mizorit në tokë dhe duke sjellë paqe e siguri për të gjithë njerëzit e botës, duke i përshkruar ata që bëjnë vepra të tilla të liga si ndjekës të gjurmëve të djallit.Akte të tilla po ndodhin fatkeqësisht nëpër botë, skena trishtuese po paraqiten nëpër ekrane të shumta, që vijnë si rezultat i largimit nga morali i mbështetur në dashuri, respekt e tolerancë, virtyte këto për të cilat ka urdhëruar Zoti në Kuran.

Ndaj të punojmë në forcimin e besimit në mesin tonë, në vëllazërimin e njerëzve mes vete, për krijimin e kushteve sa më të mira për jetë.

- Të shtrim dorën e pajtimit me njëri-tjetrin,të harrojmë zënkat dhe armiqësitë.
- Të punojmë për paqe dhe harmoni mes njerëzve.
- Të rrisim besueshmërinë mes nesh.
- Të respektojmë besimet e njëri tjetrit. Të jemi shembull për harmoni fetare në botë, ashtu siç kemi qenë deri sot.
-Të punojmë për avancimin e mundësive dhe vlerave tona që na i ka dhuruar Allahu, duke punuar për një të ardhme sa më të mirë për brezat që po vijnë.

Shoqëria jonë, si asnjëherë deri tash, ka nevojë për vlera të mirëfillta shpirtërore. Prandaj, unë duke shfrytëzuar këtë rast, në këtë ditë të shenjtë dhe nga ky vend i shenjt, i ftoj të gjithë besimtarët tanë, të gjithë njerëzit e vullnetit të mirë që të bashkëveprojnë drejt ndërtimit të një shoqërie të shëndoshë, të pastër e të ndershme dhe të mos lejojmë që në mesin tonë të depërtojë virusi degjenerues e devalvues".

Manifestime kushtuar Kurban - bajramit u mbajtën në të gjitha xhamitë e Kosovës.

**Për Kurban -Bajram Myftiu organizoi pritje përurimi**

Si tradicionalisht, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me rastin e festës së Kurban - Bajramit, nga ora 9-12, në selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, organizoi pritje urimi. Për ta uruar Myftiun Tërnava në selinë e BI-së të Kosovës, erdhën:

Nga institucionet: Kryeparlamentari, - Jakup Krasniqi; Kryeministri – Hashim Thaçi; Ipeshkvi i

Ipeshkvisë së Kosovës – don Dodë Gjergji, komandanti i FSK-së,- gjeneral Kadri Kastrati, këshilltari i presidentes - Ramush Tahiri.

**Nga partitë politike:**

Një delegacion i LDK i prirë nga Ismet Beqiri, kryetari i AAK-së Ramush Haradinaj me bashkëpunëtorë, Presidenti i AKR-së, Behgjet Pacolli me bashkëpunëtor; një delegacion nga VV i prirë nga Shpend Ahmeti, Kryetari i PD-së, Ferid Agani me bashkëpunëtorë e shumë personalitete nga jeta kulturore, fetare si dhe besimtarë nga anë të ndryshme të Kosovës.

Për urime të myftiun qenë edhe kandidatët për kryetar të Prishtinës: Agim Çeku i PDK-së, i Vetëvendosjes Shpend Ahmeti, Besnik Tahiri i AAK-së, Korab Sejdiu i AKR-së dhe Valon Murati i LB-së.













## MYFTIU I KOSOVËS MR. NAIM TËRNAVA PRITI MYFTIUN E STAMBOLLIT RAHMI JARAN

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 25 shtator priti Myftiun e Stambollit, Prof. Dr. Rahmi Jaran, që shoqërohej nga Sabri Demir - ndihmës i Myftiut të Stambollit për Marrëdhënie me Jashtë dhe nga Myftiu i Bajram Pashës.

Myftiu Tërnava, pasi u uroi mirëseardhje në Kosovë, në bisedë me Myftiun e Stambollit falënderoi popullin vëlla turk dhe Qeverinë Turke për përkrahjen dhe mbështetjen e vazhdueshme të Kosovës dhe popullit të saj.

"Më lejoni që përmes jush të falënderoj edhe DIJANET-in e Turqisë me prof. dr. Mehmet Gormezin në krye, për marrëdhëniet e shkëlqyera që kemi dhe të cilat dita- ditës po rriten e fuqizohen edhe me tepër në të mirë të dy institucioneve fetare" - tha Myftiu Tërnava. Myftiu i Stambollit, Prof. Rahmi Jaran falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen e ngrohtë dhe vëllazërore. "Kjo është vizita ime e parë në Kosovë dhe përshtypja e parë që fitova më të ardhur në Kosovë, ishte se nuk ndihesha i huaj fare në këtë vend. Kjo tregon fisnikërinë edhe mikpritjen e popullit të Kosovës".- tha myftiu i Stambollit Rahmi Jaran.

Myftiu i Stambollit, në bisedë me myftiun Tërnava, deklaroi se çmon lart dhe vlerëson punën që po bën BIK me institucionet e saj në ruajtjen e Islamit dhe në kultivimin e frymës së tolerancës dhe bashkëjetesës në vend. "Na gëzojnë pa masë sukseset që keni shënuar që nga paslufta e këndej".- tha, përveç tjerash, Myftiu Jaran.. Myftiu i Stambollit, të nesërmen, më 26 shtator vizitoi Mitrovicën, kurse më 27 shtator qëndroi në Prizren. (R.Sh).



## MYFTIU TËRNAVA PRITI KOORDINATORIN E RI TË TIKA-SË, EJUP JAVUZ UMUTLU

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava më 10 tetor priti në takim njohës koordinatorin e ri në Kosovë të Agjencisë Turke për Zhvillim (TIKA), z. Ejup Javuz Umutlu, me ç'rast myftiu fillimisht e falënderoi ish-koordinatorin, z. Adem Urfan për angazhimin dhe kontributin gjatë mandatit të tij si koordinator i TIKA-së në Kosovë, si dhe i shprehu mirëseardhje koordinatorit të ri duke i uruar punë të mbarë e të suksesshme.Koordinatori Ejup Javuz Umutlu e njohu Myftiun me planet e TIKA-së në fushën e restaurimit të monumenteve të trashëgimisë islame në Kosovë, si dhe me ecurinë e punëve në finalizimin e projekteve në rregullimin e oborrit të xhamisë së Sinan Pashës në Prizren dhe të oborrit të Xhamisë "Sulltan Mehmet - Fatih" në Prishtinë.

"Së shpejti TIKA do të fillojë restaurimin e xhamisë "Sulltan Murat" në Janjevë dhe xhaminë "Jashar Pasha" në Prishtinë" -tha koordinatori Umutlu. Myftiu vlerësoi TIKA-n për punën që po bënë në Kosovë në fushën e kulturës e sidomos në restaurimin e monumenteve të trashëgimisë tonë. "Ju me këtë punë po i zgjatni jetën objekteve tona që t'i përballojnë shekujve dhe po i përcjellim ato te brezat tonë sikur na kanë lënë amanet të parët tonë"- tha mes tjerash Myftiu.

Myftiu tha po ashtu se BIK do e rris bashkëpunimin me TIKA-në. (R.Sh).





## MYFTIU TËRNAVA PRITI F. DR. ABDULHUMSIN AL KAHRAFI - SEKRETAR I PËRGJITHSHËM I FONDACIONIT KUVAJTIAN TË VAKËFEVE

Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava më 3 tetor 20013 priti një delegacionin nga Kuvajti të kryesuar nga prof. dr. Abdulhumsin Al Kahrafi - sekretar i përgjithshëm i Fondacionit Kuvajtian të Vakëfeve i cili qëndroi për vizitë dy ditore në Kosovë për të parë nga afër finalizimin e projekteve të financuara nga ky fondacion. Myftiu Tërnava falënderoi delegacionin për vizitën dhe për ndihmën e shtetit kuvajtian i cili në vazhdimësi ka ndihmuar Kosovën në fusha të ndryshme."Nesër, do ta finalizojmë një projekt të suksesshëm të financuar nga ju ndërtimin e Çerdhes në Gjakovën që do të jetë institucioni i parë parashkollor në kuadër të BIK", -tha ndër të tjera Myftiu dhe vazhdoi, andaj më lejoni që përmes jush të falënderoj qeverinë dhe popullin kuvajtian për mbështetjen që i keni dhënë Kosovës dhe ndihmën e vazhdueshme për BIK dhe institucionet e saja. Prof. dr. Abdulmisin Al Kharafai gjatë vizitës në Kosovës mbajti një ligjëratë në Fakultetin e Studimeve Islame dhe vizitoi medresenë e mesme "Alauddin" në Prishtinë si dhe disa shkolla tjera si në fshatin Mazgit që janë financuara nga fondacioni Kuvajtian për vakëfe. (R.Sh.)

## MYFTIU TËRNAVA PRITI NJË DELEGACION NGA MINISTRIA E ÇËSHTJEVE FETARE TË DUBAIT

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 27 shtator 2013, priti një delegacion nga Ministria e Çështjeve Fetare e Qeverisë së Dubait, të kryesuar nga z. Shejh Ibrahim el Mensuri dhe shejh Muhamed Hasen, të cilët qëndruan për vizitë në Kosovë për të parë e përcjellë konkretizimin e disa projekteve që po realizon kjo ministri në bashkëpunim me Bashkësinë Islame të Kosovës. Myftiu Tërnava mysafirët nga Dubai i falënderoi për vizitën dhe për përkrahjen e tyre dhënë Bashkësisë Islame të Kosovës në ndërtimin e infrastrukturës, siç janë ndërtimi i xhamive, me theks të veçantë ndërtimi i vakëfeve, ngase vakëfet për BIK-në janë jetike dhe kruciale për mbarëvajtjen dhe funksionimin e institucioneve të BIK-së, -theksoi, ndër të tjera, Myftiu Tërnava.

Shejh Ibrahim el - Mensuri falënderoi Myftiun për pritjen dhe përgëzoi Myftiun për punën që po bëjnë institucionet e BIK-së dhe këshillat vendorë për jetën fetare në vend. (R.Sh).

## MYFTIU TËRNAVA PRITI KOMANDANTIN E KFOR-IT GJENERALIN FARINA

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 26 shtator priti në takim njohës komandantin e ri të Forcave Paqeruajtëse të KFOR-it në Kosovë, Gjeneralin Salvatore Farina.

Myftiu Tërnava fillimisht falënderoi Gjeneralin Farina për vizitën në BIK e më pas e njohu atë me organizimin e jetës fetare në vend. "Më lejoni që, në emër të BIK-së dhe besimtarëve të Kosovës, t'ju falënderoj juve dhe Forcat Paqeruajtëse të KFOR-it, për kontributin tuaj tash e 14 vjet në ndërtimin e sigurisë dhe paqes në Kosovë. Ne si popull jemi krenarë që deri më tani Forcat Paqeruajtëse nuk kanë pasur as më të voglin problem gjatë shërbimit të tyre në Kosovë, por gjithmonë pjesëtarët e KFOR-it kanë qenë të mirëpritur, të çmuar dhe të respektuar nga populli i Kosovës"





-tha Myftiu Tërnava. Nga ana e tij, Gjenerali Farina falënderoi Myftiun për pritjen dhe për pjesëmarrjen e tij me rastin e ceremonisë së inaugurimit të tij në krye të Forcave të KFOR-it. "Vlerësojmë lart si dhe çmojmë kontributin e BIK-së në kultivimin e tolerancës dhe krijimin e klimës së bashkëpunimit ndërfetar në Kosovë. Roli juaj është qenësor në ndërtimin e paqes" - u shpreh, në takim me Myftiun Tërnava, Gjenerali Farina. (R.Sh).

## PËRUROHET ÇERDHJA E FËMIJËVE NË QYTETIN E GJAKOVËS

Më 4 tetor në mënyrë solemne u bë përurimi i çerdhes së fëmijëve në qytetin e Gjakovës, objekt që llogaritet të jetë i pari i këtij lloji në Kosovë, që vepron në kuadër të BIK-së. Në këtë përurim të organizuar nga Kryesia e BIK-së, morën pjesë përfaqësues të pushtetit vendor, përfaqësues të organizatave të ndryshme, qytetarë, prindër e fëmijë. Myftiu i Republikës së Kosovës mr. Naim ef Tërnava duke marr fjalën ka uruar banorët e Gjakovës ndërtimin e këtij kopshti, tha se besoj, është një dhuratë e mirë për të gjithë ju, u shpreh Myftiu Tërnava në fjalën e tij. Ndër të tjera, Myftiu tha:"…edukimi i fëmijëve është një përgjegjësi e madhe dhe barrë që bie mbi supet e çdonjërit nga ne. Ju thërras ju, dhe personelin e këtij kopshti që të jemi të kujdesshëm në ruajtjen e natyrës së tyre të pastër, të zhvillojmë talentet dhe prirjet e tyre, t'i orientojmë ata drejt virtyteve dhe moralit të lartë në këtë mënyrë do të formojmë njerëz të denjë që ta udhëheqin këtë vend në të gjitha sferat shoqërore, me dinjitet të lartë e me nder".Myftiu, në emër të tij dhe të qytetarëve të Gjakovës, falënderoi edhe donatorët nga Kuvajti, për këtë projekt që sigurisht tha se nuk do të jetë i fundit. Kryetari i KBI-së në Gjakovë, z. Ahmet ef. Hoxha, në fjalën e tij përshëndetëse theksoi se objekti që sot po inaugurohet është një tjetër argument se ne jemi të fortë dhe dita ditës po rimëkëmbemi. Përzemërsisht i shpreh falënderimet më të sinqerta, donatorit nga Kuvajti dhe Myftiut Tërnava, të cilët mundësuan ngritjen e këtij tempulli për edukim të ardhmërisë së këtij populli, fe e arsimdashës". Ndër të pranishmit ishte edhe Kryetari i Komunës së Gjakovës, Dr. Pal Lekaj, i cili ndër të tjera vuri theksin në rëndësinë e madhe të edukimit të brezave të rinj gjer sa ata të krijojnë personalitetet e tyre, që do t'i shërbejnë këtij vendi: "Ky objekt do të jetë në shërbim të fëmijëve tanë, të cilët do të edukohen gjersa një ditë do të jenë të zotët e këtij vendi". Abdulmuhsin Abdullah el Harrafi, sekretar i përgjithshëm i Fondacionit Publik të Kuvajtit për Çështje të Vakëfeve, njëherazi edhe donator i këtij projekti, u shpreh:" Përpjekjet tona duhet të bëhen për fëmijët, pasi që edhe populli jonë sikurse edhe ju, punojnë në edukimin e gjeneratave të reja. Ky investim do të na kthehet neve si shpërblim më anë të suksesit që do të arrijnë fëmijët të cilët do të rriten dhe edukohen në këtë vend". Në përmbyllje të kësaj ceremonie, KBI e Gjakovës falënderoi koordinatorët e këtij projekti,



Vedat ef. Sahiti dhe Fatmir ef. Iljazi nga Kryesia e BIK-së, të cilët me përkushtim të thellë, i qëndruan afër implementimit të projektit, prej ditës që filloi gjer në inaugurimin e tij. (Fatmir Iljazi)



## "KOSOVA HALAL INSTITUT" CERTIFIKOI PRODHIMET E MISHIT TË "SOLE KOSOVA/ KORAL"

"Kosova Halal Institut"(Instituti Hallall i Kosovës), në një ceremoni solemne, në prani të shumë personaliteteve të shquara, më 24 shtator i dha certifikatën Hallall Industrisë së përpunimit të mishit "IMF Sole Koral", e cila u bë kompania e parë në Kosovë që u pajis me certifikatë Hallall për prodhimet e mishit.

Në këtë solemnitet qenë të pranishëm Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, Kryetari i Odës Ekonomike të Kosovës, Safet Gërxhaliu, Kryetari i Fushë-Kosovës, Burim Berisha e shumë të ftuar të tjerë.

Duke iu drejtuar të pranishmëve, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, ndër të tjera, tha: "Sot, për Bashkësinë Islame të Kosovës, është një ditë shumë e veçantë, ngase po shënojmë edhe rezultatet e para të angazhimit tonë të madh, që nga themelimi i Institutit për Certifikimin e Prodhimeve Hallall. Është një kënaqësi dhe privilegj i madh që këtë ditë gëzimi e suksesi ta ndajmë bashkë me ju. BIK, duke parë kërkesën e besimtarëve dhe nevojën e prodhuesve që edhe ne të kemi të certifikuara prodhimet hallall, ka themeluar Institutin për Certifikimin e Prodhimeve Hallall". Ndërsa Drejtori i përgjithshëm i "IMF Sole Koral", Naser Rusinovci, pasi përshëndeti të pranishmit, u shpreh se ndihet i lumtur që, pas shumë sukseseve në tregun vendor, pas disa certifikimeve të standardeve ndërkombëtare, tash e tutje prodhimet e tyre do të jenë të certifikuara nga Instituti "Kosova Halal Institut"(Instituti Hallall i Kosovës). "Ne me kohë kemi plotësuar të gjitha kërkesat që kanë parashtruar përfaqësuesit e Institutit dhe nga sot në çdo cep të Kosovës konsumatori do të gjejë ushqime Hallall të prodhuar nga kompania "Sole Kosova", të cilat do të kenë logon e "Institutit Hallal të Kosovës" (KHI), të themeluar nga BIK, dhe logon e brendit të prodhimeve "Koral"- theksoi ai.Ndërkaq, Dr. Islam Hasani foli për rëndësinë e themelimit të Institutit si dhe për objektivat që ka për të ardhmen.

## TRAJNIMI I HAXHINJVE PËR RITUALIN E HAXHIT



Më 28 shtator 2013 ka përfunduar me sukses projekti "Trajnimi dhe përgatitja e haxhinjve vepër ritualin e Haxhit". Trajnimi pati për qëllim njohjen e haxhinjve të ardhshëm me procedurën e udhëtimit, proceduarat e umres e të Haxhit dhe me mënyrën e të jetuarit për ditë të caktuara në Vendet e shenjta. Trajnimi qe organizuar në tri pjesë. Pjesa e parë - Ligjërata për Haxhin, e cila përfshiu në vete temat si: Obligueshmëria e Haxhit, Rëndësia dhe sevapet nga Haxhi, Praktika e Pejgamberit a.s. në Haxh, Sjellja e një haxhiu në dhe pas Haxhit. Pjesa teorike-vizuale (shfaqje videosh dhe fotosh) e ritualeve të Haxhit, si: nijeti, namazi në vende të caktuara, tavafi, sajji, qëndrimi në Arafat, hedhja e guralecave etj.; si dhe gjërat e nevojshme të haxhiut për t'i pasur me vete. Në fund, pjesa e tretë, pjesa praktike e ritualeve, e cila përfshiu bërjen praktikisht të nijetit, praktikimin e tavafit, sajjit, veshjen e ihramit etj.

Trajnimi është ideuar, financuar dhe implementuar nga rinia islame në Ferizaj. Konsulent fetar qe Faruk Lohaj – imam, kurse trajnimi është mbështetur nga KBI i Ferizajt dhe është mbajtur po në zyrat e KBI-së. Ligjëratat dhe trajnimi teorik janë mbajtur nga shoqëruesit e haxhinjve në Vendet e shenjta. Vlen të theksohet se ky është viti i dytë që po realizohet ky projekt në Ferizaj, i cili, si i tillë, po i jep frytet e veta në kryerjen e Haxhit më lehtë dhe me sukses. (Florim Muhaxheri)




## DELEGACIONI I HAXHINJËVE TAKOHET ME UNIONIN E STUDENTËVE NË MEDINË

Në darkën tradicionale, tashmë të njohur si darka e Hoxhallarëve, e organizuar nga Unioni Studentor në Medinë (USM), Delegacioni i haxhnjëve më 6 tetor u takua me studentët, ku pjesëmarrës në mbrëmjen e organizuar ishin të gjithë hoxhallarët nga Kosova duke përfshirë 33 udhëheqësit e besimtarëve, haxhinjë kosovar dhe ekipin mjekësor që tash e sa ditë gjenden në qytetin e Pejgamberit, Medine Munevere. Besnik Llumnica, kryetar i USM-së, falënderoi pjesëmarrësit për përgjigjen ndaj ftesës dhe pastaj paraqiti një pasqyrë të shkurtër rreth Unionit dhe aktiviteteve të tij një vjeçare. Kryeimami i BIK-së, Sabri Bajgora, njëherazi edhe përfaqësues i BIK-së, shprehu mirënjohjen e tij ndaj USM-së për mikpritjen dhe ndihmën e ofruar haxhinjëve qysh me arritjen e tyre në aeroportin e Medinës dhe në vazhdimësi e tutje. Ai poashtu falënderoi edhe udhëheqësit së bashku me ekipin e mjekëve që vazhdimisht janë duke u përkujdesur për mirëqenien e haxhilerve. "...asnjëri nuk duhet të hezitojë që të jetë në shërbim të haxhive, sepse ky është një nder mbi ndere që ne të jemi shërbyes të mysafirëve të Allahut xh.sh." – u shpreh në fjalën e tij, Kryeimami i BIK-së. Në mesin e të pranishmëve ishin edhe përfaqësuesit e Ambasadës Kosovare në Arabinë Saudite, sekretari i parë, Fuad Morina, përshëndeti takimin dhe poashtu shprehu gatishmërinë e Ambasadës për bashkëpunim me BIK-së për të ndihmuar haxhinjtë nëse do të ishte nevoja. Këtë takim po ashtu e përshëndeti edhe udhëheqësi kryesor i haxhinjëve, Kasim Gërguri, i cili falënderoi studentët për ndihmën e ofruar si dhe raportoi për rrjedhojën dhe sukseset e arritura nga BIK-së në organizimin e Haxhit 2013. (Kasim Gërguri)

## ROLI I ISLAMIT NË PARANDALIMIN E DHUNËS NË BAZË GJINORE

Agjencia e Kombeve të Bashkuara (AKB) kundër dhunës gjinore dhe KBI-së të Gjakovës organizuan bashkërisht tryezën shkencore në temën "Roli i Islamit në parandalimin e dhunës në bazë gjinore". Të pranishëm ishin përfaqësues të bashkësive fetare të komunës së Gjakovës, përfaqësues të komunës së Gjakovës, të drejtorive komunale përkatëse, të shoqërisë civile dhe organizatave të tjera lokale. Me fjalët e tyre përshëndetëse u paraqitën zyrtarja përgjegjëse dhe specialistja e programit UNFPA, znj. Visare Mujko – Nimani, kryetari i KBI-së të Gjakovës, Ahmet ef.Hoxha, dhe nënkryetari i komunës së Gjakovës, Agim Koci. Që të tre u shprehën se dhuna në bazë gjinore është plotësisht e patolerueshme, prandaj, siç thanë ata, për parandalimin e kësaj dukurie nevojitet ndihmë nga institucionet dhe mekanizmat përkatës. Më pastaj koordinatori lokal i projektit, Astrit Muhaxhiri, bëri prezantimin e projektit të përbashkët të AKB-së për luftimin e dhunës në bazë gjinore.






Ndërkaq, në aspektin fetar dhe shkencor, në lidhje me këtë çështje ligjëruan imami Munir ef. Salkurti me temën "Roli i Islamit në parandalimin e dhunës në bazë gjinore" dhe teologia Besa Ismaili me temën "Pozita e femrës në Islam". Ata konstatuan se feja islame jo vetëm që e ndalon, po madje dhe e dënon ashpër dhunën në baza gjinore, duke e dëshmuar këtë më thëniet kuranore dhe profetike, se njeriu konsiderohet plotësisht i barabartë, pa marrë parasysh përkatësinë gjinore.

Në fund, në fjalën përmbyllëse, znj. Mujko – Nimani, pasi falënderoi të pranishmit për pjesëmarrjen, tha se bashkësitë fetare duhet të ndikojnë në eliminimin e zakoneve popullore, në dallimet midis djalit e vajzës. "Edukimi është element kyç në parandalimin e dhunës në bazë gjinore" – theksoi ajo, për të përfunduar: "Roli i bashkësive fetare duhet të jetë shumë i madh, për këtë arsye them se bashkëpunimi i tyre është i domosdoshëm për luftimin dhe eliminim e këtij fenomeni të shëmtuar". (Esat Rexha)

## DUA HATMEJE NË XHAMINË "VËLLEZËRIT GËRVALLA" TË FERIZAJT

Më 28 gusht në xhamin e lagjes "Vëllezërit Gërvalla" u organizua dua hatmeje.

Me angazhimin e imamit Bashkim Hoxha, i cili nuk kursen tërë mundin e tij në dobi të xhamisë dhe komunitetit, përfshirë edhe mësimbesimin që u mban gjeneratave të reja.

Programin e hapi Imami i xhamisë Bashkim ef. Hoxha, i cili falënderoi Allahun dhe shprehu falënderimet e tij për angazhimin edhe të xhematit për avancimin e çështjeve fetare, duke cituar ajetin kuranor: "Ai është për besimtarët udhëzues dhe shërues" (Fussilet, 44). Kurse i Dërguari i Tij thotë: "Lexojeni Kur'anin, se me të vërtetë ai është ndërmjetësues në ditën e Kiametit për pronarët e tij". Vetëm imagjinoni! Kur'ani është ndërmjetës në ditën e Kametit, nëse je lexues i tij. Pra, as babai e as nëna jote, as vëllai yt, askush prej njerëzve të mirë nuk do të mund të ndihmojnë atë ditë përveç Kur'anit. Hatme bënë nxënësit e nxënëset: Arijanita Jashari, Elmedina Aliu, Edona Brahimi, Leonora Krasniqi, Drilon Mehmeti dhe Besmir Bajrami. (Bashkim Hoxha)

## DEKLARATË PËR OPINION

**Prishtinë, 27 shtator 2013**

Kryesia e BIK-së dënon kërcënimin përmes telefonatës anonime ndaj imamit nga Podujeva Idriz ef. Bilalli. Veprimet e tilla, nga kushdo qofshin dhe për çfarëdo motivi qofshin, për BIK-në janë të papranueshme dhe në kundërshtim me mësimet e Zotit, me traditën tonë dhe përcaktimet e shoqërisë sonë.

Kërcënimet, shantazhet dhe shqetësimet janë vepra të dënueshme dhe të papranueshme, prandaj kërkojmë nga organet përgjegjëse që të zbardhin sa më parë rrethanat e këtij akti të ulët dhe kërcënuesit të dalin para drejtësisë.

Kryesia e BIK-së, po ashtu, distancohet edhe nga prejudikimet e imamit Idiz ef. Bilalli për motivet e kërcënimit.

Prejudikimet, për më keq edhe akuzat në adresë të Kryesisë së BIK-së, në adresë të Myftiut dhe në adresë të procesit zgjedhor - janë tendencioze e qëllimkëqija dhe me motive të ulëta - karrieriste.



## VALË E RE E DHUNËS KUNDËR MUSLIMANËVE TË MIANMAR

Sulmet kundër muslimanëve në perëndim të Mianmarit kanë rezultuar me vrasjen të paktën të 5 muslimanëve. sipas autoriteteve lokale të policisë, sulmi është kryer nga budistët ekstremistë në provincën Rakhin në perëndim të këtij vendi. Në mesin e viktimave vërehet edhe një grua. Gjatë valës së re të sulmeve të ekstremistëve budistë kundër muslimanëve në perëndim dhe në veri të Mianmarit, janë djegur 70 shtëpi të muslimanëve.

## ORGANIZOHET FESTIVALI I TETË I TRASHËGIMISË ISLAME NË UASHINGTON DC

Festivali i tetë ndërkombëtar vjetor për manifestimin e kulturës islamike në Amerikë zhvillohet në Uashington DC.Organizata për Trashëgimi të Muslimanëve të Amerikës "CSAM" dhe qendra kulturore e muzeut për trashëgimi islame të Amerikës janë organizatore të këtij festivalit. Vendosja e marrëdhënieve mes njerëzve duke shfrytëzuar kulturën" është emri i këtij festivali i cili organizohet me qëllim që tematikat arsimore dhe edukative të prezantohen nëpërmjet programeve zbavitëse. Winsent Geri, kryetar i Uashington DC të Amerikës, në ditën e parë të këtij festivali i cili ka filluar më 1 tetor, me anë të një deklarate publike muajin tetor e ka quajtur muaj të trashëgimisë islame dhe periudhë për njohjen e historisë islame dhe rolin e muslimanëve amerikan në rajonin e Kolumbisë dhe të gjithë Amerikës. Ai gjatë këtij fjalimi ka ftuar qytetarët amerikanë që të njohin rolin e muslimanëve amerikanë në rajon. Ai tha se shkollat shtetërore në këtë rajon gjithashtu janë inkurajuar për futjen në plan programin e tyre arsimor edhe lëndët për njohjen e historisë dhe trashëgimisë islame për mësimin e dhe mirëkuptimin e tolerancës reciproke.

## NË TUNIZI THEMELOHET ÇMIMI NDËRKOMBËTAR PËR STUDIME ISLAME

Këshilli i ministrave të Tunizisë ka njoftuar se tani e tutje "Çmimi Ndërkombëtar për Studime Islamike të Tunizisë" do të organizohet në vend të "Çmimit Ndërkombëtar të Presidentit të Shtetit të Tunizisë" i cili organizohej Zejnulabidin bin Ali, ish-diktator i këtij vendit. Kryeministri i Tunizisë me anë të një deklarate, tha se komiteti për organizimin e garave shkencore kombëtare tani e tutje ka për detyrë që të caktojë kushtet dhe standardet për organizimin e këtij çmimi, t'i ftojë pjesëmarrësit si dhe të caktojë shpërblimet për fituesit e Çmimit Ndërkombëtar për Studime Islamike të Tunizisë. Qëllimi i themelimit të këtij çmimi është njohja, prezantimi shpërblimi i personaliteteve dhe institucioneve kulturore në të gjithë botën që veprojnë në fushën e studimeve islamike dhe ofrojnë hulumtime të vlefshme. Sipas këtij burimi, fituesit e vendit të parë

dhe të dytë të këtij çmimi do të shpërblehen me një shumë prej 30 dhe 20 mijë dinar tunizianë.

### TË FORCOHET KULTURA E DIALOGUT PËR TË VENDOSUR PAQEN DHE SIGURINË E QËNDRUESHME PËR TË GJITHË BOTËN

Sekretari i përgjithshëm i Organizatës për Arsim, Shkencë dhe Kulturë Islamike (ISESCO) duke theksuar për nevojën e vendosjes së paqes dhe të sigurisë së qëndrueshme në mbarë botën, ka ftuar të gjithë popujt e botës për realizimin e këtij qëllimi të rëndësishëm, ndërsa kërkoi nga ata të bëjnë përpjekje për forcimin e kulturës së dialogut reciprok dhe për të vendosur bashkëjetesën paqësore në botë. Abdulaziz Othman Al-Tuvejxhiri gjatë fjalimit të tij në konferencës globale për dialog të qytetërimeve dhe të feve që po zhvillohet në qytetin Fes të Marokut nën kryesinë e Muhamedit të Pestë, mbret i Marokut, ka paralajmëruar për krizat njerëzore që krijohen si rezultat i mosmarrëveshjeve. Ai burimin e këtyre mosmarrëveshjeve e konsideroi racizmin, egoizmin dhe mosrespektimin e karakteristikave të veçanta të popujve të tjerë. Asambleja e Përgjithshme e OKB-s vitin 2001 e emëroi vit të dialogut mes civilizimeve, ndërsa përgjatë një dekade të fundit kemi qenë dëshmitarë të shumë trazirave në rajone të ndryshme të botës. Megjithëkëtë Bashkësia Ndërkombëtare akoma nuk ka humbur shpresat për vendosjen e paqes në nivel global, prandaj duke përkufizuar strategjitë e nevojshme po bënë përpjekje për realizimin e këtij qëllimi. Sektori për unitet mes civilizimeve në OKB është themeluar pikërisht për këtë qëllim, prandaj shpresohet akoma për marrjen e hapave pozitiv dhe më të efektshëm për forcimin e vlerave njerëzore siç është dialogu dhe uniteti mes kulturave dhe popujve të ndryshme.

### ORGANIZOHEN GARAT SHTETËRORE PËR HIFZIN E KUR'ANIT FISNIK NË KATAR

Garat për hifzin e Kur'anit fisnik në nivel shtetëror "Shejkh Ghanim" organizohen në muajin dhjetor nga Ministria e Vakëfeve dhe Çështjeve Islamike të Katarit. Pjesëmarrësit në garat për hifz të Kur'anit fisnik të Katarit konkurrojnë në dy mes vete në dy faza të cilat do të zhvillohen përgjatë dy javëve në muajin dhjetor të këtij viti. Komisioni i jurisë së këtyre garave do të përbëhet me pjesëmarrjen e profesorëve të njohur të shkencave kur'anore. Vlen të theksohet se gara të ngjashme do të zhvillohen edhe në Indi.

(Mr. Rexhep Suma)



| AUTOR: AGIM GASHI | E DREJTE | VEPER E PREFERUAR NGA MUHAMEDI A.S. | E DEMTUAR | LLOJ KAFSHE | KOHA E CAKTUAR | LEGJENDAT | PANGOPESI | AMPERI | EMER I HUAJ FEMRE | EGER | JUNIOR | FAJDJA | MJET KLASIK PER NDEZJE ZJARRI | DËSHIRE E MADHE |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| PERSHENDETJA ISLAME | | | | | | | | | | | | | | |
| MIK QE VJEN NE SHTEPI | | | | | | | | BUJQESORE / LLOJ RRJETE PESHKIMI | | | | | | |
| E PESHPËRITUR | | | | | | | | | | | MORE / LLOJ SUREJE, JO MEDINASE | | | |
| PJESE TE NAMAZIT | | | | | | | SHKEL E HSKO / SHKRONJA E PARE | | | | | | | |
| ITALIA | | | | BANORE E ITAKËS / E IDILIT | | | | | | | | | KALIUMI / FATI | |
| FILOZOFI ROMAK, LUKRECI (SHQ.) | | | | | | | | | | PORTIERI GJERMAN, OLIVER | | | | KULLE XHAMIE |
| URANI | | O.D. / ZIFT | | | | | | | | ANGSTREMI | | AFRIM MACULA / KEND ASTRONOMIK | | |
| BOSHTI | | | | | | | | | | RENDI NE NAMAZ | | | | |
| FUTBOLLIST SPANJOLL, GONAZLES | | | | | | | | | | THIRRJE PER NAMAZ | | | | |
| | NUMËR THEMELOR (F.) / TITULL SHKENCOR | | | | | | | | | | ARRATIA / BANOR I SHBA | | | |
| 100 METRA' KATORE | | | KALIUMI / PA LESHIME | | | | | | | EMER MASHKULLI ISLAM | | | | |
| PUE E NJOHUR | | | | | | | | | | M.U. | | | ENERGJIA / NJERI I VETMUAR | |
| KRAHU | | | | MJETI, VEGLA | MINISTRIA, KODHELI | PEREMER PRONOR | URIM | INITIAL TEACHING ALPHABET | AUSTRIA | SHKRONJE GREKE | | | | MAJA ME E LARTE SHQIPTARE |
| GJERMANIA | | SHTET NE AFRIKE / NENE | | | | | | | | FAT / QENDRA E ABS. TE MESEM ORIENTUES | | | | |
| SMALTIMET | | | | | | | | | QUITE INTERESTING / VIDEOLOJE | | | KOMITETI OLIMPIK / DIREK | | |
| BEHEM GATI | | | | | | PERSONAZH / IMJA (FR.) | | | | | | | | |
| KOPJIMI | | | | | | | | DITA E TREGUT NE PRISHTINE / PYETESE | | | | | | |
| HURMA | | | | | GRUA LUFTETARE | | | | | | | | GRUP GJAKU | |



*Nga Ebu Mes'ud Ukbe Amr el-Ensarij el-Bedrij, r.a. trasmetohet se Pejgamberi a.s. ka thënë:*

*Vërtet, nga fjalët (urtësitë) që bota i ka mbajtur mend nga predikimet e pejgamberëve të mëparshëm është: 'Kur nuk turpërohesh, atëhere vepro ç'të duash'.*

*(Buhariu)*

*Nga Ebu Hurejre Abdurrahman ibn Sahri, r.a. trasmetohet se ka thënë:*
*"E kam dëgjuar të Dërguarin e All-llahut, duke thënë:*

*Ç'u kam ndaluar, largohuni nga ajo, kurse ç'u kam urdhëruar, punoni nga to sa të mundeni, sepse asgjë nuk i ka shkatërruar ata që kanë qenë para jush, përveç shumë pyetje të tepërta të tyre dhe mosnënshtrimi i tyre ndaj pejgamberëve të tyre'.*

*(Buhariu dhe Muslimi)*

*Nga Ebu Dherri, r.a. gjithashtu trasmetohet se: " Disa shokë të Resulull-llahut, a.s. i thanë Pejgamberit a.s.: 'O Resulull-llah, pasanikët na tejkaluan dhe mblodhën të gjitha shpërblimet; falen sikur falemi ne, argjërojnë sikur argjërojmë ne dhe ndajnë sadakë nga pasuria më e vleshme e tyre.' Resulull-llahi tha:*

*A nuk ua ka mundësuar All-llahu xh.sh. edhe juve që sadakë të ndani? Vërtetë çdo tesbih (subhanall-llah) ka sadakë; në çdo tekbir (All-llahu ekber) ka sadakë; në çdo tahmid (el-hamdu lil-lah) ka sadakë; në çdo tahlil (la ilahe il All-llah) ka sadakë; edhe në urdhërimin e të mirës ka sadakë; edhe në ndalimin e të keqës ka sadakë; edhe në të kënaqurit e epsheve (në hallall) ka sadakë.'Ata thanë:' O i Dërguar i Zotit, a thua edhe kur ndonjëri prej nesh i kënaq epshet e veta edhe për këtë ka shpërblim? Resulull-llahi tha: 'Ç'mendoni, sikur epshin e vet ta kënaqë në mënyrë të ndaluar, a nuk do meritonte mëkatin (dënimin)? Gjithashtu, kur ta kënaqë në menyrë të lejuar do të ketë shpërblim'.*

*(Muslimi)*



"Në mos e ndihmofshi atë (Pejgamberin), atë e ka ndihmuar Allahu; kur ata që nuk besuan, e nxorën atë vetë të dytin; kur që të dy ishin në shpellë, kur po i thoshte shokut të vet: " Mos u pikëllo (frikëso), Allahu është me ne!". E Allahu i zbriti qetësi (në shpirtin e) atij, e fuqizoi me një ushtri që ju nuk e patë; e fjalën e atyre që nuk besuan, e bëri më të ulëtën, kurse Fjala e Allahut (është) më e larta. Allahu është më i Fuqishmi, më i Urti".

(Et-Teube, 40)